*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve!
2. Bamirësit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit!
3. Sunduesit në Ditën e Gjykimit!
4. Vetëm Ty të adhurojmë, dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!
5. Udhëzona (përforcona) në rrugën e drejtë!
6. Në rrugën e atyre që i begatove me të mira,
7. jo në të atyre që kundër vetes tërhoqën hidhërimin, e as në të atyre që e humbën veten!

# Në këtë numër:




**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



“Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! …” (El-Maide, 2)

# Atdhedashuria

*Dashuria e njeriut për popullin e tij dhe ndjenja e përkatësisë për vendin, janë vlera morale dhe emocione të natyrshme njerëzore. Ato sipas Islamit pranohen si virtyt i rëndësishëm. Madje, dashuria për vendin konsiderohet pjesë e imanit.*

*Patriotizmin Islami e respekton dhe e mbështet. Myslimani gjithmonë duhet ta dëshmojë veten se është një besimtar i mirë dhe një patriot i mirë. Që të dyja këto janë të nevojshme për një jetë normale. Çdo atdhetar i vërtetë duhet të jetë i vetëdijshëm për këtë.*

*Pejgamberi a.s., kur u detyrua të largohej nga Meka, tha: “Sa vend i mirë që je, sa e dashur që je për mua dhe sikur njerëzit e tu të mos më nxirrnin, nuk do të banoja në ndonjë vend tjetër.” Me këto fjalë Pejgamberi a.s. na mësoi obligueshmërinë e dashurisë dhe të përkatësisë ndaj atdheut. Islami kërkon besnikëri ndaj tij. Në histori, shumë heronj sakrifikuan jetën e tyre në mbrojtje të tij.*

*Përkatësia ndaj shtetit nuk është slogan apo fjalë e vdekur në buzë, por është identitet, përkushtim, flijim dhe sakrificë. Atdhedashuria nënkupton zhvillimin e vendit si dhe ruajtjen e frymës së kulturës fetare. Myslimani duhet të jetë gjithnjë solidar dhe human dhe të zhvillojë në vetvete ndjenjën fisnike të dashurisë njerëzore për atdheun e tij. Kjo ndjenjë nënkupton edhe punën pozitive për progresin dhe zhvillimin e popullit të tij.*

*Një popull, sa është shpirtërisht i shëndetshëm, i vetëdijshëm, i arsimuar dhe i kulturuar, po aq është i fortë dhe i përparuar. Islami është fe e shpirtrave të shëndoshë dhe e forcave pozitive: “Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! …” (El-Maide, 2).*

*Myslimanët duhet ta duan atdheun dhe popullin e tyre. Personi pa atdhe është i huaj; ai nuk e përjeton lirinë dhe jeton një jetë jo të natyrshme. Atdheu është pasuria më e çmuar e njeriut, është djepi i parë i ekzistencës së tij dhe prejardhja e tij. Aty ai hedh hapat e parë drejt jetës dhe në tokën e tij thur ëndrrat e tij.*

*Atdheu është tabani i jetës së njeriut, i zhvillimit dhe i përparimit të tij në këtë tokë, kurse besimi është fryma që i jep jetë shpirtit në rrugëtimin e tij tokësor. Njeriu, kudo ku shkon, mbetet gjithmonë i lidhur pas tij. Sa herë që udhëton larg, ai dëshiron të kthehet sa më parë pranë tij plot mall dhe nostalgji. Kjo, për shkak se njeriu e ndien se ekziston një lidhje mes tij dhe tokës, dheut dhe qiellit të saj dhe gjithçkaje në të.*

*Është imperativ që, në vazhdimësi, të përpiqemi t'i tejkalojmë krizat që cenojnë stabilitetin e vendit dhe vuajtjet që shqetësojnë njerëzit. Popujt që e vlerësojnë atdheun, lartësohen vazhdimisht. Zoti e krijoi njeriun nga dheu i këtij vendi, ai jeton sipër tij dhe varroset brenda tij: “Ne ju kemi vendosur në tokë dhe aty ju kemi dhënë çfarë ju nevojitet për jetesë. Eh, sa pak mirënjohës që jeni!“ (El Araf: 10).*

*Me zhvillimin e shtetit njerëzit ndihen të lumtur. Në një kuptim më gjithëpërfshirës, atdheu është vendi që Zoti na urdhëroi ta ndërtojmë: “Ai ju krijoi nga toka dhe ju vuri të jetoni në të…” (Hud: 61). Ne duhet ta mbrojmë atë, duhet të kujdesemi për pronën publike dhe për pastërtinë e tij. Ne duhet të japim kontributin tonë në prosperimin dhe avancim e tij, në hap me të arriturat e kohës, në të gjitha fushat, si: arsim, mjekësi, inxhinieri, shkencë, në profesione dhe artizanate.*

*Njerëzit në atdheun e tyre duhet të ndiejnë siguri dhe mbrojtje nga çdo lloj presioni dhe padrejtësie. Aty duhet të sundojë liria dhe duhet të promovohen guximi dhe novatorizmi. Atdheun duhet ta duam edhe atëherë kur disa gjëra nuk shkojnë si duhet, edhe atëherë kur ditët dhe jeta në të janë të hidhura. Duhet të veçojmë atdheun dhe dashurinë për të nga të gjitha dukuritë dhe praktikat e këqija e të padrejta që mund të shfaqen herë pas here.*

*Mbrojta e atdheut është detyrim fetar. Nga Kurani kuptohet se lufta për lirinë e atdheut është detyrë e shenjtë (El-Bekara, 246). Ulematë konfirmojnë se nuk është e lejueshme për myslimanin që ta tradhtojë atdheun e tij apo ta shesë atë për çfarëdo çmimi.*

*Midis atdheut dhe besimit islam nuk do të ketë dhe nuk mund të ketë kurrë konflikt të vërtetë nëse patriotizmi dhe atdheu kuptohen dhe interpretohen në mënyrë korrekte. Ata gjithmonë përfshijnë zhvillimin e lirë shpirtëror dhe fetar të qytetarëve, si dhe ruajtjen e traditave pozitive në përgjithësi. Vetëm disa mendime konfuze dhe tendencioze mund të ndërtojnë artificialisht një konflikt midis atdheut të një myslimani dhe fesë së tij.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Jemi me fat që Zoti na mundësoi të përjetojmë pavarësinë e vendit

Populli ynë, me gjithë qenien e tij dhe me të gjitha mjetet e mundësitë, u angazhua për të realizuar të drejtën për të jetuar të lirë së bashku më të gjithë popujt e botës së lirë e të qytetëruar.

Falënderimet i takojnë Allahut fuqiplotë, Atë e falënderojmë dhe vetëm prej Tij falje e ndihmë kërkojmë.

Salavatet dhe selamet tona qofshin mbi të dashurin e Perëndisë, Vulën e pejgamberisë, familjen e tij të pastër, shokët e tij besnikë dhe mbi ata që kanë ndjekur dhe ata që vazhdojnë të pasojnë rrugën e tij të pastër.

*Të dashur besimtarë!*

Jemi në vigjilje të ditës më të rëndësishme të historisë moderne të kombit tonë, ditës kur mbushet një dekadë nga shpallja e pavarësisë së Kosovës, kur, si në atë ditë, 10 vjet më parë, më 17 shkurt të vitit 2008, përfaqësuesit e zgjedhur të popullit, shpallën Kosovën shtet të pavarur, të lirë e sovran.

Pavarësia dhe shtetësia e Kosovës ishte një proces shumë i gjatë dhe i vonuar, por që më në fund fatmirësisht u realizua dhe u përmbush dhe kështu u vu në vend një e drejtë e mohuar pothuajse shekullore.



Populli ynë që herët është angazhuar për liri dhe pavarësi. Gjatë këtij rrugëtimi shumë breza e gjenerata janë përballur me sakrifica, beteja, kryengritje e luftëra të shumta, vetëm e vetëm për të qenë të lirë e sovranë në vendin tonë.

Populli ynë asnjëherë nuk qe pajtuar të mbetej rob dhe i sunduar në vendin e vet. Ne si popull njihemi për partneritet e miqësi të mirë me të tjerët, njihemi po ashtu edhe për nderin, respektin, bujarinë, fisnikërinë, mirëkuptimin, tolerancën e bashkëjetesën me të tjerët, por asnjëherë nuk jemi pajtuar me nënshtrimin, përbuzjen, përdhosjen e nënçmimin nga të tjerët, kushdo qofshin ata, pavarësisht rrethanave në të cilat jemi gjendur dhe me të cilat na ka përballur historia dhe pavarësisht çmimit që kemi paguar.

Për këtë kauzë, për këtë të drejtë, pra për ta mbrojtur vendin ku i kishte falë Zoti, u angazhuan breza të tërë patriotësh e atdhetarësh, përfshirë këtu edhe shumë ulema e personalitete tona fetare.

Kështu, për një shekull të tërë populli i Kosovës po edhe populli shqiptar përreth Kosovës, kurrë nuk hoqi dorë nga identiteti i tij kombëtar, fetar e kulturor, sikur që nuk hoqi dorë nga projekti për jetësimin e sovranitetit mbi trojet e veta dhe nuk njohu kurrë okupatorin për qeverisës të vendit.

Populli ynë, me gjithë qenien e tij dhe me të gjitha mjetet e mundësitë, u angazhua për të realizuar të drejtën për të jetuar të lirë së bashku më të gjithë popujt e botës së lirë e të qytetëruar.

Dhe më në fund falë ndihmës se Zotit Fuqiplotë u realizua premtimi i Allahut xh.sh., i Cili thotë në Kuranin famëlartë: ”Vërtet pas çdo vështirësie vjen lehtësimi, vjen fitorja e vjen



ngadhë-njimi".

Angazhimi për lirinë e vendit, përveçqë është detyrim kombëtar, është edhe urdhër fetar. Allahu xh.sh. na ka urdhëruar që ta mbrojmë, ta duam, ta zhvillojmë dhe ta ndërtojmë vatanin tonë.

Pejgamberi ynë i dashur është shembulli më praktik se si duhet ta duam vendin tonë dhe si duhet të kujdesemi për të. Pejgamberi a.s. po ashtu na ka mësuar e dëshmuar se si duhet të ndërtohen shoqëria dhe shteti.

Kujtojmë me këtë rast theme- limin dhe ndërtimin e shoqërisë në qytet-shtetin e Medinës, me rregullat, kushtet, ligjet dhe të drejtat e shkruara nga vetë Pejgamberi a.s. në Sahifen apo Kartën e Medinës.

Këtë rrugë dhe praktikë e ndoqën edhe ulemaja jonë, këtë rrugë e ndoqën edhe prijësit tanë të shquar, këtë rrugë e ndoqën edhe nxënësit, studentët e talebet tona të çmuara ndër vite e dekada, të cilët, së bashku me strukturat e tjerat të shoqërisë sonë, kontribuuan fuqishëm për lirinë dhe pavarësinë e vendit, si dhe për ndërtimin e shtetit dhe konsolidimin e tij.

*Vëllezër besimtarë!*

Të gjithë e dimë fare mirë se pjesë e rëndësishme e lëvizjes popullore për lirinë e Kosovës gjatë viteve të nëntëdhjeta ishte edhe Bashkësia Islame e Kosovës me të gjitha institucionet e saj, me tërë infrastrukturën, me gjithë kuadrin, përfshirë këtu edhe nxënësit dhe studentët, të cilët i gjejmë në çdo nismë e aktivitet që kishte të bënte me lirinë e vendit, madje një numër pre tyre edhe dhanë jetën dhe ranë dëshmor-shehid në luftën për liri.

Brezi si ky yni, jemi më fat që Zoti na mundësoi të përjetojmë lirinë dhe pavarësinë e vendit tonë.

Jemi me fat, sepse shumë breza para nesh kanë shkuar në Ahiret me mallin për lirinë e vatanit.

Kurse ju, që jeni gjenerata të Kosovës së pavarur, ju e keni një mision më të vështirë se brezi që bëri realitet lirinë e vendit, sepse ju duhet ta ruani, duhet ta doni, ta zhvilloni e ta ndërtoni vendin.

S'ka dyshim se dhjetë vjet shtet nuk janë shumë, prandaj dhe sfidat janë të shumta, kurse ne na presin punë të mëdha, megjithatë një është kurdoherë e vërtetë: e ardhmja e vendit tonë është e sigurt.

Në fund, duke shënuar këtë përvjetor të rëndësishëm, kujtojmë me mirënjohje, respekt e pietet të gjithë ata që kontribuuan për këtë ditë të madhe për vendin tonë, para së gjithash dëshmorët-shehidët që dhanë jetën për lirinë.

Po ashtu shprehim falënderimet tona për miqtë tanë që na ndihmuan së pari për lirinë e vendit e pastaj edhe për ndërtimin e shtetit, duke nisur nga ShBA-ja, Mbretëria e Bashkuar, Franca, Gjermania, Turqia dhe të gjitha vendet e botës së lirë e demokratike.

*Të nderuar xhemat!*

Sot, në mesin tonë kemi edhe një personalitet të shquar që i ka dhënë mbështetje të fuqishme njohjes së Kosovës në arenën ndërkombëtare, pra kemi ish-kryeministrin e Turqisë z. Ahmet Davutoglu, i cili ka zgjedhur që, në këto ditë feste e gëzimi për mbarë kombin tonë, të na bashkëngjitet në këtë festë të madhe. Me lejoni që, në emrin tim dhe të besimtarëve t'ju falënderoj për kontributin tuaj dhe mirë se keni ardhur z. Davutoglu, Zoti jua shpërbleftë!

Duke ditur si askush tjetër se sa e rëndësishme dhe me vlerë është paqja dhe të qenët i lirë, e lusim Zotin xh.sh. që gjithë popujt dhe e gjithë bota të jetojë në paqe e harmoni!

Zoti na dhëntë forcë e shëndet që shtetin tonë ta bëjmë vend me perspektivë, vend të zhvilluar, të sigurt për të gjithë dhe vend ku jetohet me dinjitet në paqe e harmoni!

Zot i Madh e i Vërtetë, fal mëshirë e rahmet mbi popullin tonë, mbi vendin tonë, na ndihmo ta fuqizojmë shtetin tonë!

Fal rahmet mbi shpirtat e gjithë dëshmorëve që dhanë jetën për lirinë e vendit tonë!

Zoti im, na fal ne dhe familjet tona, fal prindërit e të parët tanë, fal mësuesit e hoxhallarët tanë dhe na ndriço zemrat tona me besim!

Zot i Madh, fal bekimet e tua të pafundme mbi mbarë njerëzimin që në botë të mbizotërojnë paqja e harmonia!

Të dashur qytetarë, gëzuar dhe pritshi edhe shumë përvjetorë të shtetësisë së vendit tonë, Kosovës!

Zoti e ruajttë Kosovën dhe popullin e saj nga të gjitha belatë e të këqijat!

Ammiin!

*Hytbja e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës, e mbajtur në Xhaminë e Madhe në Prishtinë, më 16 shkurt 2018, me rastin e -10 vjetorit të pavarësisë së Kosovës.*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës – “El-Kalem” (7)

## Ndëshkimi i jobesimtarëve për shkak të përgënjeshtrimit të tyre dhe durimi i të Dërguarit a.s. gjatë thirrjes

فَذَرْنِي وَمَن يُكَذِّبُ بِهَٰذَا الْحَدِيثِ سَنَسْتَدْرِجُهُم مِّنْ حَيْثُ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٤٤﴾
وَأُمْلِي لَهُمْ إِنَّ كَيْدِي مَتِينٌ ﴿٥٤﴾ أَمْ تَسْأَلُهُمْ أَجْرًا فَهُم مِّن مَّغْرَمٍ مُّثْقَلُونَ ﴿٦٤﴾
أَمْ عِندَهُمُ الْغَيْبُ فَهُمْ يَكْتُبُونَ ﴿٧٤﴾ فَاصْبِرْ لِحُكْمِ رَبِّكَ وَلَا تَكُن كَصَاحِبِ
الْحُوتِ إِذْ نَادَىٰ وَهُوَ مَكْظُومٌ ﴿٨٤﴾ لَّوْلَا أَن تَدَارَكَهُ نِعْمَةٌ مِّن رَّبِّهِ لَنُبِذَ بِالْعَرَاءِ
وَهُوَ مَذْمُومٌ ﴿٩٤﴾ فَاجْتَبَاهُ رَبُّهُ فَجَعَلَهُ مِنَ الصَّالِحِينَ ﴿٠٥﴾

*“Pra më lër Mua me ata që e mohojnë këtë Fjalë (Kuran). Ne do t’i afrojmë ata hap pas hapi (te dënimi) prej nga nuk e presin. Dhe atyre do t’u japim afat; vërtet që ndëshkimi (kurthi) Im është shumë i fortë! A mos po kërkon shpërblim prej tyre, që të kenë frikë se mos po ngarkohen me ndonjë detyrim (tatim)?! A mos ata zotërojnë të fshehtën, dhe prej aty po përshkruajnë?! Por ti, bëhu i durueshëm ndaj caktimit të Zotit tënd e mos u bëj si ai i peshkut (Junusi a.s.) kur (në barkun e balenës) iu lut Zotit të vet, i dëshpëruar! Sikur të mos e përshkonte mëshira nga Zoti i tij, ai do të hidhej në shkretëtirë, i fajësuar (i qortuar)! Por Zoti i tij e përzgjodhi atë dhe e bëri prej të mirëve” - (El-Kalem, 44-50)*

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që Allahu i Plotfuqishëm, në ajetet paraprake, i frikësoi dhe i kërcënoi jobesimtarët me ndëshkimet e Xhehenemit dhe u kujtoi që idhujtarëve do t’u mjaftonte madje edhe vetëm ndëshkimi për përgënjeshtrimin e Kuranit për ta ndier ashpërsinë e ndëshkimit të rreptë hyjnor; tash në këto ajete shohim se i Lartmadhërishmi e këshillon të Dërguarin a.s., që të durojë ndaj caktimeve të Tij dhe të mos demoralizohet e të mos humbë shpresën për udhëzimin e popullit të tij. E këshillon që të mos veprojë ashtu siç pati vepruar Junusi a.s., i cili kur humbi shpresën për udhëzimin e popullit të tij, u largua nga ta, dhe pastaj kur e përpiu peshku (balena), ai iu lut Zotit nga errësira e barkut të tij që ta përshkonte me mëshirën e Tij. Sigurisht, po të mos ishte kjo mëshirë ndaj Tij, ai pasi doli nga barku i peshkut, do të dergjej mbase për një kohë të gjatë në shkretëtirë. Në fund, Allahu xh.sh. ia bën me dije Muhamedit a.s. se idhujtarët, nga armiqësia, inati dhe xhelozia që kishin ndaj tij, sa nuk po e përpinin me shikimet e tyre vrastare, kur ky lexonte ajete kuranore para tyre, duke e quajtur të marrë, por ai porositej të mos ligështohej e as të mos demoralizohej, sepse Kurani që po i zbriste ishte këshillë për botët, si për njerëzit ashtu edhe për exhinët.

### Koment

*44. Pra më lër Mua me ata që e mohojnë këtë Fjalë (Kuran). Ne do t’i afrojmë ata hap pas hapi (te dënimi) prej nga nuk e presin.*

Ky grup ajetesh fillon me qetësimin dhe prehjen e zemrës së të Dërguarit a.s.. Allahu xh.sh. i thotë atij të mos brengoset e as të mos e humbë shpresën nga përgënjeshtrimi që ata po i bënin Kuranit. Na e lër Neve punën e tyre, sepse Ne do të merremi me ta. Ky ajet në të njëjtën kohë është kërcënim i ashpër hyjnor, që nënkupton: “Ne do t’i afrojmë ata (idhujtarët) dalëngadalë drejt dënimit, pa e hetuar fare”. Fjala “se nestedrixhuhum”, nënkupton afrimin e tyre hap pas hapi deri te përfundimi i keq për ta.

Në këtë ajet shohim një mesazh me prapavijë të thellë sprovuese, për të gjithë ata që mendojnë se luksi i kësaj jete, pasuria dhe kënaqësitë, janë pjesë e suksesit të tyre vetjak. Mbase pakkush mendon se të gjitha këto mirësi mund të jenë sprovë nga Allahu, nga e cila do të dalin të zhgënjyer dhe të dështuar, sepse vdekja e tyre nënkupton humbjen e tyre të përjetshme.

Allahu i Madhërishëm në shumë ajete kuranore na e shpjegon këtë gjë kur thotë: “A mos mendojnë ata që Ne duke u ndihmuar atyre me pasuri dhe djem, po nxitojmë t’u bëjmë ndonjë të mirë? Jo, kurrsesi, por ata nuk janë të vetëdijshëm (për këtë)” – (El-Mu’minun, 55-56); dhe: “E kur ata i harronin paralajmërimet Tona, Ne ua hapnim atyre dyert e çdo mirësie.



Por, sapo të gëzoheshin me atë që u jepnim, Ne i dënonim befasisht dhe atëherë ata zhyteshin në dëshpërim." – (El-En'am, 44)

Sipas Fahru Rraziut, Allahu xh.sh. për t'i vënë në sprovë, u dërgoi idhujtarëve begati e mirësi të shumta dhe ata, duke menduar se kjo ishte nderim për ta në raport me besimtarët, u bënë mendjemëdhenj dhe harruan pendimin e kërkimfaljen. [1] Kjo bëri që ata të harronin vdekjen dhe ringjalljen.

*45, Dhe atyre do t'u japim afat; vërtet që ndëshkimi (kurthi) Im është shumë i fortë!*

Harlisja e idhujtarëve pas pasurisë do të jetë me pasoja tragjike për ta nesër në Ahiret. Ata të dhënë pas kënaqësive të kësaj bote, harruan vdekjen dhe ringjalljen dhe harruan se një ditë do të dalin para Madhërisë së Allahut për të dhënë llogari. Në anën tjetër, Allahu i Gjithëpushtetshëm, do t'i lërë në mugëtirën e tyre për një kohë dhe pastaj i rrëmben me ndëshkimin e Tij të rreptë në botën e amshimit. Ata do të merren në pyetje përse mohuan Krijuesin fuqiplotë, përse përgënjeshtruan librat e shenjtë dhe përse u tallën e luftuan kundër të dërguarve të Tij.

I Dërguari i Allahut në lidhje me këtë ka thënë: "Allahu do t'i jap afat zullumqarit, por kur ta ketë marrë me ndëshkim, ai nuk do të mund t'i shpëtojë më dënimit"[2] e pastaj e lexoi ajetin 102 të sures "Hud": "Ja, i tillë është ndëshkimi i Zotit tënd, kur dënon vendet që janë zullumqare. Vërtet, ndëshkimi i Tij është i dhimbshëm dhe i ashpër."

*46. A mos po kërkon shpërblim prej tyre që të kenë frikë se mos po ngarkohen me ndonjë detyrim (tatim)?!*

Lidhur me këtë ajet, kemi folur edhe tek surja "Et-Tur", ku Allahu, ia bën pyetjen të Dërguarit të Vet nëse ai i kishte ngarkuar idhujtarët me ndonjë tatim apo detyrim material që ata nuk po besonin?! Siç shihet, kjo pyetje në fakt ironizon me shkurtpamësinë dhe injorancën e idhujtarëve, të cilët nuk dëshironin të përudheshin në atë për të cilën po i ftonte Muhamedi a.s., thuajse ky po i ngarkonte me dhënien e ndonjë pagese në lidhje me këtë.

Fjala *"min magremin muthkalune"*, nënkupton ata që janë të rënduar e mbytur në borxhe e të cilët nuk kanë mundësi t'i japin akujt asgjë. Pra, i tillë është përshkrimi sarkastik për indiferencën e idhujtarëve ndaj thirrjes islame. I Dërguari a.s. po përpiqej me mish e me shpirt, duke sakrifikuar çdo gjë, vetëm e vetëm që t'i udhëzonte popullin e vet në rrugën e drejtë, Ai nuk po i ngarkonte idhujtarët mekas përtej mundësive të tyre, por vetëm dëshironte t'i shpëtonte nga humbëtira në këtë botë dhe në botën tjetër.

*47. A mos ata zotërojnë të fshehtën dhe prej aty po përshkruajnë?!*

Jobesimtarët, silleshin aq vrazhdë e me arrogancë ndaj Muhamedit a.s. dhe ndaj myslimanëve, thuajse zotëronin të fshehtat e këtij universi. Ata silleshin kështu me mendjemadhësi dhe jonjerëzisht, sikur të kishin në dorë argumentet dhe arsyetimet e pretendimeve të tyre të shpifura, dhe sa herë të donin mund ta kundërshtonin Pejgamberin a.s., duke refuzuar edhe t'i përgjigjeshin kur ky i thirrte në besim.

Sigurisht, kjo arrogancë ishte rezultat i injorancës së shtresuar për shekuj me radhë në zemrat e tyre dhe të paraardhësve të tyre, të cilët besonin se ekziston vetëm kjo jetë dhe se, pas vdekjes, ata humbin e treten dhe nuk ringjallen më. Ndërkohë, fshehtësitë e kësaj ekzistence janë kompetencë vetëm e Allahut fuqiplotë, i Cili krijoi çdo gjë nga mosqenia e, në mesin e kësaj krijimtarie, e krijoi edhe njeriun si qenie të brishtë e të pafuqishme. Andaj, që njeriu të pretendojë se di diçka nga fshehtësitë e universit, kjo është marrëzi dhe tejkalim kompetencash.

Dhe kur tërë kjo marrëzi pothuajse kishte arritur kulmin, Allahu i Gjithëmëshirshëm, i Cili për asnjë moment nuk heq dorë nga përkrahja e të Dërguarve të Vet, e porosit Muhamedin a.s. që të durojë lidhur me caktimet e Tij...

*48. Por ti bëhu i durueshëm ndaj caktimit të Zotit tënd e mos u bëj si ai i peshkut (Junusi a.s.) kur (në barkun e balenës) iu lut Zotit të vet, i dëshpëruar!*

Ky ajet sikur i jep zemër dhe e fuqizon të Dërguarin e Allahut, pasi që i bëhet me dije se përkrahja hyjnore nuk ka për t'i munguar për asnjë çast. Porosia është më se e qartë: duro ndaj caktimeve dhe urtësive të Zotit tënd në raport me idhujtarët dhe në lidhje me suksesin e misionit tënd. Vazhdo përpara, mos u ndal dhe mos e humb shpresën te mbështetja në Zotin Tënd. Padyshim që e ardhmja të takon ty dhe myslimanëve, kurse mbi armiqtë e tu do ta derdh hidhërimin Tim në botën e ardhshme.

Imam Maturidiu në lidhje me këtë pjesë të ajetit thotë: "Janë tri çështje që Allahu xh.sh. i ka përcaktuar si ligj për të dërguarit e Tij:

1. Që të mos mallkojnë popujt e tyre me shkatërrim, madje edhe nëse keqtrajtimet dhe maltretimet e tyre nuk ndalen,

2. Që në asnjë mënyrë të mos e braktisin popullin e tyre, edhe nëse këta vihen në sprova e mundime nga ta, dhe

3. Që të mos kursejnë asgjë gjatë misionit dhe kumtimit të së vërtetës, madje edhe nëse kanë frikë për sigurinë e tyre personale/

Pastaj, pas këtyre tri çështjeve, shpërfaqen edhe dy të tjera:

- Ata (të dërguarit) janë urdhëruar që të mos hidhërohen veçse për hir të Allahut, dhe

- Të mos pikëllohen për pozitën e tyre nëse tashmë u janë nënshtruar keqtrajtimeve, por të pikëllohen për gjendjen e pashpresë të atij populli tek të cilët janë dërguar, duke ndier dhembshuri dhe mëshirë për ta për ndëshkimin që mund t'i godasë si pasojë e përgënjeshtrimit të pejgamberëve".[3]

Pjesa e dytë e këtij ajeti, po ashtu ka një domethënie shumë të madhe, me porosi kuptimplote, që të mos demoralizohej gjatë rrugëtimit në thirrjen e mekasve për besim në Zotin dhe të mos bëhej si Junusi a.s., i cili, i thyer shpirtërisht nga mosbesimi i popullit të vet, ishte hidhëruar aq shumë saqë me nxitim ishte larguar prej tyre, pa lejen e Zotit xh.sh..

Zemra e Junusit a.s. ishte mbushur me pezëm për shkak se ata nuk i besonin, kështu që nga hidhërimi vendosi të dilte nga ai vend. Allahu xh.sh. na rrëfen ngjarjen e tij duke filluar me fjalët: "(Rikujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar (prej popullit) dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë..." - (Enbija'ë, 87)

Junusi ishte dëshpëruar nga ky refuzim i tyre, kështu që vendosi t'i linte dhe doli jashtë vendbanimit të tij. Atij i kishte dalë nga mendja se një i Dërguar i Allahut ishte i urdhëruar vetëm të ftojë të tjerët në rrugën e Allahut dhe nuk ishte punë e tij që ajo Thirrje të kishte apo jo sukses, sepse suksesi apo mossuksesi i këtij misioni ishte në kompetencë vetëm të Allahut xh.sh..

Pasi kuptoi se kishte gabuar, u hodh ne det, ku e përpiu një peshk i madh (lloj balene) dhe ai e pa veten befas në mes tri errësirash të shtresuara njëra mbi tjetrën: errësirën e ngrysur të





natës, errësirën e barkut të balenës dhe errësirën e fundit të detit.

Aty Junusi a.s. filloi të qante me ngashërim dhe filloi ta madhëronte e t'i bënte tesbih Allahut fuqiplotë. Filloi rrugëtimi i kthimit të tij të sërishëm tek Allahu, por tash si një i burgosur në mes të tri errësirave. Zemra e tij filloi ta madhëronte Allahun, ndërsa buzët e tij ta thara lëvizën duke i bërë tesbih Atij: "La ilahe il-la Ente, Subhaneke, inni kuntu mine-dhdhalimin" - "Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra të padrejtë vetes!" - (El-Enibija'ë, 87)

*49. Sikur të mos e përshkonte mëshira nga Zoti i tij, ai do të hidhej në shkretëtirë, i fajësuar (i qortuar)!*

*50. Por Zoti i tij e përzgjodhi atë dhe e bëri prej të mirëve.*

I Gjithëmëshirshmi pa që pendimi i Junusit a.s. ishte i sinqertë. E kishte dëgjuar madhërimin dhe pendimin e të Dërguarit të Tij, të burgosur për së gjalli në barkun e balenës dhe i dha urdhër asaj që nga bota e ftohtë e thellësive të errëta të nëndetshme, të ngrihej lart, drejt sipërfaqes më të ngrohtë, drejt die-llit dhe tokës së thatë.

E urdhëroi atë ta nxirrte Junusin a.s. në sipërfaqe të detit dhe ta hidhte atë në një ujdhesë të thatë, pa pemë e pa bimë.

Trupi i Junusit ishte bërë varrë për shkak të thartirave në lukthin e balenës. Kur dielli filloi të lëshonte rrezet mbi tokë dhe kur këto rreze prekën trupin e tij të plagosur, ai ndjeu dhimbje të mëdha, por megjithatë u përmbajt dhe vazhdoi ta madhëronte Allahun xh.sh..

I Lartmadhërishmi bëri që, nga mëshira e Tij e pakufishme, pranë tij të mbinte një bimë kungulli i egër, bimë që ka fletë të gjera e të mëdha, për ta mbrojtur trupin e Junusit nga rrezet përcëlluese të diellit. Më pas, Allahu i Gjithëmëshirshëm e shëroi, ia fali gabimin, ia pranoi pendimin e sinqertë dhe sërish e dërgoi si pejgamber tek më shumë se 100 mijë njerëz të popullit të tij që më parë i kishte braktisur.[4] Njëkohësisht, ia bëri me dije se po të mos ishte madhërimi që ai bëri në barkun e peshkut, do të qëndronte në barkun e atij peshku deri në Ditën e Gjykimit.

Allahu xh.sh. thotë: "Edhe Junusi ishte një nga të dërguarit Tanë. Ai nxitoi drejt një anijeje të mbushur plot (me udhëtarë), dhe hodhi short (me detarët se kush duhej të hidhej) dhe humbi. Pastaj atë e gëlltiti peshku (balena), zaten ai edhe e meritoi qortimin. Dhe, po të mos ishte nga ata që e madhërojnë Allahun, ai do të mbetej në barkun e tij (të peshkut-balenës) deri në Ditën e Ringjalljes. E Ne e hodhëm atë në një tokë pa bimë (shkretëtirë), duke qenë i sëmurë dhe bëmë që sipër tij të mbinte një bimë kungulli (për t'i bërë hije). Ne (pastaj) e dërguam atë te njëqind mijë e më shumë. E ata i besuan, prandaj ua mundësuam atyre (të përjetonin) një jetë të këndshme për një kohë." - (Es-Saffat, 139-148)dhe: "(Përkujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur iku i hidhëruar (prej popullit të tij) dhe mendoi se Ne nuk do ta dënojmë, andaj thërriti nga errësira: "Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra të padrejtë vetes! Ne iu përgjigjëm atij dhe e shpëtuam nga tmerri. Kështu Ne i shpëtojmë besimtarët." - (El-Enbija'ë, 87-88)

Pas përmendjes së ngjarjes së Junusit a.s., si një mësim për durimin që duhet të ketë gjatë thirrjes, Allahu xh.sh. ia tërheq vërejtjen të Dërguarit a.s. që të ketë kujdes nga armiqësia e idhujtarëve mekas ndaj tij...

- vijon -

*1. Fahru Rraziu, Mefatihul Gajbi, vëll. 15. f. 86/ 2. Muttefekun alejhi. 3. Imam Maturidiu, Te'vilatu Ehli-s-Sunneti, vëll. X, f. 160. 4. Tefsiri i Kurtubiut, vëll. XXI, f. 184. (Redaktuar nga Abdullah et-Turki)*

Muhamed Asadi

# Simbolizmi dhe alegoria në Kuran

Kurani na tregon qartë se shumë prej pasazheve dhe shprehjeve të tij duhet të kuptohen në sensin alegorik, për arsyen e thjeshtë se, duke qenë të paracaktuara për të kuptuarit njerëzor, ato nuk mund të na përçoheshin neve në çfarëdo mënyre tjetër.

Duke studiuar Kuranin, çdokush ndesh shpesh në ato që mund të përshkruhen si: "shprehje kyçe" - që u thuhet thënieve të cilat përmbajnë një tregues të qartë dhe të përmbledhur të idesë që gjendet në themel të një fragmenti, apo të fragmenteve të veçanta: për shembull, ndesh shumë referime të krijimit të njeriut "prej pluhurit" apo "prej një pike fare", që tregojnë origjinën e ulët biologjike të gjinisë njerëzore; apo shpallja në suren nëntëdhjetë e nëntë (ez-Zelzeleh) se në Ditën e Gjykimit: "Kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, do ta gjejë atë; dhe kush punoi ndonjë të keqe, që peshon sa grimca, do ta gjejë atë", që tregon pasojat dhe përgjegjësinë në jetën e përtejme për gjithçka që njeriu bën me vetëdije në këtë botë; apo shpallja hyjnore (në 38:27): "Ne nuk e krijuam qiellin dhe tokën dhe çka ka në mes tyre, pa qëllim, ai është mendim i atyre që nuk besuan".

Shembuj të tillë të "shprehjeve kyçe" kuranore mund të përmenden pothuaj pafundësisht dhe në shumë formulime të ndryshme. Por, në Kuran, gjendet një shprehje themelore, e cila ndeshet vetëm një herë dhe e cila mund të cilësohet si: "shprehja kyçe e të gjitha shprehjeve të saj kyçe": shpallja në ajetin (3:7) për faktin se Kurani "përmban mesazhe që janë të qarta (*ajat muhkemaat*) si edhe të tjera që janë alegorike (*muteshabihat*)." Ky është ajeti i cili përfaqëson, në një sens absolut, një çelës për të kuptuar mesazhin kuranor dhe e bën tërësinë e tij të arritshme për "njerëzit që mendojnë" (*li-kawmin jetefekkerun*).

**Përderisa idetë metafizike të fesë lidhen ngushtë, sipas vetisë së natyrës së tyre, me një mbretëri përtej kufirit të arritjes së perceptimit apo përvojës njerëzore, atëherë si mund të na përçohen ato neve në mënyrë të suksesshme?**

Në vërejtjet e mia mbi ajetin e sipërpërmendur, jam përpjekur të hedh dritë mbi domethënien e shprehjes ajat muhkemat, si dhe domethënien themelore të asaj që quhet muteshabih ("alegorike" apo "simbolike"). Pa një të kuptuar të drejtë të asaj se çfarë nënkuptohet prej këtij termi të fundit, pjesa më e madhe e Kuranit është e prirë për të qenë, – dhe në fakt ka qenë shpesh, – përgjithësisht e keqkuptuar, si prej besimtarëve, ashtu edhe prej atyre që refuzojnë të besojnë në origjinën e frymëzimit të tij hyjnor. Sidoqoftë, një vlerësim i asaj se çfarë nënkuptohet me "alegori" apo "simbolizëm", në kontekstin e Kuranit, është vetvetiu jo i mjaftueshme për ta bërë plotësisht të kuptueshëm botëvështrimin e tij: me qëllim që ta arrijmë këtë, ne duhet të vëmë në marrëdhënie të ngushtë përdorimin kuranor të këtyre termave, me një koncept të përmendur pothuaj gati në fillim të urdhrit hyjnor dhe pikërisht, ekzistencën e "një mbretërie e cila është përtej arritjes së perceptimit njerëzor"- (*el-gajb*). Ky është koncepti që përbën premisën themelore për të kuptuarit e thirrjes së Kuranit dhe, në të vërtetë, të parimit të fesë, – të çdo feje, – si i tillë: pasi, në të vërtetë, të gjitha njohjet fetare rezultojnë dhe mbështeten në faktin se vetëm një segment i vogël i realitetit është i hapur (i zbuluar) ndaj perceptimit dhe imagjinatës së njeriut dhe se një pjesë tepër e madhe e tij i shkëputet (i shpëton) të kuptuarit të tij plotësisht.

Sidoqoftë, krah për krah me këtë koncept metafizik të ndërprerë-qartë, ne kemi jo pak gjetje të ndërprera-qartë të një natyre psikologjike: dhe pikërisht, të zbuluarit se mendja njerëzore (term, në të cilin përfshijmë të menduarit e vetëdijshëm, imagjinatën, ëndrrat, intuitën, kujtesën etj.) mund të operojë vetëm mbi bazat e perceptimeve të përjetuara që më parë prej vetë kësaj mendjeje, qoftë në tërësinë e tyre, qoftë në disa prej elementeve të tyre përbërëse: kjo është si të thuash, se ajo nuk mund të përfytyrojë apo formojë një ide të asaj që shtrihet tërësisht jashtë fushës së përvojave të kuptuara (të realizuara) më parë. Kështu, sa herë që ne arrijmë në një ide apo përfytyrim mendor, në dukje "të ri", ne gjejmë, në bazë të ekzaminimit më të hollësishëm se, ndonëse ai është i



ne përballemi me një pyetje të rëndësishme: Përderisa idetë metafizike të fesë lidhen ngushtë, sipas vetisë së natyrës së tyre, me një mbretëri përtej kufirit të arritjes së perceptimit apo përvojës njerëzore, atëherë si mund të na përçohen ato neve në mënyrë të suksesshme? Si mund të shpresohet që ne të kuptojmë idetë të cilat nuk kanë barasvlerës, madje as një fraksion, në çfarëdo perceptime të cilat ne i kemi arritur në mënyrë empirike?

Përgjigjja është evidente: Me anën e imazheve të huazuara që përftohen prej përvojave (eksperiencave) tona aktuale fizike apo mendore; apo siç shprehet Zemahsheriu në komentimin e tij të ajetit (13:35), "përmes një ilustrimi parabolik me anën e diçkaje, të cilën ne e njohim prej eksperiencës sonë, të asaj diçkaje që është përtej arritjes së perceptimit tonë" (*temthiilen li-ma gabe anna bi-ma nushahid*). Dhe kjo është domethënia më e thellë e termit dhe e konceptit të *el-muteshabihat*, siç përdoret në Kuran.

Kështu, Kurani na tregon qartë se shumë prej pasazheve dhe shprehjeve të tij duhet të kuptohen në sensin alegorik, për arsyen e thjeshtë se, duke qenë të paracaktuara për të kuptuarit njerëzor, ato nuk mund të na përçoheshin neve në çfarëdo mënyre tjetër. Si rezultat, nëse marrim çdo pasazh kuranor, deklaratë apo shprehje, në sensin e tyre të sipërfaqshëm dhe literal (të fjalëpërfjalshëm) dhe nuk përfillim mundësinë e të qenit një alegori, metaforë apo parabolë, ne do të jemi duke cenuar vetë shpirtin e shkrimit

na përçojnë, megjithëse tepër pamjaftueshmërisht, idenë e ekzistencës dhe të aktivitetit të Tij.

Dhe kështu kur Kurani flet për Të si të jetë "në qiej", apo "i vendosur në fronin e Tij (*al-arsh*)", ne, me sa është e mundur, nuk mund t'i marrim këto fraza në kuptimet e tyre të drejtpërdrejta, mbasi në këtë rast ato do të linin të nënkuptohej se Zoti kufizohet në hapësirë; dhe përderisa një kufizim i tillë do të binte në kundërshtim me konceptin e një Qenieje të Pakufizuar, ne e dimë menjëherë, pa as më të voglin dyshim se "qiejt", "froni" dhe të "vendosurit" e Qenies së Zotit mbi të, s'janë veçse mjete gjuhësore për të na përcjellë një ide, e cila është plotësisht jashtë të gjithë eksperiencës njerëzore dhe pikërisht ideja e plotfuqishmërisë së Zotit dhe e sundimit absolut të Tij mbi gjithçka që ekziston. Ngjashmërisht, sa herë që Ai përshkruhet si "Gjithëparësi", "Gjithëdëgjuesi" apo "i Gjithëdituri", ne e dimë se këto përshkrime nuk kanë të bëjnë aspak me fenomenin e të shikuarit apo të dëgjuarit fizik, por thjesht përshkruhet me terma më të kuptueshme për njeriun, fakti i Prezencës së Përjetshme të Zotit, në gjithçka që është apo që ndodh. Dhe duke qenë se: "Të parët e njerëzve nuk mund ta përfshijnë Atë" (Kurani, 6:103) nuk shpresohet që njeriu ta kuptojë ekzistencën e Tij, veçse përmes vëzhgimit të efekteve të aktivitetit të Tij të pandërprerë, brenda dhe mbi universin e krijuar prej Tij.

Por, ndërsa besimi ynë në ekzistencën e Zotit, nuk është, – dhe në të vërtetë nuk mund të jetë, – i varur nga "mënyra" e të kuptuarit tonë të pafundësisë së Qenies së Tij, nuk është e njëjta gjë me problemet që lidhen me ekzistencën e vetë njeriut dhe në veçanti, me idenë e një jete në botën e përtejme: sepse psikika e njeriut është formuar ashtu që nuk mund të pranojë çfarëdo propozimi të lidhur me vetveten, pa i dhënë një shtjellim të qartë të nëntekstit të tij.

Kurani na tregon se jeta e njeriut në këtë botë s'është veçse stadi i parë, një stad shumë i shkurtër, i një jete që vazhdon përtej boshllëkut të quajtur "vdekje"; dhe njëlloj Kurani thekson vazhdimisht parimin e përgjegjësisë morale të njeriut për të gjitha veprat e tij të vetëdijshme, për sjelljen e tij dhe për vijimin e kësaj përgjegjësie, në formën e pasojave të pashmangshme, të mira apo të këqija, në jetën e një personi në botën e përtejme. Por, si mund të bëhet që njeriu të arrijë të kuptojë natyrën e këtyre pasojave dhe, në këtë mënyrë, të cilësisë së jetës që e pret atë, mbasi, kuptueshmërisht, duke qenë se ringjallja e njeriut do të jetë rezultat i asaj që Kurani e përshkruan si "një akt i ri krijimi", jeta që do të pasojë duhet të jetë tërësisht e ndryshme prej çdo gjëje që njeriu mund ta ketë përjetuar në këtë botë.

Duke qenë kështu, nuk është e mjaftueshme që njeriut t'i thuhet: "Nëse sillesh në mënyrë të drejtë në këtë botë, do të arrish lumturi në jetën që vjen" apo: "Nëse sillesh në mënyrë të gabuar në këtë botë, do të vuash për këtë në botën e përtejme." Deklarata të tilla janë tepër të përgjithshme dhe abstrakte që të mund t'i drejtohen imagjinatës njerëzore dhe kështu të influencojnë në sjelljen e njeriut. Ajo që nevojitet është më tepër një thirrje e drejtpërdrejtë drejtuar intelektit, që rezulton në një lloj "përfytyrimi" të pasojave të veprimeve dhe të mangësive të vetëdijshme të njeriut: dhe një apelim i tillë mund të paraqitet në mënyrë efektive nëpërmjet metaforave, alegorive dhe parabolave, çdo njëra prej të cilave thekson, nga njëra anë, pangjashmërinë absolute të gjithçkaje që njeriu do të

përjetojë pas ringjalljes prej gjithçkaje që ai ka bërë apo ka përjetuar në këtë botë dhe, në anën tjetër, duke krijuar mënyra krahasuese midis këtyre dy kategorive të përvojës.

Kështu, duke iu referuar lumturisë në parajsë, në ajetin (32:17), Pejgamberi tregoi ndryshimin thelbësor midis jetës së njeriut në këtë botë dhe asaj në botën tjetër, me këto fjalë: "Zoti thotë: Unë kam përgatitur për robërit e Mi të drejtë, atë që syri nuk e ka parë ndonjëherë, veshi nuk e ka dëgjuar ndonjëherë dhe atë që zemra e njeriut nuk e ka përfytyruar kurrë" (Buhari, Muslimi, Tirmidhiu). Nga ana tjetër, në (2:25), Kurani flet kështu për mirësinë në parajsë: "Sa herë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: 'Ky është ai, me të cilin u ushqyem edhe më parë', ngase u sillet ushqim i ngjashëm", dhe kështu ne kemi përfytyrimin e kopshteve përmes të cilëve rrjedhin lumenj, të hijeve të këndshme, të bashkëshorteve me bukuri të papërshkrueshme dhe të shumë kënaqësive të tjera, pafundësisht të ndryshme dhe të përhershme, megjithatë në një farë mënyre të krahasueshme me atë çfarë mund të përfytyrohet si më së shumti e këndshme në këtë botë.

Megjithatë, mundësia e një krahasimi intelektual midis dy stadeve të jetës njerëzore ka një shkallë tepër të madhe kufizimi prej faktit se të menduarit dhe imagjinata jonë janë pazbërthyeshmërisht të lidhura me konceptet e kohës së fundme dhe të hapësirës së fundme: me fjalë të tjera, ne nuk mund ta imagjinojmë pafundësinë në kohë dhe hapësirë – dhe, si rrjedhim, ne nuk mund të imagjinojmë një formë të ekzistencës së pavarur prej kohës dhe hapësirës – apo, siç e shpreh në mënyrë të thuktë Kurani duke iu referuar një gjendjeje lumturie në jetën e përtejme: "një Xhenet, gjerësia e të cilit është si gjerësia e qiejve dhe e tokës" (3:133), shprehje e cila është sinonimi kuranor për tërë universin e krijuar. Nga ana tjetër, ne e dimë se çdo shpallje kuranore i drejtohet arsyes njerëzore dhe, si rrjedhim, duhet të jetë e kuptueshme si në sensin e vet të drejtpërdrejtë (si në rastin e ajat muhkemat), ashtu edhe në mënyrë alegorike (si në *ajat muteshabihat*); dhe derisa, për arsye të ndërtimit të mendjes njerëzore, as pafundësia e as përjetësia nuk janë të kuptueshme për ne, rrjedh se referimi i "gjerësisë" së pafundme të parajsës, nuk mund të ndërlidhet me diçka, veçse me intensitetin e ndijimit i cili do të na paraqiste mirësinë.

Sipas analogjisë së dukshme, parimi i një "krahasimi përmes alegorisë", i përdorur në Kuran, në të gjitha referimet e parajsës – pra, i një gjendjeje lumturie të papërfytyrueshme në jetën e përtejme – duhet të shtrihet në të gjitha përshkrimet e vuajtjeve të botës tjetër, pra të Xhehenemit, për sa i përket pangjashmërisë së tij të plotë prej të gjitha përvojave tokësore, si edhe intensitetit të pamatshëm të tij. Në të dyja rastet, metoda përshkruese e Kuranit është e njëjtë. Ne thamë se ajo ishte kështu: "Imagjinoni ndijimet më të gëzuara, trupore dhe shpirtërore, të arritshme për njeriun, bukuri të papërshkrueshme, dashuri fizike dhe shpirtërore, dëshira të përmbushura, paqe dhe harmoni perfekte; dhe përfytyrojini këto ndijime të intensifikuara përtej çdo gjëje të imagjinueshme në këtë botë dhe, në të njëjtën kohë, tërësisht të ndryshme prej çdo gjëje të imagjinueshme dhe ju do të keni një ide përfytyruese, sado të turbullt e të pasaktë, të asaj se çfarë kihet parasysh me "parajsën". Dhe nga ana tjetër: "Imagjinoni dhimbjen më të madhe, trupore dhe shpirtërore, të cilën mund ta përjetojë njeriu: djegien në zjarr, vetmi të plotë, vuajtje të mundimshme, torturat e një dënimi të pandërprerë, në një gjendje as i gjallë e as i vdekur"; dhe imagjinojeni këtë vuajtje, këtë errësirë dhe këtë dëshpërim, të intensifikuar përtej çdo gjëje të imagjinueshme në këtë botë dhe, në të njëjtën kohë, plotësisht të ndryshme prej gjithçkaje të imagjinueshme dhe ju do të dini, sado në mënyrë të turbullt e të pasaktë, atë që kihet parasysh me "ferrin".

Krah për krah me këto alegori të ndërlidhura me jetën e njeriut pas vdekjes, ne gjejmë në Kuran shumë shprehje simbolike që i referohen dëshmisë së aktivitetit të Zotit. Për shkak të mangësive të gjuhës njerëzore, të cilat rrjedhin prej kufizimeve të lindura të mendjes njerëzore, ky aktivitet mund të jetë vetëm i kufizuar dhe kurrë i paraqitur realisht. Pikërisht, ashtu sikurse është e pamundshme që të imagjinojmë apo të përkufizojmë Ekzistencën e Zotit, po ashtu edhe natyra e vërtetë e Forcës së Tij Krijuese dhe, si rrjedhim, plani i krijimit të Tij duhet të mbetet jashtë të kuptuarit tonë. Por, duke qenë se Kurani synon të përçojë tek ne një mësimdhënie etike të bazuar pikërisht mbi konceptin e krijueshmërisë së qëllimshme të Zotit, kjo e fundit duhet të jetë, sikurse është, e "përkthyer" në kategoritë e mendimeve të kuptueshme prej njerëzve. Kështu janë përdorimet e shprehjeve, të cilat në pamje të parë kanë një ngjyrim gati-gati antropomorfik, për shembull, "zemërimi" (*gadab*) apo "dënimi" i Zotit; "kënaqësia" e Tij për veprat e mira; apo "dashuria" për krijesat e Tij; apo të Qenët e Tij "i pavëmendshëm" ndaj një mëkatari, i cili ka qenë i pavëmendshëm ndaj Tij; apo "marrja në pyetje" e një keqbërësi në Ditën e Gjykimit rreth veprave të tij të këqija; e të tjera. Të gjitha "përkthimet" e tilla të fjalëpërfjalshme të veprimtarisë së Zotit, brenda terminologjisë njerëzore, janë të pashmangshme për aq kohë sa ne shpresojmë për të vepruar në përputhje me parimet etike të zbuluara për ne me anën e gjuhës njerëzore; por nuk mund të ketë gabim më të madh sesa të mendosh se këto "përkthime" mund të na mundësojnë ndonjëherë të definojmë të Padefinueshmin.

Dhe siç e bën Kurani të qartë në ajetin (3:7) vetëm "ata, që në zemrat e tyre kanë anim nga e shtrembëta, gjurmojnë atë që nuk është krejt e qartë për të shkaktuar huti, kinse kërkojnë komentin e tyre. Po, pos Allahut askush nuk e di domethënien e tyre të saktë."

*Përktheu nga anglishtja:*
*Mimoza Sinani*

Dr. Besim Arbanashi

# Stili kuranor i tregimeve

Tregimet kuranore paraqesin shprehjen artistike kuptimplote për të vërtetën e kozmosit, njeriun dhe jetën, nëpërmjet perceptimit islam të tyre.

Allahu i Madhërishëm ia zbriti Muhamedit a.s.Kuranin Famëlartë, udhëzues për njerëzimin drejt së vërtetës, për t'i nxjerrë ata nga errësirat drejt dritës së pashuar hyjnore.

Ne gjejmë në Kuranin Famëlartë se si Zoti i Madhërishëm i është drejtuar mendjes njerëzore, në proporcion me shkallën e kapacitetit perceptues të saj, me metoda joshëse e me mjete që ngjallin dhe fusin në funksion ndjenjat e njeriut.

Pa dyshim se një nga metodat dhe mekanizmat kryesorë që ka përdorur Kurani Famëlartë për realizimin e objektivave të tij është edhe metoda e tregimeve. Zoti i Madhërishëm thotë: "Në tregimet e atyre (të dërguarve) ka këshilla për ata që janë me mend. Ky (Kuran) nuk është tregim i trilluar, por ai është vërtetues i atyre (librave) që janë shpallur para tij, është shpjegues i çdo gjëje dhe udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit besimtarë". (Jusuf: 111)

Stili kuranor i tregimeve është në vete një teknikë mjaft atraktive dhe interesante, me atë çfarë ka përfshirë Kurani Famëlartë; nga ngjarjet e ndryshme, faktet, personalitetet, si dhe shembujt nga krijesat e tjera, duke kontribuuar kështu në plasimin e vlerave si dhe konsolidimin e tyre. Andaj nga këtu shihet roli ndikues dhe koherent i stilit të tregimeve. Dhe derisa ky stil vazhdon të jetë lehtë, i konceptueshëm dhe atraktiv, ai arrin të zgjojë vëmendjen e lexuesit-dëgjuesit të tregimit, sidomos për faktin se natyrshmëria njerëzore karakterizohet nga veçoria e tendencës së pasimit të pozicioneve dhe ngjarjeve në tregime, duke synuar të arrijë njohjen e epilogut përfundimtar të tyre.

Pra, mund të thuhet se për ndikimin e thellë që kanë tregimet kuranore dëshmues është vetë njeriu, kjo ngase imagjinata e dëgjuesit-lexuesit të tregimit kuranor e ndjek ngjarjen në tregim; e jeton atë duke kaluar nga pozicioni në dialog, e më pas në ilustrim të ngjarjes, e nga ilustrimi në përjetim. Në këtë formë emocionet e tij zgjohen, duke e bërë atë ta përjetojë tregimin njësoj si të ishte personazh brenda tij. Kështu tregimi përfundon, ndërsa ndikimi që lë gjurmë në shpirtin e lexuesit vazhdon të jetojë me të.

Veç tjerash, tregimet kuranore paraqesin shprehjen artistike kuptimplote për të vërtetën e kozmosit, njeriun dhe jetën, nëpërmjet perceptimit islam të tyre. Dhe nga këtu vihet në pah veçantia e tregimeve edukative islame e po ashtu dallimi i tyre nga tregimet tjera.

> Tregimet kuranore në sferën e realizimit të objektivit edukativ, veç tjerash, stimulojnë mendjen njerëzore kah dituria.

Vërejmë se kjo metodologji kuranore është e integruar dhe koordinuar me metodologjinë e Kuranit si tërësi, kjo ngase Kurani Famëlartë me tregimet, predikimet dhe direktivat e tij është njësi e harmonizuar në vete. Ai përdor tregimet e tij për të gjitha llojet e edukimit, duke edukuar kështu qenien njerëzore me edukim moral, social e estetik.

Nga rëndësia edukative e tregimeve të Kuranit është edhe ajo se ai ndërvepron duke shtjelluar paqartësitë, duke zbuluar misterin e duke shëmbëllyer abstrakten në imazhe të figurave të lehtë-perceptuara nga mendja njerëzore, prandaj ai dha efekt shumë më bindës për lexuesin sesa përshkrimi i zakonshëm i ngjarjeve në shkrimet e tjera, ndërsa shkalla e ndikimit të tregimeve kuranore tek njerëzit dallon proporcionalisht me dallimin në preokupimet e tyre, kulturën, mjedisin social, kapacitetin e tyre intelektual e poashtu bme ndryshimin e gjendjes së tyre shpirtërore e morale.

Tregimet kuranore në sferën e realizimit të objektivit edukativ, veç tjerash, stimulojnë mendjen njerëzore kah dituria. Një gjë të tillë e vërejmë në tregimin e Musait a.s., dhe hazreti Hidrit, tregim të cilin e ka regjistruar Kurani Famëlartë: *"(Kujto) kur Musai i tha djaloshit që e shoqëronte: Nuk do të pushoi së ecuri, derisa të arrij në vendin ku takohen dy detet, edhe nëse do të më duhet të udhëtoi për shumë kohë. Dhe, kur arritën në vendin, ku bashkoheshin dy detet, ata e harruan peshkun e tyre dhe ai rrëshqiti në det, duke e hapur atë si tunel. Kur kaluan më tej, Musai i tha shoqëruesit të vet: "Na jep drekën tonë, sepse jemi lodhur nga ky udhëtimi ynë". Ai u përgjigj: "Shiko! Kur ndaluam tek ai shkëmbi, unë e harrova peshkun. Vetëm djalli më bëri ta harroj e nuk ta thashë se peshku mori rrugën nga deti në mënyrë të habitshme!" (Musai) tha: "Kjo është ajo që po kërkojmë". Andaj u kthyen nëpër gjurmët e veta dhe gjetën një prej robërve Tanë, të cilit i patëm dhuruar mëshirë prej Nesh dhe i kishim mësuar nga ana Jonë dije. Musai i tha atij: "A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?" Ai u përgjigj: "Ti nuk mund të durosh dot me mua! E si mund të durosh (pa pyetur) para diçkaje për të cilën nuk di asgjë"? (Musai) tha: "Do të më gjesh të durueshëm, në*



*dashtë Allahu e nuk do të të kundërshtoj për asgjë." (Hidri) i tha: "Nëse vjen pas meje, mos më pyet për asgjë, derisa të ta shpjegoj unë!" Dhe kështu, u nisën. Kur hipën në një anije, ai (Hidri) hapi një vrimë poshtë. (Musai) tha: "Mos vallë, e hape vrimën për t'i mbytur udhëtarët e saj? Me të vërtetë, ke bërë punë shumë të keqe". (Hidri) i tha: "A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?" Ai u përgjigj: "Mos më qorto për atë që harrova dhe mos më ngarko me vështirësi në punët e mia!" Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa takuan një djalosh, të cilin ai (Hidri) e vrau. Tha (Musai): "Përse vrave një njeri të pafajshëm që nuk ka vrarë askënd?! Vërtet që ke bërë një punë të tmerrshme"! Ai u përgjigj: "A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?" (Musai) tha: "Nëse pas kësaj do të të pyes sërish për çfarëdo gjëje, atëherë mos më mbaj më në shoqërinë tënde! Tashmë ke arsye (të mjaftueshme) nga ana ime (për t'u ndarë prej meje)!" Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa arritën në një fshat dhe u kërkuan banorëve të tij, që t'u jepnin për të ngrënë, por ata nuk i pranuan mysafirë. Aty ndeshën një mur që ishte duke u rrëzuar dhe ai (Hidri) e drejtoi. (Musai) tha: "Sikur të kishe dashur ti, mund të kërkoje shpërblim për këtë." Ai tha: "Kjo është ndarja ndërmjet meje dhe teje. Unë do t'i shpjegoj ty ato gjëra për të cilat nuk munde të durosh. Sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve, që punonin në det. Unë desha ta dëmtoj, sepse prapa tyre gjendej një mbret i cili merrte me dhunë çdo anije të mirë. Sa për djaloshin, prindërit e tij ishin besimtarë. Ne e dinim se (dashuria për të) do t'i çonte ata në të keqe dhe mohim, dhe dëshiruam që Zoti i tyre, në vend të atij t'u jepte një më të mirë, më të pastër dhe më të mëshirshëm. E, sa i përket murit, ai u takonte dy djelmoshave jetimë në qytet dhe, nën të gjendej një thesar i tyre. Babai i tyre kishte qenë njeri i mirë, prandaj Zoti yt dëshiroi që ata të arrinin moshën e pjekurisë e ta nxirrnin thesarin e tyre, si mëshirë nga Zoti yt. Unë këtë nuk e kam bërë sipas gjykimit tim. Ky është shpjegimi i asaj, për të cilën ti s'munde të duroje!"* (El Kehf: 60-82).

Në mesin e gjurmëve dhe përfitimeve të shumta që ngërthen në vete ky tregim janë edhe ato të fushës edukative-arsimore, nga të cilat veçojmë:

1. Pozita e lartë që e zë dituria dhe ngarendja në kërkimin e saj, e cila shpjegohet fuqishëm me gatishmërinë e Musait a.s., që të udhëtojë gjatë në kërkimin e dijes.
2. Shtimi i niveleve të diturisë dhe ndjekja e trendit të diturive bashkëkohore, ngase njeriu sado që të ketë arritur nga dituria, ajo prapë është e pamjaftueshme. Zoti i Madhëruar thotë në Kuran: "Do të të pyesin ty për shpirtin. Thuaj: Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, ndërsa juve nuk ju është dhënë veçse pak dijeni". (El-Isra': 85).
3. Se dituria të cilën Zoti ua mundëson robërve të Tij është dy llojesh: dituria të cilën robi e arrin me mundin e tij dhe dituria të cilën Zoti ia mëson atë kujt të dojë prej robërve të Tij, bazuar në fjalën e të Lartmadhërishmit: "…dhe i kishim mësuar nga ana Jonë dije". (El-Kehf: 65). Dituria të cilën e zotëronte hazreti Hidri ishte nga lloji i diturisë së veçantë, të cilën Zoti i Madhërishëm ia mësoi atij.
4. Përultësia si dimension në vete me rastin e kërkimit të diturisë.
5. Rëndësia e mirësjelljes së nxënësit në raport me mësuesin: "Musai i tha atij: A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?". (El-Kehf: 66).
6. Atribuimi i diturisë ashtu si edhe i meritave të tjera Zotit të Lartmadhërishëm, mbështetur në fjalët e Tij në Kuranin Famëlartë: "…që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?". (El-Kehf: 66).
7. Humbja e durimit është nga shkaqet kryesore të dështimit në arritjen e majave të diturisë.
8. Musai a.s.tha: "A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?". (El-Kehf: 66): si shembull tipik i kërkuesit të denjë të diturisë dhe durimtarit në rrugën e dijes. Edhe pse qe i dërguar i Allahut, grada e pejgamberllëkut nuk ishte pengesë për të mësuar nga dikush që ishte më i ulët në pozitë.
9. Urrejtja e së keqes kur njeriu ballafaqohet me të, ashtu siç veproi Musai a.s. kur mendoi se veprimet e Hidrit ishin nga veprat e shëmtuara.
10. Gjykimi me të dukshmen, përderisa nuk qartësohet e kundërta.
11. Mendja njerëzore është e limituar në njohjen e pavarur të të gjitha gjërave, prandaj Musai a.s. mendoi se ajo që veproi hazreti Hidri ishte sherr, ndërsa u vërtetua më pas e kundërta.
12. Domosdoshmëria e pajisjes së dijetarit me cilësinë e mëshirës krahas diturisë, ngase ajo konsiderohet nga gjërat bazike, prandaj kërkohet nga dijetari që të jetë i mëshirshëm me nxënësit e tij derisa ata të arrijnë përvetësimin e dijes. Në këtë mënyrë, në tregimin e Musait a.s. gjejmë se cilësia e mëshirës i parapriu diturisë.

*Literaturë e konsultuar:*

*1. Kurani-kerimi shqip (përkthimi i Hasan ef.Nahit).*
*2. Dr. Vehbi Zuhejli: "El-kissatu el-kuranijjetu", botues: Dar el-Haxhr – Damask, botimi II, 1998.*
*3. Emin Bekri: "Etta'biru el-fennij fil-Kuran", botues: Dar el-ilmi lil-melajjin – Bejrut, botimi VII, 2004.*
*4. Abdul-Kerim Ez-Zejdan: "El-mustefad min kisas el-Kuran el-kerim lid-da'veti ve edduat", botues: Muessetu Err-risaletu – Bejrut, botimi I, 1419 h.*
*5. Ettuhami: "Sikuluxhjetu el-kissate fil-Kuran",botues: Esh-sheriketu et-tunisijetu lit-tevzi'i, 1971.*
*6. Henau bint Hisham bin Umer el-Xhaferij: "Et-terbijetu bil kissati fil-Islam ve tatbikatuha fi rijad el-atfal". 1429 h.*

Prof.ass.dr. Musa Vila

# Rrugët më të mira për forcimin e raporteve në shoqëri (2)

Një fjalë e urtë arabe thotë: “Shëndeti është një kurorë e artë mbi kokat e njerëzve të shëndoshë, që askush nuk e vëren përveç të sëmurëve”.

عَنْ الْبَرَاءِ بْنِ عَازِبٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ أَمَرَنَا النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِسَبْعٍ وَنَهَانَا عَنْ سَبْعٍ. أَمَرَنَا بِاتِّبَاعِ الْجَنَائِزِ وَعِيَادَةِ الْمَرِيضِ وَإِجَابَةِ الدَّاعِي وَنَصْرِ الْمَظْلُومِ وَإِبْرَارِ الْقَسَمِ وَرَدِّ السَّلَامِ وَتَشْمِيتِ الْعَاطِسِ وَنَهَانَا عَنْ آنِيَةِ الْفِضَّةِ وَخَاتَمِ الذَّهَبِ وَالْحَرِيرِ وَالدِّيبَاجِ وَالْقَسِّيِّ وَالْإِسْتَبْرَقِ (لم يذكر السابع - الْمِيثَرَاتِ الْحَمْرَاءِ).

El-Bera bin Azib r.a. tregon dhe thotë: *“Na ka urdhëruar Resulullahu s.a.v.s. për shtatë gjëra dhe na ka ndaluar nga shtatë të tjera. Na ka urdhëruar për përcjelljen e kufomës – xhenazes, vizitën e të sëmurit, përgjigjen ndaj ftesës, ndihmën ndaj viktimës, përmbushjen e betimit, kthimin e selamit, lutjen për atë që teshtin dhe na ka ndaluar nga enët e argjendta, nga bartja e arit (unaza), nga mëndafshi me llojet e tij (qofshin rroba, mbulesa, shtroje, këmisha).” Transmetuesi nuk e ka përmendur të shtatën e ajo është mbulesa prej mëndafshi e shalës së devesë*[1] *.”*

## Vizita e të sëmurit

Prej detyrave që ka myslimani ndaj vëllait të vet është edhe që ta vizitojë kur të jetë ai në gjendje të sëmurë. Shëndeti është prej begative të veçanta të Allahut që ia ka dhuruar robit të Tij, sikurse është edhe siguria. Njeriu e vlerëson fare pak shëndetin kur e ka. Një fjalë e urtë arabe thotë: “Shëndeti është një kurorë e artë mbi kokat e njerëzve të shëndoshë, që askush nuk e vëren përveç të sëmurëve”. Kur njeriu është i sëmurë, është në sprovë. Kur shërohet, ai patjetër duhet ta pyesë veten se si u sëmur dhe përse u shërua. Në këtë mënyrë ai vetëdijesohet për shumë lëshime të së kaluarës dhe përgatitet për të vepruar shumë më mirë sesa më herët. Ai bëhet human, bën mirësi ndaj prindërve, fqinjëve, farefisit dhe shoqërisë në përgjithësi. Ai vetëdijesohet për shoqërinë dhe rolin e vizitës së të afërmit të sëmurë në mënyrë që të mos gabojë dhe të mos japë llogari para Allahut xh.sh.. Në hadithi kudsij thuhet: “I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: “Vërtet Allahu i Madhëruar do të thotë në Ditën e Kiametit: “O bir i Ademit, jam sëmurë e nuk më ke vizituar.” Ai thotë: “O Zoti im, si të të vizitoja Ty, kur Ti je Zoti i botëve?!” Allahu i përgjigjet: “A nuk e ke dëgjuar se u sëmur filan robi Im, a nuk e ke ditur se sikur ta vizitoje, më gjeje Mua te Ai?!...”[1]

Për vlerën e vizitës së të sëmurit tregon edhe kjo thënie e Resulullahut s.a.v.s.: “Kush e viziton një të sëmurë, ai është në kopshtin e Xhenetit derisa të kthehet.”[2]

Pejgamberi s.a.v.s. i kishte vizituar sahabët kur ishin të sëmurë dhe kishte bërë lutje për shërim, siç kishte ndodhur me vizitën tek Sead bin Ebi Vekkasi, kur ishte lutur për shërimin e tij. Po ashtu Pejgamberi s.a.v.s. kishte vizituar edhe Xhabir bin Abdilahun, i cili nga sëmundja ishte alivanosur, atëherë Resulullahu s.a.v.s. mori abdes dhe e stërpiku me ujë e ai u zgjua nga ajo gjendje. Njëherë Pejgamberi a.s. vizitoi një beduin të vrazhdë dhe filloi të lutej për të, por ai e refuzoi[3].”

Prej rregullave që myslimani duhet t’i ketë parasysh gjatë vizitës së të sëmurit është edhe moszgjatja e qëndrimit tek i sëmuri. Për këtë kemi një ilustrim që Imam Dhehebiu e cek në biografinë e El-E’amesh-it, i cili kur u sëmur për një kohë të gjatë e njerëzit filluan ta vizitonin duke ndenjur mjaft gjatë, ai u shqetësua, kështu që vendosi t’ua përshkruante sëmundjen e tij në letër dhe shkaqet e saj dhe e vendosi nën jastëkun që flinte. Kur njerëzit e pyesnin për sëmundjen e tij, ai e nxirrte letrën e shkruar dhe u thoshte që ta lexonin, saqë më vonë e vendosi nën sqetulla nga shqetësimi i njerëzve dhe shkroi edhe një fjali: “Allahu i shëroftë të sëmurët tuaj!”.

Prej rregullave të tjera është edhe të shprehurit me fjali lehtësuese për të sëmurin, paraqitja e sëmundjes si e lehtë me fjalë të shkurtra dhe mospërdorimi i fjalëve që e frikësojnë apo i duken rrezik për jetën.

Kur Pejgamberi s.a.v.s. vizitonte të sëmurin, i thoshte me fjalë të shkurtra: “Nuk ke gjë, kjo është vetëm një pastrim, nëse do Allahu.”[4]

Disa dijetarë kanë thënë: “Kur ta vizitosh një person që i është vështirësuar sëmundja dhe shihen shenjat e vdekjes, përpiqu që t’ia mbjellësh mendimin e mirë për Allahun dhe

përgëzoje me Xhenet dhe t'i japësh shpresa të mira për tek Allahu xh.sh.."

Veprat e të sëmurit do të regjistrohen të plota ashtu siç i kishte vepruar kur ishte i shëndoshë. Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Kur njeriu sëmuret ose udhëton, i shkruhet shpërblimi për atë vepër që punon sikur të ishte në vendin e tij ose të ishte i shëndoshë."[5]

Allahu xh.sh. e di se robi i Tij, i cili ishte i përpiktë në kryerjen e adhurimeve dhe punëve të tjera, po të mos ishte i sëmurë do t'i kryente në formën e plotë, ndaj shpërblimi i shkruhet i plotë sikurse kishte vepruar më herët, sepse nijeti është i tillë.

## Përgjigjja ndaj ftesës

Prej detyrave të myslimanit ndaj vëllait të vet është edhe përgjigjja ndaj ftesave që ia bën ai. Disa ftesa janë obligative, disa të pëlqyeshme e disa të ndaluara. Prej ftesave të detyrueshme janë marrja pjesë në dasma, ceremoni synetllëku, ceremoni të përfundimit të shkollimit apo diplomimit në specializime të vështira, mjekësi, arkitekturë, elektroteknikë apo edhe në ceremonitë fetare, si p.sh. në hatme të Kuranit, koncerte me karakter fetar, me ilahi, kaside, ligjërata etj.. Transmetohet se Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Kur ndokush ju fton në ceremoninë e dasmës, përgjigjjuni ftesës."[6]

> "Kur ftohet dikush nga vëllai i vet, le t'i përgjigjet ftesës, qoftë dasmë apo e ngjashme me të."

Urdhri në këtë hadith ka karakterin e obligueshmërisë, nëse në atë dasmë apo ceremoni nuk ka gjëra të ndaluara, që bien në kundërshtim me sheriatin.

Ai që bën ftesa për njerëzit nuk ka dyshim se fton njerëzit e farefisit, të dashurit, miqtë, kolegët. Ai i fton që të marrin pjesë në gëzimin e tij duke ndier se gëzimi i tij është edhe gëzimi i tyre, kënaqësia e tij është edhe kënaqësia e tyre. E kush nuk i përgjigjet ftesës së vëllait të tij, ai sikur e injoron atë dhe afërsia e tij është lëkundur dhe është drejt fundit. Për këtë arsye shohim shumë hadithe që ftojnë në mënyrë kategorike për përgjigjen ndaj ftesave, në mënyrë që lidhjet shoqërore të mos marrin fund. Nganjëherë mospërgjigjja ndaj ftesës shpie në urrejtje dhe armiqësi mes zemrave të njerëzve dhe mund të jetë shkaktar i prishjes së raporteve të mira të ndërtuara në vite.

Në këtë kapitull nuk bëjnë pjesë ceremonitë që kanë të bëjnë me hulumtime shkencore, politike, ekonomike, kongreset, seminaret, tubimet e përkujtimeve e të ngjashme.

## Ndihma ndaj viktimës

Fjala viktimë ka një kuptim të përgjithshëm. Ajo përfshin të gjitha klasat njerëzore pa dallim race, gjuhe, etniteti, kulture dhe feje. I viktimizuar mund të jetë myslimani dhe jomyslimani, i riu dhe plaku, gruaja dhe fëmija. Të ndihmuarit e tyre është obligim apo detyrim me të cilin ngarkohen një grup njerëzish në bazë të mundësive dhe nuk kanë frikë se mund të dëmtohen. Kurani besimtarët i ngre në shkallën më të lartë duke i cilësuar vëllezër: "Pa dyshim që besimtarët janë vëllezër. Kështu pra vendosni pajtimin ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kini frikë Allahun, që të mund të fitoni mëshirën e Tij." (El-Huxhuratë, 10)

T'i pajtosh zemrat e ndara dhe të



pikëlluara është një vepër kulminante, përmes së cilës njeriu del në krah të viktimës.

Myslimani nuk e do padrejtësinë, e urren dhe e kundërshton në çdo kohë dhe nga çdokush. Padrejtësia në Ditën e Kiametit do të shumëfishohet. Allahu xh.sh. nuk e do zullumqarin, madje ia ka ndaluar padrejtësinë Vetes së Tij dhe njëkohësisht e ka ndaluar edhe mes krijesave. T'ia zgjatësh dorën e ndihmës dhe mirësisë viktimës apo nevojtarit përbën ndjeshmërinë më të lartë njerëzore dhe humane në shpirtin e njeriut. Në këtë kontekst, Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Ndihmoje vëllanë tënd zullumqar ose viktimën e zullumqarit. Ne i thamë: "O i Dërguar i Allahut, ne e ndihmojmë viktimën e zullumqarit, por si ta ndihmojmë zullumqarin?!" Ai tha: "Ta largosh nga e keqja, kjo është ndihma ndaj tij."[7]

Myslimani nuk e braktis vëllanë e tij në fushën e mejdanit, por qëndron në krah të tij duke e ndihmuar, përkrahur dhe mbrojtur. Ai shpejton në vepra që reflektojnë pozitivisht për ta ndihmuar vëllanë e tij, duke mos mjaftuar vetëm me deklarata, opinione, hytbe, ligjërata dhe fjalë të thata ngase këto janë gjërat që lakmon kundërshtari. Ndihma e fiton rëndësinë e saj kur jepet në bazë të nevojës dhe mundit. Nganjëherë ndihma bëhet me armatim, nganjëherë me gjak, nganjëherë me pasuri, nganjëherë me fjalë këshilluese, nganjëherë me mjete diplomatike dhe politike. Duhet t'i apelojmë çdo myslimani që padrejtësia të mos ketë vend në mesin e besimtarëve, të mos ketë zullumqarë dhe viktima të zullumqarit, por secili t'i gëzojë të drejta e tij dhe të jetë i lirë e i qetë në çështjet e tij. Të vërtetës duhet t'i japim përparësi edhe pse injorantët ndoshta na shqetësojnë.

## Përgjigjja me mirësi ndaj betimit

Vetë nocioni ibrar ka kuptimin e mirësisë dhe respektit ndaj besimtarit. Antonimi i kësaj fjale është el-hanithu – i pabesë, që thyen betimin. Kuptimi i kësaj shprehjeje në hadith është kur personi të betohet për t'i dhënë nga pasuria jote ose betohet duke kërkuar ndonjë ndihmë, ose betohet për t'i mësuar ndonjë çështje me rëndësi, ose të betohet për t'i ushqyer jetimët, atëherë përgjigju betimit të tij me mirësi dhe realizoje shpresën e tij. Ky veprim është prej moralit dhe etikës së Pejgamberit s.a.v.s., që nënkupton të jesh në krah të vëllait tënd kur ai ballafaqohet me probleme, të kesh kujdes




për t'i kushtuar rëndësi çështjes së tjetrit kur këto gjëra mund të bëhen brenda mundësive, pa i bërë dëm vetvetes.

Dijetarët kanë thënë se përgjigjja me mirësi në betimin që të bëhet është sunet, nëse në këtë përgjigje nuk ka dëm. Sa i përket përgjigjes me mirësi në betimet që përmbajnë gjëra të ndaluara, si alkool, bixhoz, lojëra fati, mëkate etj., ai nuk merret parasysh dhe një betim i tillë nuk duhet të përmbushet. Përkundrazi, një gjë e tillë është haram – e ndaluar. E me këtë i përmbahemi rregullës: "Nuk ka respekt ndaj krijesës kur i bëhet mëkat Krijuesit."[8]

Kur jemi te betimi, vlen të ceket se është e mundshme që njeriu të betohet vetë në Allahun xh.sh. dhe betimit të tij t'i përgjigjet Allahu xh.sh.. Për shembull, një person mund të betohet në Allahun xh.sh. se nesër do të bjerë shi dhe vërtet ndodh një gjë e tillë. Ai thotë: "Vallahi bil-lahi, nesër do të bjerë shi", e këtij betimi Allahu xh.sh. t'i përgjigjet për shkak të devotshmërisë dhe sinqeritetit që ai ka me Allahun. Në këtë kontekst Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Ka disa prej robërve të Allahut, sikur të betohen në Allahun, Ai do t'u përgjigjet betimit të tyre."[9]

Me këtë konfirmohet grada e lartë e personit dhe afërsia e tij shpirtërore me Allahun. I tillë ishte sahabi Bera bin Malik. Kur sahabët shkonin në luftë, i drejtoheshin atij që të betohej në Allahun xh.sh. se Ai do të na ndihmojë në fitoren tonë. Në një betejë me romakët sahabët nuk mund të mposhtnin një kala të tyre, prandaj El-Berau u betua në Allahun për fitore. Ai tha: "O Zoti im, Ti e di se unë të dua. O Zoti im, sot betohem në Ty që të na ndihmosh dhe më bëj mua dëshmorin e parë në këtë betejë!"[11] Dhe ashtu edhe ndodhi, kalaja u pushtua, fitorja u arrit dhe ky u bë dëshmor i kësaj beteje.

*1. "Sahihul Buhari", vëll. III, fq. 112, nr. 1239; vëll. XI, fq. 18, nr. 6235; Muslimi nr. 5356. Ndalesën e shtatë, të cilën e ka harruar transmetuesi "el-mithere – mbulesa e mëndafshtë e shalës së devesë" gjendet tek "Musnedi" i Ahmedit nga i njëjti transmetues, vëll. 37, fq. 488, nr. 17801. 2. "Sahihu Muslim", vëll. XII, fq. 440, nr. 4661. 3. "Sahihu Muslim", vëll. XII, fq. 437, nr. 4658. 4. "Sahihul Buhari", vëll. VIII, fq. 149; "Sahihu Muslim", vëll. III, fq. 1234, nr.7. 5. "Sahihul Buhari", vëll. II, fq. 90; "Sahihu Muslim", vëll. II, fq. 652, nr. 945. 6. "Sahihul Buhari", vëll. X, fq. 176, nr. 2774. 7. "Sahihul Buhari", vëll. VI, fq. 143. 8. "Sahihu Muslim", vëll. II, fq. 1053, nr. 1429. 9. "Sahihul Buharij", vëll. III, fq. 98. 10. "El-Mu'xhem el-kebir lit-Taberanij", vëll. XIII, fq.60. 11. "Sahihul Buhari", vëll. IX, fq. 209, nr. 2504; "Sunen Ebi Davud", vëll. XII, fq. 192, nr. 3979. 12. Dr. Aid El-Karnij, "El-misku vel inberu", fq. 123-124.*

Prof.asoc.dr. Fahrush Rexhepi

# Kontributi i prijësve fetarë për shpalljen e pavarësisë së Kosovës

Gjatë zhvillimit historik të kombeve të botës e midis tyre edhe të zhvillimit historik të kombit shqiptar, krahas faktorëve të tjerë, një rol të veçantë dhe me rëndësi kanë luajtur edhe personalitetet e shquara historike, qofshin ato shkencore, kulturore, politike, por edhe ato fetare intelektuale e patriotike.

Një vend të merituar në lëvizjen tonë kombëtare të shek. XX dhe në fillim të shek. XXI e sidomos të periudhës ndërmjet dy luftërave botërore dhe pas tyre, zënë edhe shumë personalitete dhe figura të shquara patriotike kombëtare e fetare, të cilat dhanë një kontribut të çmuar si në fushën e kulturës islame ashtu edhe në fushën e gjuhës dhe arsimit shqip, si dhe morën pjesë aktive në lëvizjen kombëtare për çlirimin dhe bashkimin e trojeve etnike shqiptare.

Fillimi i shekullit XX për shqiptarët jashtë Shqipërisë solli ndarjen e kombit tonë. Me copëtimin e trojeve shqiptare dhe grabitjen e tyre nga mbretëritë serbe, malazeze e greke e më pas të Jugosllavisë versajase, filloi një nga periudhat më të rënda, më të vështira dhe më të rrezikshme të historisë së kombit shqiptar.

Politika e ndjekur ndaj shqiptarëve të Kosovës, të Çamërisë e të viseve të tjera shqiptare, ndërmjet dy luftërave botërore, ishte politikë e dhunës dhe e gjenocidit ndaj popullit të pafajshëm e të pambrojtur, e cila synonte shkombëtarizimin e popullsisë, ndryshimin më çdo kusht të përkatësisë etnike të këtyre viseve.

> “Kemi tri fe, por kemi vetëm një atdhe të përbashkët, një gjuhë, një diell e një Zot. Detyrë mbi detyra kemi mbrojtjen e atdheut, të kufirit të Shqipërisë, këtu përballë armikut shekullor”

Në këtë situatë jashtëzakonisht të vështirë për popullsinë shqiptare nën okupimin e huaj u zhvillua veprimtaria e elementeve atdhetare laike dhe fetare, e cila luajti një rol të rëndësishëm për ruajtjen e ekzistencës, për ngritjen e vetëdijes politike, për zhvillimin dhe progresin shoqëror politik, kulturor e fetar të shqiptarëve.

Të dhënat burimore dhe kujtimet e historisë së popullit të shumëvuajtur shqiptar vërtetojnë se krerët e komunitetit mysliman shqiptar ishin frymëzues dhe drejtues, komandantë shtabesh e njësish të vullnetarëve për mbrojtjen e Shqipërisë Etnike nga sulmet etnike e synimet komuniste për ripushtimin jugosllav të Kosovës e të viseve të tjera shqiptare në vitet 1941-1945.

Prijësit fetarë në viset e çliruara nga Jugosllavia me shumë zell dhanë prej vetes atë që mundën në atë kohë, duke e luajtur rolin e unitetit midis tri besimeve fetare shqiptare, mbi një pikë të vetme lirinë dhe unitetin e atdheut Shqipëri: “Kemi tri fe, por kemi vetëm një atdhe të përbashkët, një gjuhë, një diell e një Zot. Detyrë mbi detyra kemi mbrojtjen e atdheut, të kufirit të Shqipërisë, këtu përballë armikut shekullor”, ishte amanet i Mulla Idriz Velekincës, komandant i shtabit të mbrojtjes kombëtare të nënprefekturës së Gjilanit.

Për ta vërtetuar faktin se dijetarët islamë shqiptarë jo rrallëherë ishin mësues të denjë të kauzës kombëtare, kujtojmë edhe disa vlerësime politike të artikuluara në programin e mbrojtjes kombëtare të Shqipërisë Etnike nga vaizi apo ligjërata e Mulla Vesel Gutës, të mbajtur në xhaminë Bajrakli të Prizrenit, më 17 prill 1943, në dyvjetorin e çlirimit nga pushtuesit jugosllav, citojmë: “Pas 5 shekujsh robnie të vështirë, Kosova nga traktati i turpshëm i Versait hëngri grushtin ma të rëndë, u nënshtrua nën zotimin mizuer të një pakice t’egër. Mbeti pothuaj 30 vjet rresht nën shkelmin serb e shkëputën prej nanës Shqipëri… por, durimin nuk e humbi, shpresën e kishte të gjallë se dikur për hir të së drejtës hyjnore do të binte edhe për Kosovën buria e lirisë”. Në fakt, kjo buri e lirisë, të cilën sikur e kishte parandier Mulla Veseli para më shumë se 70 vjetëve, për Kosovën ra më 17 shkurt të vitit 2008.

Në rrethanat pas Luftës së Dytë Botërore, tani në Jugosllavinë e Re,

nën regjimin komunist, shqiptarët do të përjetonin drama tragjike edhe për gjysmë shekulli. Vetëm gjatë viteve 1945-1950 nën urdhrat e pushtetit sllavokomunist të Beogradit u rrahën dhe u masakruan rreth 50 mijë vetë, vetëm pse ishin shqiptarë. Në këto rrethana të rënduara për shqiptarët, prijësit shqiptarë islamë, atdhetarë të shquar si: Mulla Hysen Statovci, Mulla Kadri Llashtica, Mulla Sadri Prestreshi, Mulla Adem Ibrahim Maloku, Mulla Nur Gjinovci, Hafiz Jakup Muqeziu, Mulla Iliaz Broja dhe shumë të tjerë, u vunë përsëri në shërbim të popullit shqiptar, duke u bërë pjesëmarrës të çdo lloj rezistence popullore kundër dhunës ushtarake dhe policore serbo-sllave.

Mbështetur në të gjitha burimet relevante të historisë së popullit shqiptar, institucionet fetare dhe prijësit e mirëfilltë fetarë shqiptarë të këtyre institucioneve gjithherë kanë qenë në vijë kombëtarenë shërbim të popullit dhe të tolerancës ndërfetare. Këtë rrugë, institucionet fetare veçmas Bashkësia Islame e Kosovës dhe liderët e tyre fetarë kanë vazhduar ta ndjekin edhe gjatë periudhës së fundit të historisë më të re të popullit shqiptar.

Nga vitet e nëntëdhjeta e gjer në përfundimin e luftës së fundit në Kosovë, numër i konsiderueshëm i hoxhallarëve kanë qenë të angazhuar dhe aktivë nëpër parti të ndryshme politike, të cilat në programet e tyre kishin për objektiv lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Institucionet e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, si Fakulteti i Studimeve Islame dhe veçmas medreseja “Alaudin” ishin shndërruar në qendra të organizimit dhe të rezistencës kombëtare. Gjatë kësaj periudhe vetëm në medresenë e mesme “Alaudin” të Prishtinës, ishin organizuar mbi 1200 tubime me karakter kulturor, shkencor, kombëtar, politik etj..

Edhe gjatë zhvillimit të luftës së fundit në Kosovë, numër i konsiderueshëm i teologëve dhe hoxhallarëve kanë qenë të rreshtuar në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe dhjetëra prej tyre kanë rënë dëshmorë në altarin e lirisë. Mu për shkak të pozicionimit kombëtar të prijësve fetarë, sulmi i politikës neofashiste serbe mbi objektet fetare islame nëpër Kosovë ishte shumë i egër e që rezultoi me djegien dhe rrënimin e 218 xhamive, ashtu sikurse më 1919, kur 80% të xhamive Serbia i shndërroi në stalla kuajsh.

Edhe pse konflikti serbo- shqiptar në Kosovë nuk kishte karakter fetar, pala serbe është përpjekur që simbolet fetare t’i përdorë për mobilizimin e forcave serbe, për pastrimin e territoreve ku jetojnë shqiptarët gjithkah në Kosovë dhe për zhdukjen e monumenteve të tyre kulturore.

Ndonëse tërë ato padrejtësi u janë bërë në Kosovë, qoftë në të kaluarën e largët apo në atë të afërt, megjithatë, shqiptarët si popull shumicë në Kosovë, i janë kthyer ardhmërisë dhe ata jetësisht janë të interesuar për stabilizimin e gjendjes, ndërpaqësore, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Naim Tërnava, si dhe prijësit e tjerë fetarë myslimanë në vazhdimësi kanë qenë pjesë e dialogut me bashkësitë e tjera fetare të organizuara nga organizata dhe faktorë të ndryshëm ndërkombëtarë, në promovimin e paqes, në kërkim të vlerave hyjnore e humane, në kërkim të krijimit të urave të mirëkuptimit e mirëbesimit.

Dhe në fund dua të theksoj se për një të ardhme më të mirë për gjithë qytetarët e Kosovës dhe për ndërtimin e paqes dhe tolerancës më të mirë ndërfetare dhe ndërnacionale duhet të merren parasysh këto



timin e paqes dhe tolerancës në Kosovën e pasluftës.

Duke pasur parasysh rëndësinë që ka stabiliteti politik dhe ndërtimi i paqes në Kosovë pas përfundimit të luftës, si dhe rolin që mund ta kenë institucionet fetare në këtë fushë, Bashkësia Islame e Kosovës, kreu i saj udhëheqës, institucionet e saj dhe imamët anekënd vendit në vazhdimësi janë angazhuar që me mësimet dhe predikimet e tyre të përçojnë mesazhet hyjnore që thërrasin për paqe, dashuri, mirëkuptim, respektim të tjetrit e para së gjithash për falje.

Në drejtim të promovimit të vlerave

rrethana:

1. Pas shpalljes së pavarësisë së Kosovës, Serbia duhet të pranojë realitetin e krijuar në gjeopolitikën ballkanike, rolin e ri të shqiptarëve në Ballkan.
2. Pakica serbe duhet të pajtohet me realitetin e ri të krijuar në Kosovë dhe fatin e saj duhet ta lidhë me Kosovën, pra aty ku jeton e vepron.
3. Faktori ndërkombëtar duhet të mbajë pozicion të drejtë karshi çështjes së Kosovës dhe të jetë më i vendosur për përmbylljen e problemeve mes Kosovës dhe Serbisë.

PhD. Violeta Smajlaj

# Dashuria për vendin dhe koncepti i shtetësisë

Islami edhe rrënjosi në vetëdijen e besimtarit ndjenjën e përgjegjësisë për të avancuar vendin e vet kah përparimi, si shtytje për të kontribuuar në zhvillimin e tij.

Në një çast tejet të prekshëm, natën e emigrimit, në një kodër në periferi të Mekës, u ndal Pejgamberi ynë i bekuar që t'i jepte lamtumirën vendlindjes së tij. Nga tregu i qytetit "Hazvere" ktheu shikimin drejt Mekës me sy të mallëngjyer dhe me zemër të thyer tha: "Ah, sa vend i mirë dhe i dashur që je për mua! Po të mos më dëbonin, nuk do të banoja vend tjetër"[1]

Ishin këto fjalët që dolën natyrshëm me plot dashuri për vendlindjen dhe shprehën përkatësinë që ndiente për të.

Nisur nga kjo thënie dhe të tjera e konsiderojmë të drejtë konstatimin e imam Dhehebiut kur ndër gjërat më të dashura për të Dërguarin, paqja dhe mëshira qofshin me të, përmend dashurinë për vatanin.[2]

Madje, i Dërguari ynë alejhisselam ka porositur të mos qëndrojmë larg atdheut, saqë këshillonte haxhitë të përshpejtonin kthimin në vendlindje menjëherë pas përfundimit të ceremonive të Haxhit. Ai u thoshte atyre: "Sapo të kryej ndonjëri prej jush Haxhin, ta përshpejtojë kthimin në familje, se kjo ia rrit shpërblimin".[3]

Me "familje" këtu mund të nënkuptohet vendlindja, sepse përfshihen me këtë udhëzim edhe ata haxhi që nuk kanë gra e as fëmijë.

Dashuria e njeriut për kombin dhe ndjenja e përkatësisë për vendin, janë emocione të natyrshme njerëzore dhe vlera morale, si të tilla Islami i inkurajoi këto lloj ndjenjash dashurie.

Por jo vetëm kaq, Islami edhe rrënjosi në vetëdijen e besimtarit ndjenjën e përgjegjësisë për të avancuar vendin e vet kah përparimi, si shtytje për të kontribuuar në zhvillimin e tij. Prandaj, me të drejtë thuhet ajo që është përcjellë me fjalë të ngjashme edhe nga halifi Umer se "me motivin e dashurisë ndaj vendit, janë ndërtuar shtetet"[4], nga vetë fakti se njerëzit nuk janë të lumtur për diçka tjetër të lindur më shumë sesa për përkatësinë e tyre ndaj vendit.



"Dashuria për vatanin është prej imanit"

Përndryshe, nëse tërheqim një analogji mund të themi: nëse gjidhënësja gëzon tretmanin mëmë, atëherë edhe vendlindja meriton tretmanin mëmëdhe. Kështu merr kuptim edhe fraza e të parëve: "Dashuria për vatanin është prej imanit",[5], ngase një dashuri aq sa është e natyrshme është edhe fetare në të njëjtën kohë.

Ndërkaq shtetësia, si koncept bashkëkohor, është partneritet mes bijve të një shteti, që i bashkon ata në qëllime dhe në sfida, përfitime dhe arritje, në të drejta dhe obligime. Dhe, shembulli ynë në këtë vend, duhet të jetë si ai i trupit, me të cilin i përngjasonte i Dërguari alejhisselam besimtarët dhe për të cilin thoshte: "Kur ankon një pjesë e tij, i tërë trupi alarmon me pagjumësi e temperaturë".[6]

Është iluzion të mendohet se arritja e interesave individuale që shkon në llogari të së mirës së përgjithshme siguron lumturinë, kjo s'ka ndodhur e as që do ndodhë ndonjëherë, se nuk ka egoizëm në vatan, në tryezën e tij të gjithë jemi të barabartë, ajo që mund të bën dallimin është vetëm zelli në dije dhe shkathtësia për punë.

Vetëdijesimi ynë në kuptimin e drejtë të shtetësisë stimulon hapjen me të gjitha kategoritë e shoqërisë, për t'u njohur dhe për të bashkëpunuar me një çiltërsi të ndërsjelltë për mirësi (virtyt) dhe drejtësi. Andaj, lutem të jemi prej atyre që në veprimtarinë e tyre kanë parasysh fjalën e të madhit Zot: "Bashkëpunoni në të mira dhe devotshmëri e jo në të këqija e armiqësi".[7]

*1. Transmeton Tirmidhiu, El Xhamiul Kebir, El Menakib, Fadli Mekke, nr. 4024, dhe e saktësoi. Dhehebiu ndër gjërat e dashura për të Dërguarin përmend dashurinë e tij për vatanin. 2. Dhehebiu, Sijeru A'lamin-Nubela, Muesseturr-Rrisale, 15/393. 3. Transmeton Hakimi, El Mustedrek, El Menasik, nr 673, dhe e saktësoi sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit. Me të u pajtua edhe Dhehebiu. 4. Bejhekiu, El Mehasinu el-Mesavi, Darul Mearif, fq. 286. 5. Sekhavi, El Mekasidul Hasene, hadithi nr. 375. 6. Trasmeton Buhariu nr. 6011 dhe Muslimi nr. 2586. 7. El Maide: 2.*

Agnesa Sinani

# Kosovë, oj toka ime!

Kosovë, oj lulja më e bukur në mesin e të gjitha luleve të kësaj bote, që me petalet e tua më rrite e më ledhatove si bijën tënde duke ma kënduar këngën tënde, me të cilën u rrita dhe e ushqeva dashurinë për ty. Vendi ku linda e u rrita, vendi ku mësova hapat e parë dhe fjalët e para e më të dashura, fjalët: nënë, baba dhe atdhe. Kënga jote më ndoqi gjithë jetën duke menduar që ishte ninullë për gjithë fëmijët e Kosovës e nuk e dija që ajo ishte vetë historia jote, që ishte historia e familjes sime, që ishte historia e gjithë popullit tim, por ajo që shkruhet në historinë tënde është një jetë e tërë sakrificë e mund e nuk mjaftonte vetëm kjo, sepse që të të shihnin ty të lirë trimat e tu nuk e kursenin veten, madje as familjen, e sot ti numëron shumë heronj që ishin bijtë e tu e që ranë mbi këtë tokë për ta kthyer gjakun e tyre në lulet e kuqe të lirisë, qoftë për jetë mbi këtë tokë gjaku i atyre të cilët dhanë jetën për këtë vend.

Në ishim një gjeneratë që, edhe pse e përjetuam një pjesë të trishtë të asaj historie, nuk kujtojmë shumë nga ajo kohë, vetëm që u rritëm duke na thënë që: ju jeni shpresa për këtë vend, ju jeni e ardhmja e ndritur e këtij vendi, ju jeni për ta çuar në vend amanetin e të parëve dhe të gjithë atyre të cilët dhanë jetën e tyre që ne sot ta gëzojmë Kosovën tonë të lirë. Rritur me këtë ndjenjë, duke shkelur në këtë tokë të përlyer me gjakun e vajzave, nënave, motrave, djemve, gjyshërve, baballarëve dhe fëmijëve të tu, sot ëndrrat tona po fluturojnë qiellit, ëndrrat dhe shpresat tona për vendin tim, për ty, oj Kosova ime, që në heshtje më pëshpërite se urreje të mbeteshe vend i copëtuar nga të gjitha vendet e botës, për ty që, më mirë se çdokush tjetër, më mësoi të ndihem krenare, të ndihem krenare për emrin tënd dhe për të kaluarën tënde! Historia jote është pjesë e çdo shtëpie të popullit shqiptar, sa e trishtë dhe e brishtë që është brenda vetes, por nga jashtë reflekton një ndjenjë krenarie për ty, oj bija e Shqipërisë së madhe, që të gjithë e ëndërrojmë dhe jetojmë më shpresën se një ditë do të jetë siç ishte dikur…!

Dikur çdo lindje e diellit ishe lindje e shpresës për liri e sot dielli po lind bashkë më të. Sot po jetojmë ndryshe, po jetojmë me sy nga e ardhmja, por duke mos e harruar asnjëherë sa i freskët do të mbetet gjithmonë kujtimi për të kaluarën tënde, pjesë e së cilës ishin të gjithë shqiptarët anembanë botës. Sikurse herëve të tjera, edhe sot zgjodha të të shkruaj, t'i shkruaj vendit tim, t'ia kushtoj fjalët më të bukura e me ndjenja të përziera. Sot, po të shkruaj për të të uruar, edhe pse në heshtjen time të brishtë të urova gjithmonë, por sot zgjodha të të uroj ndryshe! Në dekadën e parë të lirisë tënde na bëre të frymojmë më lirshëm së kurrë. Çdo ditë e më shumë po e ndiejmë atë që na kishte munguar gjithmonë. Dhjetë vjet e pavarur nga asgjë, por e kushtëzuar nga shumë gjëra, ndoshta pse pasojat e së kaluarës ende po i vuajmë edhe sot në ditët e lirisë tënde, kushedi edhe sa do t'i vuajmë, por jemi zotuar dhe të kemi premtuar që, siç ia kemi dalë përherë, do të bashkohemi për ty e më të gjitha forcat do të të mbrojmë që ti o vendi im të gëzosh lirinë për aq vjet sa Zoti të lërë jetë në këtë botë!

Kemi lindur e jemi rritur me traditën e patriotizmin e të parëve të këtij vendi ashtu siç lindën e u rritën dhe stërgjyshërit, gjyshërit dhe baballarët tanë e kjo traditë do të vazhdojë në të gjithë brezat e së ardhmes pa u shuar kurrë. Të edukuar për vlerat kombëtare, kemi pasur dhe do të kemi gjithmonë arsye që të jemi krenarë duke qenë kështu pjesë e rrëfimit historik mbi ndërtimin e shtetit e historia jote do të vazhdojë të shkruhet sot e përgjithmonë duke lënë gjurmë në krejt botën…

10 vjet shtet, një dekadë liri e një jetë të tërë krenarë!

Sot, në jubilarin tënd të parë, ne po këndojmë këngët e lirisë e po hedhim valle lirshëm mbi ata tinguj të krijuar nga ne si dhuratë për përvjetorin e pavarësisë tënde. Gëzojeni këtë ditë e kështu të gëzuar qofshit gjithmonë, këtë ditë e cila ishte ëndrra shekullore e gjithë shqiptarëve dhe amaneti i atyre të cilët, me nderimet më të mëdha dhe duke u uruar lavdi të përjetshme, i përkujtojmë për veprën dhe sakrificën për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës.

Gëzojeni edhe ju këtë ditë, o Baca Adem, bashkë me Hamëz Jasharin e gjithë fisin tënd!

Dhe ti që me veprën e punën tënde u ndërtua shteti i Kosovës, arkitekt i pavarësisë së vendit, president Ibrahim Rugova!

Ju, o Isa Boletini , Azem e Shotë Galica, Zahir Pajaziti, Shaban Polluzha, Idriz Seferi, Ilaz Kodra, vëllezërit Gërvalla dhe Haradinaj, vëllezërit Ismet, Muharrem dhe Nazim Asllani të cilët ishin pjesë e familjes sime, dëshmorë të tjerë, të gëzuar, krenarë dhe në shkallët më të larta të Xhnenetit qofshit ju dhe të gjithë ata që flijuan jetën për ta bërë Kosovën shtet të shqiptarëve dhe të pavarur!

Të përulur para Zotit e nderues për sakrificën dhe veprën e madhe të të gjithë atyre vajzave dhe djemve që ke rritur, të urojmë: rrofsh e qofsh ashtu siç të ka hije o vendi më i shtrenjtë në botë, oj Kosova ime!

Nexhat Ibrahimi

# Dilema e shoqërisë islame bashkëkohore ndaj modernizmit

A është diç moderne vetëm pse pikënisjen e ka në Perëndim? A është moderne vetëm pse është e prodhuar nga perëndimorët? A mund të quhet një inovacion modern dhe të mos jetë prodhim perëndimor?

## Hyrje

Çështja e përparimit intelektual, sidomos përparimit tekniko-teknologjik, është ndër temat më të përfolura në të gjitha nivelet, në të gjitha vendet gjatë shekullit XX-XXI. Por, më së shumti përflitet në vendet e pazhvilluara dhe ato të gjysmëzhvilluara, për shkak të synimit të tyre që t'i bashkohen të zhvilluarve. Në këtë bisedë, e pashmangshme është edhe fjala Perëndim, si sinonim i zhvillimit, progresit, në të gjitha pikëpamjet. Këtë për vete e mendon edhe vetë Perëndimi. Si i tillë edhe sillet me vendet e tjera, duke shtrirë dominimin e vet tek ta, madje duke eksportuar maniret e veta tek ta, si në shkencë e teknologji, ashtu edhe në kulturë, art, filozofi, letërsi, bonton e përditshmëri.

## Shqyrtime rreth modernizmit

A është moderne[1] një gjë edhe për Perëndimin, edhe për Lindjen? A është e dinjitetshme një gjë edhe për Perëndimin, edhe për Lindjen?

Pyetja vijuese është: përse Perëndimi quhet modern e jo edhe Lindja? Mos është modern për shkak të shkencës e përparimit, apo edhe për shkak të kulturës e qytetërimit që ka, për shkak të kulturës, filozofisë dhe mënyrës së jetesës që bën? Mos është modern Perëndimi për shkak të pornografisë, luksit, shfrenimit e perversitetit moral, përdorimit të narkotikëve etj.? A mos duhet të bëhemi edhe ne sikurse amerikanët nëse dëshirojmë të bëhemi modernë, përparimtarë në shkencë e teknologji? A mos domethënë kjo që, nëse ne duam të bëhemi përparimtarë në shkencë e teknologji, duhet të kemi politikë e kulturë joreligjioze e të pamoralshme?

Mendimet janë të shumta, por dy prej tyre dominojnë. Njëri mendim është se disa kritikë të modernizmit thonë se modernizmi ka instaluar vlera të shumta negative, pikërisht në saje të sistemit dhe mënyrës së funksionimit të tij. Ata porositin se, pasi që vlerat moderniste janë të papranueshme për tradicionalizmin (si shkatërrimi i natyrës dhe problemi ekologjik, kolonializmi dhe neokolonializmi, prodhimi i armëve kimike e biologjike të shkatërrimit në masë, pervesiteti seksual i të gjitha llojeve, pornografia etj.), as modernizmi si përparim teknik e teknologjik nuk nevojitet.

Në anën tjetër, të arriturat e fundit në industrinë automobilistike, të aviotransportit, arritjeve teknike në fushën e biologjisë, kozmologjisë, fizikës, në telefoni, kompjuteristikë, televizion, grafikë e shumë tjera, jo vetëm që






joshin, por ulemaja islame madje i rekomandon si mjete për të mbajtur hapin me botën (edhe pse ato përmbajnë në vete edhe pronografi e degjenerime të tjera). Para kësaj çështjeje duhet të pyesim: a është diç moderne vetëm pse pikënisjen e ka në Perëndim? A është moderne vetëm pse është e prodhuar nga perëndimorët? A mund të quhet një inovacion modern dhe të mos jetë prodhim perëndimor?[2]

Modernizmi paraqet pikën kthesë të epokës së re ideore në Perëndim. R. Bekoni (1220 – 1292) dhe R. Dekarti (1597-1651) janë fillimi i kësaj epoke me kontestimin e metodologjisë aristoteliane (e cila bazohej në pikëpamjen racionale, me epërsi ndaj metodës eksperimentale) dhe afirmimin e metodës tjetër, asaj empirike. R. Bekoni e avancoi metodën empirike, të vrojtimit dhe përvojës dhe në vend të Organonit të Aristotelit propozoi Organonin e Ri, me synim të sendërtimit të dobisë materiale për njeriun. Edhe R. Dekarti ndihmoi pikëpamjet e Bekonit për përdorimin e të menduarit. Dekarti mendonte se shkenca ka njohuri të qarta dhe të besueshme, ndërsa matematikën e konsideronte shembull të përkryer të shkencës. Për Bekonin rëndësi fundamentale kishin shkencat natyrore, por për Dekartin rëndësi kishte matematika. Këto dy metoda, ajo e vrojtimit dhe përvojës të Bekonit dhe ajo e matematikës e Dekartit, i hapën Perëndimit dyert drejt përparimit shkencor, i cili ishte shkaktari themelor i fillimit të modernizmit. Me zvogëlimin e rëndësisë së filozofisë peripatetike të Aristotelit, u zvogëlua edhe ndikimi i Kishës në shoqëri, ashtu si i kishte kuptuar Kisha çështjet e caktuara filozofike, të cilat ishin ngushtë të lidhura me perceptimin kishtar të peripatetizmit (kjo ndodhi për shkak se Toma Akuini ishte interpretuesi më i madh kishtar, kurse Vatikani mësimet e Akuinit në teologji e filozofi i shpalli për doktrinë zyrtare kishtare në vitin 1879.[3] Rritja e ndikimit të shkencës në shoqëri çoi në lirinë e shkencës nga Kisha dhe në paraqitjen e modernizmit si tërësi shoqërore, me pikëpamje të përkufizuara në fushat e ndryshme të jetës. Në evoluimin e modernizmit ndikuan shumë faktorë, si: ushtarakë, ekonomikë, politikë, socialë etj.. Por, meqë ne hulumtojmë aspektin ideor e jo praktik të përparimit të shkencës e teknologjisë, po orvatemi të gjejmë edhe faktorët ideorë të përparimit dhe modernizmit.[4]

## Përse përparimi teknik dhe teknologjik në Perëndim

Pyesim sërish: përse shkenca në kuptimin e sotëm u shfaq dhe përparoi në Perëndim e jo diku tjetër?

Ka shumë faktorë, por njëri nga ta është trashëgimia antike greke dhe qëndrimet e feve të shpallura (monoteiste), përkatësisht moskonsistenca e pajtimit të ndërsjellë ndërmjet besimit dhe arsyes në etapa të caktuara të mesjetës te myslimanët dhe kontestimi i Kishës Romane dhe të doktrinës së saj nga luterianët reformatorë, përgatiti klimë të favorshme për kërkimin e dijes jashtë sistemit të deriatëhershëm. Kjo ndarje e shkencës prej Kishës shkaktoi shumëzimin e ideve dhe rritì frymën e hulumtimeve. Dalja në skenë e E. Kantit (1724 –1804) dhe G. F. Hegelit (1779-1831), i dhanë rëndësi njeriut, ndërsa për këtë angazhim Jyrgen Habermasi (1929) e quajti Hegelin si themelues dhe kontribues të modernizmit. Në këtë frymë ishte edhe E. Kanti, ndër mendimtarët e rëndësishëm modernistë, i cili, i pyetur për iluminizmin, tha: "Eliminimi i tutorisë mbi njeriun".[5]

Kjo ishte edhe një përgjigje në favor të frymës së kolektivizmit grek dhe instalimit të frymës së subjektivizmit të njeriut, i cili e gjeti veten në fushën e kolektivitetit, që në fund të dominojë me kolektivitetin.

> **Muhammedi a.s. thotë: “Urtësia është gjë e humbur për besimtarin, ku ta gjejë, le ta marrë”.**

Këto ndryshime sollën vlera dhe jovlera, vlerësime relative të palëve, por sidoqoftë, modernizmi solli përparim, i cili, edhe pse pati efekte edhe pozitive (materiale) edhe negative (në sistemin e vlerave), njerëzve u solli një klimë pozitiviteti pas një varfërie shkatërruese shumëshekullore. Produkti më i rëndësishëm i progresit ishte mirëqenia, edhe pse grupet e sufizmit islam e kontestojnë këtë konstatim, duke favorizuar varfërinë, por grupet e etikës islame e relativizojnë mendimin sufist, duke thënë: Nëse njeriu është i varfër duhet të bëjë durim e nëse është i pasur duhet të bëhet falënderues. Në anën tjetër, në peshoren e arsyes dhe hulumtimeve shkencore, këto dilema nuk kanë vlerë dhe më tepër acarojnë gjendjen sesa e qetësojnë. Madje, bollëku material, sipas tyre, çon në degjenerim moral, social e ekonomik. Por, edhe varfëria nuk qëndron më mirë, sepse nxit kriminalitetin material, social, moral etj.[6]

Të dy pikëpamjet kanë anën pozitive, por edhe anën negative, jo si pasojë e varfërisë vetvetiu, as e bollëkut vetvetiu, por si pasojë e abuzimit me këto dy gjendje, prandaj edhe eliminimi i shkencës do të ishte i paqëndrueshëm, sepse ajo është produkt i mendjes dhe të menduarit. Mendja dhe të menduarit nuk mund të eliminohen, sepse janë dhuratë e Zotit dhe nevojë e njeriut. Skajshmëria në përdorimin e mendjes dhe të të menduarit, frymëzuar nga Kanti e Hegeli, solli deri te epoka e quajtur “epoka e arsyes” (age of reason), duke e bërë arsyen strumbullar të jetës dhe veprimit.[7] Ky trend nxiti postmodernistët dhe të tjerët që të reagojnë kundër absolutizmit të shkencës dhe produktit të saj, arritjeve teknike.

Islami nuk është kundër dijes e shkencës, as kundër produkteve të tyre dhe dijen e konsideron mjet për njohjen e gjërave e jo synim në vete. As arritjet e saj nuk i konsideron absolute, por vetëm përpjekje njerëzore, pa marrë parasysh vendin dhe kohën ku prodhohet.

Muhammedi a.s. thotë: “Urtësia është gjë e humbur për besimtarin, ku ta gjejë, le ta marrë”. “Kërkoje diturinë qoftë edhe në Kinë”.

Në brezat e parë të myslimanëve nuk kishte neveri e rezistencë ndaj diturive të huaja. Përkundrazi, i merrnin dhe i studionin. Bënin vlerësimin dhe u sugjeronin besimtarëve për përdorimin apo mospërdorimin e atyre shkencave e urtësive. Shkenca vetvetiu nuk ka të keqe, derisa asaj nuk i shtohet kriteri i vlerësimit dhe orientimit dhe përdorimit të asaj shkence. Ajo mund të bëhet e keqe nëse nuk përdoret për qëllimet e mirëfillta, të dobishme e humane. Nuk ishte e keqe as shkenca islame që iu dha botës disa shekuj me radhë.[8] Nëse një kulturë e qytetërim abuzon me shkencën dhe të arriturat teknologjike, shkenca dhe arritjet teknologjike vetvetiu nuk kanë kuptim të keq dhe nuk duhen refuzuar ato. Ajo do të refuzohet nëse njeriu i jep mandat të vlerësojë botën, të orientojë botën, të mohojë Zotin apo të prodhojë zota të tjerë. Kjo nuk është shkencë e mirëfilltë, por spekulim njerëzor. Si rezultat i kësaj mund të thuhet se filozofia antike greke nuk duhej refuzuar, por duhet refuzuar ajo që synohej nga disa filozofë grekë. Gjithashtu, bollëku nuk duhet refuzuar. Por, nëse bollëku bëhet synim në vete, atëherë nuk është faji te bollëku por te njeriu lakmues dhe i verbër apo te ideologjia e tij që synon çdo gjë, pa marrë parasysh mjetet e sendërtimit. Të këqijat në Perëndim nuk janë rezultat i shkencës, por i bollëkut dhe mungesës së moralit në këtë shkencë me bollëk.[9]

## Përfundim

Dija dhe shkenca janë pa atdhe, pa gjuhë, pa racë, pa ngjyrë, as të Lindjes e as të Perëndimit. Njeriu i interesuar mund t’i marrë dhe përvetësojë kudo qofshin ato. Shoqëria religjioze, që është e hapur ndaj urtësisë dhe vlerave botërore, është e volitshme për zhvillimin e dijes dhe shkencës. Gjasat që shoqëria e tillë të gjejë hapësirë në shekullin XXI dhe të bëhet e kërkuar, me synim të gjetjes së zgjidhjeve për krizën e shumëfishtë njerëzore, janë reale dhe shpresëdhënëse. Si rezultat i ndërlidhjes, pak nga pak, shoqëria moderne morale njerëzore do të rrëshqasë drejt shoqërisë moderne religjioze njerëzore.

*1. Modernizmi është koncept dinamik dhe relativ për të shënuar shfaqjet apo dukuritë bashkëkohore në politikë, art, shkencë etj.. Modernizmi është koncepti për të shënuar të rejat në krahasim me traditën. Krahas këtij termi, mbase si nus-produkte, u paraqitën edhe shumë terma tjerë si natyralizmi, impresionalizmi, simbolizmi, futurizmi, ekspresionizmi, ekzistencializmi etj. Modernizmi përfshinte artin, letërsinë, arkitekturën progresive, përkatësisht ai ishte një rebelizëm kundër së kaluarës. Modernizmi u shfaq në fund të shekullit XVIII. Shih: Hrvatska enciklopedija, zëri ‘modernizam’, Zagreb, 1999-2009. 2. Shih: http://www.ibn-sina.net/old/index.php?option=com_content&view=article&id=49%3Ada-li-je-mogue-moderno-islamsko-drutvo-muhammad-j-pirmoradi&catid=18%3Aznakovi-vremena&Itemid=142&lang=bs. 3. Sipas: Ekrem Murtezai, Fjalor i filozofisë, Prishtinë, 1995, fq. 829. 4. Aspekte të ndryshme të modernizmit shih: Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Shkup, 2009, fq. 419. 5. http://www.ibn-sina.net/old/index.php?option=com_content&view=article&id=49%3Ada-li-je-mogue-moderno-islamsko-drutvo-muhammad-j-pirmoradi&catid=18%3Aznakovi-vremena&Itemid=142&lang=bs. 6. http://www.ibn-sina.net/old/index.php?option=com_content&view=article&id=49%3Ada-li-je-mogue-moderno-islamsko-drutvo-muhammad-j-pirmoradi&catid=18%3Aznakovi-vremena&Itemid=142&lang=bs. 7. Zëri “Mondermizmi dhe zhvillimi” në: Nexhat Ibrahimi, Fjalor Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, në proces botimi.8. Zëri “Mondermizmi islam” në: Nexhat Ibrahimi, Fjalor Enciklopedik Islam, Logos-A, Shkup, në proces botimi.*

*9. http://www.ibn-sina.net/old/index.php?option=com_content&view=article&id=49%3Ada-li-je-mogue-moderno-islamsko-drutvo-muhammad-j-pirmoradi&catid=18%3Aznakovi-vremena&Itemid=142&lang=bs.*

Muhamed B. Sytari

# Vërshimi i zemrave drejt Vendit të më të dashurve…

Po vështroja me vëmendje një ndër fotot artistike të Qabesë së Madhnueshme. (Jam i sigurt se keni parë shumë sosh, sidomos tashmë që falë teknologjisë bashkëkohore, shkrepjet në Harem, hera-herës ia kalojnë edhe numrit të tavafeve përreth Tij..!?). Një shkrepje mjeshtërore! Jam i paaftë ta përshkruaj bukurinë e saj materiale, sikurse nuk gjej fjalë prej fjalëve tona për të thënë se nuri i saj ia tejkalon aurorës polare, që me dritën veriore dhe kërcëllitjet e saj mahnit vëzhguesit e shumtë kuriozë dhe vizitorët e fjordeve nordike.

Në fakt, drita dhe bukuria e saj, nuri dhe jehona e dhikreve masive, lutjeve individuale dhe fëshfërimave të fletëve të mushafeve në duart e kënduesve të përkushtuar, por jo vetëm, të mahnisin dhe ta shtojnë mallin, tërheqjen drejt saj… Para Saj të duket se, aq sa rritesh, aq edhe etesh, aq përmallohesh e aq mbushesh me dashni, që vetëm në përshpirtje lutjesh me ballin në sexhde, mund të gjesh fjalë për t'i thënë në heshtjen e sirreve (sekreteve) që ato përhapin në hapësirat e Haremit plot gjurmë shekullore…

Më thirri zani i lutjes së hz. Ibrahimit, teksa lutej, siç e përshkruan Kurani Famëlartë: "Zoti ynë, unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, pranë Shtëpisë Tënde të shenjtë. Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin, pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen[1] për ata…"[2]

E përsërita disa herë me vete këtë pjesë: "…pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata…", i përfshirë nga ndjenja e turpit para bekimeve, me të cilat na ka rrethuar Krijuesi i tanësisë, teksa ka vendosur

**"Zoti ynë, unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, pranë Shtëpisë Tënde të shenjtë. Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin, pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata…"**

mallin dhe tërheqjen e zemrës drejt këtij vendi, dhe simbolikave të shenjta me të cilat rrethohet!

Iu riktheva librave. Natyrshëm, trokita në disa dyer të mëdha të tefsirit të Kuranit. U ula para Imam Razit, para Kurtubiut, Mulla Aliut të famshëm, Ibn Kethirit, Imam Nesefiut e Ibn Ashurit. Nuk mund të rrija pa kthyer zemrën, si drejt një kible drite, edhe nga imam Gazaliu në



"Ihja"-në e tij të pashembullt. U konsultova edhe me dr. Nabulsin e urtë, por jo vetëm dhe, si në një kopsht, ku vjeshta dhe dimri s'trokasin asnjëherë, mblodha esencën e luleve të mendimit dhe shpjegimit rreth këtij fragmenti të bekuar…

Dhe, dijetarët folën qartë dhe saktë aq sa nuk lanë imtësi pa përmendur rreth kuptimeve dhe rrezatimeve të këtij fragmenti dhe hapësirave të tij. Kështu, duke iu referuar një pjese elitare të trashëgimisë sonë diturore, të regjistruar në vëllime të verifikuara shkencërisht, para duarve të mia u formësua një masë e nurtë, që zbërthen në imtësi harfet e këtij fragmenti përmallues.

Fillimisht, imam Ibn Kethiri, në tefsirin e tij shpjegon, se: "(Ky ajet) Tregon se kjo është një lutje e dytë, pas duasë së parë që bëri (hz. Ibrahimi), kur u largua nga Haxherja dhe i biri, pra para ndërtimit të Shtëpisë (Qabesë së Madhnueshme). Ndërsa kjo lutje[3] ka ndodhur pas ndërtimit të Shtëpisë, si vërtetim dhe tërheqje drejt Allahut të Madhëruar…"[4]

Në komentimin e tij të ajetit: "Pra, bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata…", imam Razi shpjegon, se: [(Pra, bëj që zemrat e disa njerëzve) Të synojnë vizitën e tyre. Gjithashtu kanë thënë: Të shpejtojnë drejt tyre. … Kjo lutje (lutja e hz. Ibrahimit) përfshin fenë dhe këtë botë. Fenë, sepse përfshin tërheqjen e njerëzve për të shkuar drejt atyre vendeve, për shkak të adhurimit dhe bindjes ndaj Allahut të Madhëruar… "Zemrat e disa njerëzve", ka si kuptim: Bëj që zemrat e disa njerëzve të tërhiqen drejt tyre. Ka thënë Muxhahidi: "Po të thoshte: "zemrat e njerëzve", do të dyndeshin drejt tij persët, romakët etj." Ndërsa Said ibn Xhubejri ka thënë: "Po të thoshte "zemrat e njerëzve" do të bënin haxh edhe jehudët, të krishterët dhe mexhusët (zjarrputistët), por ka thënë: "zemrat e disa njerëzve" dhe ata janë myslimanët"][5]

Ndërsa imam Kurtubiu, shpjegon se ndër të tjera: "Kanë thënë gjithashtu: Delegacione e grupe… Si të thoshte: "Pra, bëj që ca delegacione njerëzish të shkojnë drejt tyre"… Ndërsa Ibn Abbasi dhe Muxhahidi, kanë thënë: "…, por tha: "disa njerëz", që janë myslimanët". Ndërsa fjala e tij: "të mallëngjehen për ata", do të thotë: Të përmallohen për vizitën e Shtëpisë (Qabesë së Madhnueshme)"[6]

Këtu, më duhet të ndalem për pak dhe të bëj një sqarim, që e shoh të udhës. Duke iu referuar disa prej përkthimeve të kuptimeve të Kuranit Famëlartë në gjuhën shqipe, del në pah se jo të gjitha botimet kanë përkthim të njëjtë; dikush përkthen fjalën nga ana gjuhësore, dikush tjetër e sjell atë të përshtatur nga komentimet e ndryshme dhe kultura e trashëguar nga shumësia e leximeve. Dhe, të dy grupet e kanë të saktë metodologjinë që kanë ndjekur.

Në grupin e parë hyn Myfti Salih Ferhati dhe Selim Sylejmani. Rahmetliu h. Salih Ferhati, e sjell kështu këtë fragment: "… bëji zemrat e njerëzve të anojnë drejt tyre".[7] Ndërsa Selim Sylejmani: "Bëj që zemrat e njerëzve të anojnë kah ata…".[8]

Në grupin e dytë bëjnë pjesë h. Sherif Ahmeti, h. Hasan Nahi dhe dr. Feti Mehdiu. Përkthimin e h. Sherif Ahmetit e kam marrë për bazë në fillim të këtij studimi. H. Hasan Nahi e përkthen kështu: "Prandaj, bëj që zemrat e njerëzve të ndiejnë dashamirësi për ata...".[9] Ndërsa dr. Feti Mehdiu: "O Zoti ynë, prandaj bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata…".[10]

E, ndoshta, më i sakti dhe më i ploti prezantim në shqip i këtij ajeti, është ai i të nderuarit, Bahri Aliu, i cili në përkthimin e tefsirit të imam Nesefiut, e përkthen kështu këtë ajet: "… bëj që zemrat e disa njerëzve të nxitojnë kah ata".[11]

Në vijim të komenteve dhe shpjegimeve të fragmentit që kemi para duarve, imam Ibn Ashuri, thotë: "Qëllimi i zemrës (zemrave) këtu, është shpirti dhe mendja. Ka sjellë fjalën "zemër", për të thënë se rrugëtimi i njerëzve drejt tyre me mall dhe dashuri, është i atillë, a thua se ajo që shpejton drejt tyre është zemra, jo trupi… Dashuria e njerëzve ndaj tyre sjell edhe dashurinë për vendin dhe përsëritjen e vizitës së tij…".[12]

Pra, sa herë hedhim vështrimet drejt Qabesë së Madhnueshme dhe ndiejmë një prekje malli e dëshire të papërshkrueshme për ta vizituar në vazhdimësi, duhet ta ndiejmë veten të bekuar nga Krijuesi ynë që na bëri pjesë të kësaj lutjeje shekullore, me të cilën u lut hz. Ibrahimi (a.s).

Tamam, siç e cilëson imam Nesefiu në tefsirin e tij: "… të udhëtojnë për atje me dashuri të dalluar."[13] , duke vënë theksin te sekreti i tërheqjes drejt Saj, në zemrat e të dashuruarve e të mallëngjyerve për të.

Në tefsirin e tij të këtij ajeti, Mulla Ali Hereviu, thekson: "Kanë thënë disa: Sikur të thoshte: "zemrat e njerëzve", drejt tyre do të vërshonin persët, romakët dhe të ngjashëm, sikurse do bënin haxh edhe jehudët, të krishterët dhe të ngjashëm. Këtu ka sinjal se Thirrja është specifike, ndërsa të ftuarit janë ajka. "Të mallëngjehen për ata", të anojnë drejt tyre me mall dhe të entuziazmohen prej tyre në shije".[14]

Këtyre kuptimeve i shkon edhe studiuesi i njohur, Ali Esh-Sherbexhi në tefsirin e tij. Teksa komenton këtë pjesë: "të mallëngjehen për ata", shkruan: "Mallëngjehen, përmallohen dhe tërhiqen drejt tyre, si dhe shpejtojnë për të vizituar Shtëpinë Tënde (Qabenë e Madhnueshme)".[15]

Malli dhe dashuria, në raport me ndjesinë e besimtarëve të tërhequr drejt Qabesë së Madhnueshme, përmenden edhe në tefsirin enciklopedik të Kuranit Famëlartë, botuar nga Shtëpia botuese me famë botërore "Darul-Fikr" në Damask.[16]

Ndërkohë, thirrësi i urtë bashkëkohor, dijetari dhe komentuesi i shquar damasken, shejh Muhammed Ratib En-Nabulsi, në tefsirin e tij, sqaron, se: "Vendi i shenjtë (Meka), është më i dashuri vend për Allahun e Madhëruar; sepse njerëzit në këtë vend e falin namazin. Dhe, kur haxhiu shkon aty, i penduar, i udhëzuar në rrugë të drejtë, i sinqertë dhe, njëkohësisht fal edhe namazin, sikurse thotë edhe:



Lebbejkall-llahumme lebbejke, Allahu i shfaqet atij në zemër, duke e bërë atë të shijojë ëmbëlsinë e besimit, ëmbëlsinë e afrimit, ëmbëlsinë e njohjes! Kështu, haxhiu kthehet nga këto vende të nxehta e të thata, pa bimësi, pa ujë, por i mbushur me lumturi. Po ku qëndron sekreti? "Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin..." Kushdo që e ka provuar, e di më së miri! Kushdo që ka shkuar në vendin e shenjtë të Allahut, e kupton domethënien e këtij ajeti! Prandaj, për një urtësi shumë domethënëse, këto vende s'frekuentohen, veçse nga besimtarët dhe nuk i kërkojnë, veçse të sinqertët sikurse, nuk i shpresojnë, veçse ata që shpresojnë mëshirën e Allahut të Madhëruar.

U pyet dikush: A ke bërë tavaf përreth Shtëpisë? Tha: Zotëria im, kam bërë tavaf përreth Shtëpisë, por jo përreth të Zotit të Shtëpisë. Mësuesi i tij tha: Haxhi yt nuk vlen! Herën e dytë bëri tavaf përreth të Zotit të Shtëpisë dhe harroi sa herë kishte bërë tavaf përreth saj. Tha: Zotëria im, bëra tavaf përreth të Zotit të Shtëpisë, por jo përreth saj. Mësuesi tha: Nuk vlen haxhi yt! Herën e tretë tha: Zotëria im, bëra tavaf përreth Shtëpisë dhe përreth të Zotit të Shtëpisë!"[17]

U ndala për një moment, sërish hodha vështrimet nga imazhi i Qabesë së Madhnueshme. U mbusha me frymë, teksa m'u kujtuan fjalët e imam Ebu Hamid Gazaliut në kapitullin me titull: "Sekretet e Haxhit", në Ihja-në e famshme. Shkruan: "E bëri vizitën dhe tavafin përreth saj perde ndarëse dhe mburojë, ndërmjet robit dhe ndëshkimit (në ditën e gjykimit)…"[18]

E ka një sekret të madh ky vend. Ndoshta, më shumë se një të tillë. Ai është lutja e pranuar e hz. Ibrahimit (a.s), njësoj si dashuria e zemrës së Resulullahut (a.s.), për të cilin thuhet se, kur u kthye në Mekë, iu drejtua Qabesë dhe tha: "Me të vërtetë ti je më e mira tokë e Allahut të Madhëruar, më i dashuri vend i Allahut të Madhëruar për mua! Sikur të mos më nxirrnin prej teje, nuk do të dilja!"[19]

Sa bekim i papërshkrueshëm të të dhurojë Allahu Mëshirëplotë Dritën e tërheqjes drejt Shtëpisë së Tij..! Elhamdulilah!

*1. H. Sherif Ahmeti, Kurani, përkthim me komentim, Roma, 1990, f. 349. 2. Ibrahim: 37. 3. Lutja në ajetin e lartpërmendur, në suren Ibrahim: 37. (Shënimimi, M.S.). 4. Një grup dijetarësh nën mbikëqyrjen e Shejkh Safijurrahman El-Mubarekfuri, El-Misbahul-munir fi tehdhibi Tefsir Ibn Kethir, botimi i dytë, Kuvajt, 1420 hixhri, f. 706. 5. Imam Razi, Et-Tefsirul-kebir, botimi i parë, Bejrut, 1990, vëll.i 19-të, f. 108. 6. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkamil-Kur'an, botimi i dytë, Kajro, 1996, vëll.i 9-të, f. 368-369. 7. Myfti Salih Ferhat Hoxha, Kurani i Nderuar, shqipërim, Tiranë, 2013, f. 134. Këtu, ai shquan fjalën "njerëz", duke devijuar disi nga kuptimet e sqaruara në tefsiret e lartcituara. 8. Kurani, përkthim i kuptimeve, përktheu në gjuhën shqipe: Selim Sylejmani. Përktheu nga gjuha arabe në gjuhën boshnjake: Prof. dr. Enes Kariq. Krahasimin e citateve kuranore nga gjuha arabe në gjuhën shqipe: dr. sc. Lulzim Esati, Gjilan, 2011, f. 2016. Edhe në këtë botim, është shquar fjala "njerëz", duke devijuar kuptimin e ajetit. 9. Prof. Hasan Nahi, Kurani i madhërishëm, botimi i gjashtë, Tiranë, 2008, f. 292. Kybotim që njihet edhe si botimi i AIITC-së, është redaktuar nga prof. dr. Xhevat Lloshi, recensentë: dr. Ramiz Zekaj, dr. Hajredin Hoxha, konsulentë teologjikë: Telat Sula, Alban Kodra, Altin Plumbi, korrektor: Remzi Zeqja. Megjithatë, edhe ky version nuk i ka shpëtuar dot devijimit në momentin e sjelljes së fjalës "njerëz" në trajtën e shquar. 10. Dr. Feti Mehdiu, Kuran-i dhe hija e tij shqip, Logos-A, Shkup – IHH, Stamboll, 1999, f. 259. 11. Komentimi i Nesefiut, nga arabishtja, Bahri Aliu, Tetovë, 2016, f. 488. 12. Imam Muhammed Et-Tahir Ibn Ashur, Et-Tahrir vet-Tenvir, botimi i parë, Bejrut, 2000, vëll.i 12-të, f. 263-264. 13. Komentimi i Nesefiut, vep.e cit., f. 489. 14 . Nuruddin Ali Ibn Sultan El-Herevi El-Mekki El-Hanefi, i njohursi: Mulla Aliu, Envarul-Kur'an ve esrarul-Furkan, Bejrut, 2013, vëll. i 3-të, f. 26. 15. Ali Esh-Sherbexhi, Tefsirul-Beshair, botimi i parë, Damask, 1997, vëll .i 2-të, f. 211. 16. Për më shumë, mund të shihet: Prof. Dr. Vehbe Ez-Zuhajli, Muhammed Bessam Rushdi Ez-Zejn, Muhammed Adan Alim, Dr. Muhammed Vehbi Sulejman, El-Meusuatul-Kur'anijjetul-mujessere, botimi i tretë, Damask, 2002, f. 261. 17. Dr. Muhammed Ratib En-Nabulsi, Tefsirun-Nabulsi, botimi i parë, Aman, 2016, vëll.i 4-t, f. 639-640. 18. Ebu Hamid Muhammed ibn Muhammed ibn Muhammed ibn Ahmed Et-Tusi Esh-Shafii El-Gazali, Ihjau ulumid din, botimi i parë, Bejrut, 2000, vëll.i 1-rë, f. 321. 19 Hadithin e sjell Imam Gazaliu në veprën e cituar më lart (vëll. 1, f. 326), ku sqaron: "Tirmidhiu (3925), sahih, Nesaiu në El-Kubra (4252), Ibn Maxheh (3108) dhe Ibn Hibbani, nga hadithi i Abdulah ibn Adij ibnul-Hamra".*

Azmir Jusufi (PHDc)

# Njeriu i mirë dhe urtësia

## (Urtësia, dituria dhe informacionet)

"Kjo edhe nuk është kohë e mirë dhe ju nuk mund të kuptoni se ndonjëherë kishte njerëz të mirë ..." (Alijaga Karabeg)

Ne sot jetojmë në një kohë të progresit dhe zhvillimit të madh, kohën e kulmimit të teknologjisë dhe arritjeve të saj. Çdo kohë ka rrjedhën e saj, "koritën e saj", në të cilën rrjedh sikur uji i burimit. Ne nuk kemi asgjë kundër kësaj kohe të teknologjisë, mirëpo ajo ka shumëçka të drejtuar kundër nesh. Kjo epokë e ka anën e saj pozitive, megjithatë, ajo fsheh dhe anën tjetër të saj, e cila është vështirë ose e pamundur që të kuptohet. Kjo epokë e teknologjisë i ngjan një pasqyre, ne e shohim veten në pasqyrë ashtu si na e paraqet ajo, por po ajo pasqyrë e fsheh dhe nuk e tregon anën e saj të kundërt, që paraqet realitetin tonë të njëjtë.

Sot, në kohën në të cilën jetojmë, dëshirojmë të arrijmë gjithçka, sikurse thotë populli "të gatshme", e gjitha e shërbyer e gatshme "si në pjatë."

Koha në të cilën jetojmë është një kohë e informacioneve dhe arritjeve teknologjike, madje, deri në masën që edhe njohuritë shkencore janë reduktuar në informacione të thjeshta dhe të avashta. Sikurse ka thënë profesori në FSHI në Sarajevë, dr. Enes Kariq, në një emision televiziv: "Dikur ishte urtësia (mençuria) të cilën e harruam me diturinë e më pastaj diturinë e zëvendësuam me informacione...".

Si të mos jetë gjendja çfarë është dhe çfarë e përjetojmë, kur gjithmonë e më shumë dituria dhe urtësia margjinalizohen, kur urtësia lihet mënjanë dhe më shumë u jepet prioritet informacioneve të thjeshta, të shërbyera për ne në pajisje më të reja teknologjike të kohës. I mbaj mend edhe fjalët e profesorit tjetër po nga FSHI-ja në Sarajevë, të kurra-hafëzit dr. Xhevad Shoshiqit, i cili me një rast na pati thënë: "Sot, si kurrë më parë shkruhen dhe përkthehen libra fetarë, por ka më pak lexues që lexojnë këta libra". Në të vërtetë është kështu, për fat të keq, prandaj duhet ditur se "dituria" dhe "urtësia" fitohen vetëm me leximin e librave dhe në asnjë mënyrë tjetër, por, sot kjo gjë është bërë si "e mërzitshme".

> **Hindo besonte dhe ishte i bindur se hoxhallarët fitonin me të drejtë dhe në mënyrë të ligjshme dhe donte që të hante vetëm prej punës së tyre.**

Në fillim të këtij teksti, me shkas e kemi përmendur thënien e Alijaga Karabegut, një plaku të urtë dhe të devotshëm, i cili ka jetuar në kohën e fëmijërisë së autorit të mirënjohur boshnjak Alija Nametak. Ky autor, në librin e tij "Tregimet e Ramazanit"[1], e përmend shembullin e shkëlqyer të Alijaga Karabegut, i cili kishte jetuar në qytetin Mostar në Bosnjë e Hercegovinë, dhe kishte jetuar njëqind e dhjetë vjet. Kur disa ditë para pushtimit të Bosnjës (në v. 1878) turma e përflakur e sulmoi Myftiun Karabeg, i cili nuk ka dhënë pëlqimin e tij për t'i rezistuar hyrjes së Austro-Hungarisë, plaku Alijaga u largua nga Mostari në fshatin Uzariqi, ku mbeti për dyzet vjet. Pas viteve që kaloi në fshatin e përmendur, Alijaga kthehet në Mostar, por krejtësisht i zhgënjyer me çdo gjë që kishte parë tani aty. Shtrohet pyetja se çfarë kishte parë në Mostar e që e zhgënjeu aq shumë? Qyteti ka ndryshuar, njerëzit kanë ndryshuar, zakonet janë bërë ndryshe. Është venitur imazhi i qytetit të vjetër me shtëpi të vogla e me çati prej guri, përplot me hoxhallarë e haxhilerë, me fese e çallma mbi krye... Nuk ka më tubime sikur kishte dikur - nuk ka më tregime plot urtësi... Me një fjalë, kishte kuptuar se urtësia gati ishte zhdukur nga ai qytet...

Po në të njëjtin libër, autori në fjalë përmend shembullin e një njeriu të zgjuar dhe të mirë, ndërsa të tjerët e konsideronin si njeri të furishëm. Ky njeri është quajtur Mehmed Hindo, i cili ishte pak njeri "në dorën e vet". Shtëpia e tij ishte e agallarëve të vjetër, të cilët kishin vende të bukura dhe bujkrobër, por ai kurrë nuk donte të hante nga ajo që sillnin bujkrobërit në shtëpi. Atë që sillnin bujkrobërit dhe për çfarë të gjithë thoshin se është e fituar "me të drejtë", ai e quajti "pa të drejtë", sepse, sipas tij, nuk është e drejtë që ata të punojnë, kurse të tjerët të hanë frytet e punës së tyre. Ky njeri i urtë nuk kishte ndonjë zanat, por, kishte nevojë që të jetojë dhe vendosi që të enjteve në mbrëmje (d.m.th. në prag të së premtes) të vizitonte shtëpitë e hoxhallarëve, mualimëve dhe muderrizëve, dhjetë prej të cilëve ishin në qytet dhe u kërkoi atyre që

t'i përgatitnin pite: byrek me mish, me djathë, me patate, etj.

Shtrohet pyetja: përse Hindo nuk pranoi të hante nga ajo që sillnin bujkrobërit, kurse pranoi të kërkonte nga personalitete fetare nga ajo që kanë fituar prej duarve të tyre? Përgjigjja është e thjeshtë: Hindo besonte dhe ishte i bindur se hoxhallarët fitonin me të drejtë dhe në mënyrë të ligjshme dhe donte që të hante vetëm prej punës së tyre. Natyrisht, prej këtij gjesti kuptojmë se me të vërtetë ishte njeri i mençur dhe i urtë, edhe pse atë e trajtonin ndryshe në vendin e tij.

Ne, në veçanti sot, kemi nevojë që të marrim shembuj/ibret dhe mençuri/hikmet prej njerëzve dhe shembujve të këtillë, nga stërgjyshërit dhe gjyshërit tanë, të cilët janë munduar që të fitojnë kafshatën e bukës në mënyrë të drejtë e të ligjshme e t'i ushqejnë fëmijët e tyre në mënyrë hallall dhe të drejtë. Ne, sot, shohim dhe jemi dëshmitarë se disa edhe prej "myslimanëve" nuk ia vënë veshin kësaj çështjeje, nuk i shqetëson se si fitojnë kafshatën e bukës dhe si i ushqejnë fëmijët e tyre, kurse kur të shfaqet ndonjë problem në familjet e tyre nga ana e fëmijëve, ata ua hedhin fajin fëmijëve, kurse vetë problemi qëndron tek ata si prindër të tyre, sepse nuk kanë menduar me kohë si ti ushqenin fëmijët e vet.

Ta kujtojmë hadithin e Muhamedit s.a.v.s., të cilin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi dhe ku thuhet: "Pejgamberi s.a.v.s., tregon për një njeri që ishte në udhëtim e që i kishte flokët të pluhurosura, se ai njeri ka ngritur duart nga qielli dhe ka thënë: "O Zoti im! O Zoti im!" Ndërkaq që ushqimi i tij është haram, pija e tij është haram, veshja e tij është haram dhe ai është i zhytur në haram. E si t'i përgjigjet Allahu këtij njeriu?!"[2]

"Pejgamberi s.a.v.s., tregon për një njeri që ishte në udhëtim e që i kishte flokët të pluhurosura, se ai njeri ka ngritur duart nga qielli dhe ka thënë: "O Zoti im! O Zoti im!" Ndërkaq që ushqimi i tij është haram, pija e tij është haram, veshja e tij është haram dhe ai është i zhytur në haram. E si t'i përgjigjet Allahu këtij njeriu?!"

Si mund të jenë të lumtur dhe si mund të ndiejnë kënaqësinë e adhurimit ndaj Zotit të Plotfuqishëm përderisa marrin ryshfet, merren me kamatën, u bëjnë padrejtësi njerëzve? [3]

Nuk ka dyshim se ata që ushqehen me haram, nuk mund ta adhurojnë Allahun dhe krekosen me këto fjalë boshe që thonë. Kjo krekosje e tyre vlen vetëm për jetën e kësaj bote. Në Ditën e Gjykimit, kur të vijë momenti që ata do të ndahen nga besimtarët e sinqertë dhe të devotshëm, atyre do t'u thuhet: "E tash, o ju kriminelë, ndahuni! O bijtë e Ademit (kriminelë), po a nuk jua dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!? (Ju porosita) Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt! Vërtet, ai ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?"[4]

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Numan Ibn Beshiri r.a., se Pejgamberi s.a.v.s., ka thënë: "Hallalli është i qartë e po ashtu edhe harami është i qartë, ndërsa mes tyre ka gjëra të paqarta, të cilat nuk i dinë shumica e njerëzve. Andaj kush ruhet nga gjërat e dyshimta e ka ruajtur fenë dhe nderin e vet. Ndërsa kush bie në to, ka rënë në haram. (Kjo është) ngjashëm me çobanin që e kullot bagëtinë përreth tokës së ruajtur (të dikujt tjetër); nga çasti në çast pritet që bagëtia e tij të futet aty... Vërtet në trupin e njeriut është një copë mishi, e cila nëse është e shëndoshë, edhe trupi tërësisht do të jetë i shëndoshë. E, nëse prishet, edhe trupi tërësisht do të prishet. Ajo (copë mishi) është zemra.[5]"

Për fund, le të kujtojmë hadithin e Pejgamberit s.a.v.s., i cili me një rast ka thënë: "Të gjithë jeni barinj dhe të gjithë do të përgjigjeni për tufën tuaj. Kryetari i popullit është bari i popullit dhe do të përgjigjet për popullin e vet. Njeriu është bari i familjes së vet dhe do të përgjigjet për të. Gruaja është bareshë e shtëpisë së burrit dhe do të përgjigjet për të. Shërbëtori është bari i pasurisë së zotërisë dhe do të përgjigjet për të..[6]"

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin melekë të rreptë e të ashpër, që nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron dhe punojnë atë për të cilën janë urdhëruar."[7]

Gjithashtu, le të kujtojmë edhe fjalët e Aliut. r.a., i cili kishte thënë: "Edukoje fëmijën tënd para se të lindë.[8]" Një fjalë popullore thotë: "Fëmija edukohet njëzet vjet para se të lindë!"

*1. Alija Nametak, Ramazanske priče, „Kaligraf", Sarajevo, 1992, f. 5-8. 2.Hadithin e shënon imam Muslimi në Sahihun e tij. 3. Vjollca Shaban Braka, Ushqimi i shpirtit në fenë islame, NUN, Tiranë, 2017, f. 146. 4. Surja Jusuf, 59-62. Ppërkthimi i ajeteve sipas H. Sherif Ahmetit. Shih: Sherif Ahmeti, Kuran-i përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Medinetu-l-Munevvere, Arabia Saudite, 1993. 5. Muttefekun alejhi. 6. Muttefekun alejhi. 7. Surja Tahrim, 6. 8. Pra, kujdesu për edukimin tënd dhe fitimin e kafshatës së bukës në mënyrë që edhe fëmijët e tu të dalin të "hajrit".*

Ramadan Shkodra

# Kontributi i Qemajl Morinës për dhe në revistën “Dituria Islame”*

Kontributi i prof. Qemajlit qoftë si autor, qoftë si kryeredaktor, qoftë si menaxher dhe ofrues i kuadrove dhe bashkëpunëtorëve, ndër këto vite dhe sidomos në vitet e nëntëdhjeta, është i jashtëzakonshëm, është determinues, i prekshëm dhe shumëdimensional.

Revista “Dituria Islame” për këto 30 vjet të veprimtarisë së saj, me gjithë vështirësitë dhe sfidat me të cilat është përballur, ka arritur me sukses që të zërë vend të merituar dhe të krijojë emër e të marrë peshë meritore në radhën e revistave jo vetëm në Kosovë, por edhe në tërë hapësirën shqiptare, aq sa sot lirshëm mund të themi se “Dituria Islame” radhitet në mesin e atyre revistave që kanë krijuar identitet, fizionomi dhe taban të qartë e të kultivuar dhe të cilat me kontributet dhe me zërin e tyre patën ndikim dhe rol dominant në të kaluarën tonë jo të largët. Për më tepër, “Dituria Islame” ishte model për revistat e tjera me karakter fetar islam që do të dilnin pas saj në gjithë hapësirat shqiptare; ajo ishte, madje që nga fillimi i veprimtarisë së saj, udhërrëfyese, shtytëse dhe motivuese për iniciativë e veprimtari të suksesshme drejt suksesit për revistat simotra gjithandej trojeve tona.

Në fillim “Dituria Islame” nisi misionin e saj si revistë fetare e informative[1], ndërsa në fillim të viteve të nëntëdhjeta të shekulli të shkuar mori edhe trajtë e formë të revistës kulturore e shkencore[2], duke krijuar kushte e hapësirë për të dhënë kontributin e tyre në fjalën e shkruar, së pari ulematë e Kosovës, veteranët e literaturës Islame në gjuhën shqipe në Kosovës, siç ishin h. Sherif Ahmeti, hfz. Avni Aliu, Bajrush Ahmeti, Qazim Qazimi, Resul Rexhepi etj., e më pastaj për t'i dhënë hapësirë dhe me shkrimet e tyre për të kontribuuar edhe shtresa intelektuale e akademike jashtë Bashkësisë Islame.



Nëse i hedhim një sy përmbajtjes së revistës, të pasqyruar në 30 vjetët e veprimtarisë së saj, do të vërejmë se para vetes kemi një thesar të paçmuar për kulturën, trashëgiminë dhe historinë tonë në përgjithësi. Këto tipare e bëjnë revistën “Dituria Islame” një tribunë dhe tryezë e cila, në ditët më të vështira për popullin tonë, arriti që rreth vetës të tubonte brezin më të mirë të intelektualëve tanë fushash të ndryshme, të cilët revistën e shndërruan në një tribunë të mendimin kombëtar, fetar e kulturor.

S'ka dyshim se meritorë për këtë sukses të revistës “Dituria Islame” janë një varg i madh i bashkëpunëtorëve të revistës, por para së gjithë më meritorë për këtë janë drejtuesit e saj, të cilët për këto vjet patën fatin, po edhe përgjegjësinë, që ta drejtonin revistën “Dituria Islame”. Njëri ndër ta, që e drejtoi me shumë sukses këtë revistë në një kohë shumë të vështirë dhe të ndjeshme, është padyshim pedagogu, studiuesi e publicisti ynë i njohur jo vetëm tek ne por edhe më gjerë, profesor Qemajl Morina, i cili revistën “Dituria Islame” e drejtoi nga numri 18 (tetor 1990) deri në numrin 84 (shtator 1996), kurse me kontribute nga fusha të ndryshme është i pranishëm deri në ditët e sotme.

Profesor Qemajl Morina detyrën e kryeredaktorit të revistës “Dituria Islame”, sikurse u tha, e mori më 1990 kur në Kosovë po mbretëronte një situatë e vështirë, sepse Serbia, siç dihet, kishte suspenduar autonominë e Kosovës dhe kështu praktikisht e kishte ri-okupuar Kosovën, sa kohë

që gjithandej Evropës juglindore fryenin erërat e demokracisë dhe popujt e tjerë të ish-federatës jugosllave, tashmë kishin marrë rrugën e pavarësimit të tyre, por që kundërshtoheshin e luftoheshin nga serbët.

Në këto rrethana aspak të volitshme për Kosovën dhe popullin e saj, Kryesia e BI-së e emëroi prof. Qemajl Morinën në krye të revistës "Dituria Islame". Me të marrë këtë detyrë, prof. Qemajli iu përvesh punës me përkushtimin më të madh që besimin e dhënë nga Kryesia ta arsyetonte dhe punën ta realizonte sa me më sukses. Nëse vështrojmë me kujdes botimin e revistës "Dituria Islame" nën udhëheqjen e profesor Qemajl Morinës, lehtësisht mund të nxjerrim përfundimin se kontributi i prof. Qemajlit qoftë si autor, qoftë si kryeredaktor, qoftë si menaxher dhe ofrues i kuadrove dhe bashkëpunëtorëve, ndër këto vite dhe sidomos në vitet e nëntëdhjeta, është i jashtëzakonshëm, është determinues, i prekshëm dhe shumëdimensional. Së pari, prof. Qemajli u krijoi hapësirë dhe mundësi kuadrove të reja që të sprovonin vetën në fushën e fjalës së shkuar, dhe në këtë drejtim arriti shumë suksese[3]. Kjo është një meritë e pakontestueshme e prof. Qemajlit.




Së dyti, prof. Qemajli me vizonin e tij mbajti afër vetes kuadrin e mëhershëm që kishte drejtuar e kontribuar në shtypin e Bashkërisë Islame të Kosovës, dhe me këtë ruajti vazhdimësinë dhe kontributin e gjeneratave[4]. Kjo është një meritë tjetër e veçantë e prof. Qemajlit.

Një kontribut të çmuar prof. Qemajli ka dhënë edhe në hapjen e "Diturisë Islame" për shtresë më të gjerë intelektuale e akademike të Kosovës, të cilët pas rënies së sistemit monist dhe rrethanave të vështira nën okupimin serb, te revista "Dituria Islame" gjetën si askund tjetër hapësirën, mundësinë dhe përkrahjen e duhur për t'u kontribuuar shkencës, kulturës, trashëgimisë dhe vendit të tyre, ndërsa tek profesor Qemajli gjetën një bashkëpunëtor, bashkëmendimtar e bashkudhëtar të përkushtuar për këtë kauzë, siç ishin studiuesit e përmendur nga fusha të ndryshme: dr. Muhamet Pirraku, Iljaz Rexha, Mehmet Halimi, Mehmet Kajtazi, Ali Podrimja, Kadri Halimi, Mehdi Polisi, Rexhep Hoxha, Vehap Shita, dr. Faik Shkodra, dr. Mahmud Hysa, dr. Gazmend Shpuza, dr. Skender Rizaj, Nexhat Nahi, Isa Bajçinca, Pajazait Nushi, dr. Shefqet Pllana, dr. Sabile Basha –Keçmezi, dr. Kristaq Prifti, dr. Sabit Uka, dr. Zekeria Cana. dr. Ali Ilajzi, dr. Hakif Bajrami, Mr. Abduallah Hamiti, dr. Zejnullah Gruda, Behram Hoti, e shumë të tjerë, të cilët bashkëpunuan me revistën "Dituria Islame" gjatë viteve të nëntëdhjeta dhe në kohën kur këtë e udhëhiqte prof. Qemajli. Kur jemi këtu, duhet thënë se në këtë kohë në revistën "Dituria Islame" dhe rreth saj gjejmë penat më të shquar të Kosovës nga rrafshe të ndryshme dhe pikërisht kjo i dha revistës edhe një karakter tjetër, atë shkencor e kulturor, përveç atij fetar që e kishte që nga themelimi i saj. Edhe një meritë tjetër e veçantë kjo e prof. Qemajlit.

Po ashtu, duke qenë se Prof. Qemajli ishte pedagog në Fakultetin e Studimeve Islame, ai një kontribut të çmuar ka dhënë në nxitjen e studentëve të tij që të merren më shkrime dhe ato t'ua botonte në revistën "Dituria Islame". Si rezultat i kësaj nxitjeje, stimulimi e përkrahjeje, disa prej tyre asokohe nisën hapat e parë në fushën e publicistikës pikërisht në revistën "Dituria Islame", e më vonë kanë dhënë dhe vazhdojnë të japin një kontribut jo të vogël qoftë në "Dituria Islame", qoftë në revista të tjera[5]. Kjo është një meritë shumë domethënëse e prof. Qemajlit.

Nga kjo që evidentuam këtu, mund të përfundojmë se prof. Qemajli me urtësi, vizion e largpamësi, tregohet e dëshmohet si një udhëheqës e drejtues i suksesshëm në një revistë së cilës i dha formë e trajtë të veçantë, ia rriti namin, vuri kritere e standarde, krijoj një gjeneratë nga entuziastë në krijues potencialë, ofroi bashkëpunëtorë, shtoi tirazhin dhe "Diturinë Islame" e nxori përtej institucionit të Bashkësisë Islame dhe mendoj se nuk do ta tepronim nëse themi se prof. Qemajli e nxori "Diturinë Islame" edhe përtej kufijve të Kosovës, si në Maqedoni, Shqipëri, Mal të Zi dhe në Diasporë[6].

Mirëpo jo vetëm kaq, kontributin më të vlershëm e më të rëndësishëm të prof. Qemajl Morinës në revistën "Dituria Islame" përveç si drejtues të saj, e gjejmë sidomos edhe në fushën e shkencave e disiplinave të ndryshme, qoftë si autor, studiues, përkthyes, editorialist e publicist.

Gama e veprimtarisë dhe e kontributeve të prof. Qemajlit është e gjerë dhe ajo u përket fushave e disiplinave të ndryshme me interes për

islamologjinë[7], historinë[8], kulturën[9], publicistikën[10] e deri te intervistat, reportazhet, kronikat e informatat dhe lajmet e shumta.

Veprimtaria e prof. Qemajlit në shtypin tonë fillon që nga vitet e shtatëdhjeta të shekullit të kaluar, fillimisht si nxënës në Medrese, pastaj si studentë në studimet posdiplomike në Universitetin e Kajros, (ku edhe bëri hulumtime në arkivat e kryeqendrës së Egjiptit duke ndriçuar dokumente të rëndësishme për shqiptarët e Egjiptit), për të qenë më pastaj i pranishëm edhe në shtypin e kohës respektivisht në të përditshmen "Rilindja", në të cilën botoi një sërë shkrimesh, ku spikasin ato për Mehmet Ali pashën, Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, Koloninë Shqiptare të Egjiptit etj..

Duke qenë se kam pas fatin dhe jam marrë me bibliografinë e prof. Qemajlit, konstatoj se vetëm deri në vitin 2008 kam evidentuar 565 zëra bibliografikë të profesorit të botuar në periodikun tonë, shumica në revistën "Ditura Islame"[11], por që për arsye vendi nuk mund t'i përmendim.

Po ashtu kontributi i prof. Qemal Morinës është një ndihmesë e dorës së parë për të kuptuar rrethanat shoqërore-politike në Kosovë para, gjatë dhe pas luftës, rrethanat e Shqipërisë postkomuniste, pastaj rrethanat në Bosnjë e në vendet e tjera të rajonit.

"Islami jeton në zemrat e popullit shqiptar"; "Si u festua dita e Bajramit në Tiranë?"[12], "Feja shqiptarët dhe Evropa"[13], "Shqiptarët ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit"[14], "Terrori serb mbi myslimanët nuk ka të ndalur"[15], "Bota Islame dhe lufta në Bosnjë"[16], "Bosnja – viktimë e indolencës së perëndimit"[17], "Bosnja – Endulus i ri"[18]; "Edhe një kryqëzatë e re kundër myslimanëve"[19], "Evropa po vdes në Bosnjë"[20], "Çështja e Kosovës në shtypin amerikan"[21], "A ka feja ndikim në konfliktin kosovar?!"[22], "Kosova ndërmjet luftës dhe bisedimeve"[23], "Kosova ndërmjet terrorizmit serb dhe indiferencës së Perëndimit"[24], "A është Kosova pjesë e Evropës?!"[25], "Masakra që tmerroi botën"[26], "Kthimi në Kosovën e lirë"[27], "Beteja e fundit serbe në Kosovë"[28], "Kosova: Thirrja e ndërgjegjes?!"[29] etj.

Nga sa thamë më sipër në këtë kumtesë, - e cila nuk pretendon se është shteruese për kontributin e prof. Qemajl Morinës, por përkundrazi, është vetëm nisma dhe fillimi i asaj shumësie që do të shkruhet, - le të na lejohet të përfundojmë se historinë e revistës "Dituria Islame" nuk mund ta shkruajmë e ta njohim pa pasur parasysh dhe pa u ndalur te kontributet e prof. Qemajlit.

Dhe fare në fund duhet thënë se Prof. Qemajli është një shembull dhe model i cili duhet ndjekur, qoftë për vizionin e tij, qoftë për urtësinë, qoftë për përkushtimin, punën, guximin e largpamësinë. Kontributi i profesor Qemajlit do jetë një trashëgimi e pasur për brezat edhe në të ardhmen.

*1. Kumtesë e mbajtur në Konferencën shkencore "Dituria Islame"-tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese", të mbajtur në Prishtinë më 18-20 nëntor 2016. 2. Numri i parë i Revistë "Dituria Islame" doli në qershor të vitit 1986 si revistë fetare informative. Është organi i parë zyrat i Kryesisë së BIK në të cilin përveç temave me karakter fetare e kulturorë, hapësirë e veçantë u është dhënë aktiviteteve të BI. Numri i parë i revistës ka 32 faqe, duke përfshirë këtu edhe kopertinat që janë kolor. Në ballinë është dhënë fotoja e godinës së re të Medresesë që ishte përuruar në shtator të vitit 1985. Revista hapet me fjalën e redaktorit - H. Jetish Barjami, i cili përveç që është kryeredaktor, në të njëjtët kohë ishte edhe kryetar i Kryesisë së BI për RSS me seli në Prishtinë. Në fjalën e tij – Editorialin, H. Jetish Bajrami evidentonte mungesën e një organi të informativ të BIK, mungesën e kuadrit si dhe shprehte bindjen në suksesin e revistës. Më tutje, ai u bënte thirrje kuadrit të kohës për të kontribuar në ngritjen e revistës. Qëllimi parësorë i revistë ishte misioni informativ, kjo më së miri kuptohet nga Editoriali ku thuhet citojmë: "Dituria Islame" ka për qëllim që t'ofroj lexuesit informata lidhur me nevojat e BI, lidhur me problemet e saja të përditshme, që opinioni të njoftohet drejtpërsëdrejti me të mbrrimet e BI …." ("DI". nr. 1, fq. 3). Ndërkaq nga autorët që paraqiten në numrin e parë me tema fetare e kulturore gjejmë Sherif Ahmetin, hfz, Aviu Aliun, Nexhat Ibrahimin, Miftar Ajdinin, të gjithë këta të njohur për masën islame nga periodiku i BI që botohej nga Shoqata e Ulemave, si "Edukata Islame" dhe "Takvimi". Në numrin e parë të "DI", hapësirë meritore u është kushtuar aktiviteteve të BI ku spikat Reportazhi për përurimin e godinës së Medresesë së re që është dhënë në mesë të revistës i shoqëruar me foto. Pastaj është dhënë një raport i gjerë nga mbledhja e Kuvendit të Bashkësisë Islame për RSS me seli në Prishtinë, si dhe një sërë lajmesh e informatash nga aktivitet e BI në terren. 3. Nga numri 18 e këndej revista "Dituria Islame", përveç karakterit fetar e informativ, mori edhe karakterin e revistës kulturore, historike e shkencore. Nga këtu, në kuadër të revistës "Dituria Islame", përveç temave fetare nga doktrina islame, gjejmë edhe tema nga historia e kultura e shqiptarëve, si dhe tema nga fushat e letërsisë, gjuhësisë, filozofisë e disiplinave të tjera nga trashëgimia jonë. Një rol të rëndësishëm s'ka dyshim se revista "Dituria Islame" ka luajtur edhe në fushën e informimit publik, ngase këtë kohë pushteti serb kishte mbyllur të gjitha mjete e informimit në gjuhën shqipe. 4. Po përmendim vetëm disa prej kuadrove të reja që solli në faqet e "D.I", prof. Qemajli: Nehat Krasniqi, Sabri Bajgora, Milaim Shehu, Arif Emini, Rexhep Elezaj, Faik Miftari, Xhabir Hamiti, Idriz Vuçitërna, Elez Osmani, Mexhid Yvejsi, Ali Vezaj, Fatmir Jëlliqi, Ramiz Zeka, Isa Tërshani, Beqir Ismaili, Tasim Ramadani, etj. 5. Periodiku islam në gjuhën shqipe zë fill në vitet e shtatëdhjeta të shekulli të shkuar me "Takvimin" (1970) dhe "Edukata Islame" (1971), botime këto të Shoqatës së Ylemave të cilat për një dekadë e gjysmë nën udhëheqjen dhe drejtimin e h. Sherif Ahmetit kishin krijuar një rrjet modest të bashkëpunëtorëve, ndër të cilët veçojmë: h. Hajrullah Hoxha, hfz, Avni Aliu, Feti Mehdiu, Bajrush Ahmeti, Qazim Qazimi, Resul Rexhepi, pastaj brezi më i ri se këta: Nexhat Ibrahimi, Miftar Ajadini e Muhidin Ahmeti. 6. Po veçojmë disa prej atyre që filluan të merren me shkrime në kohën kur ishin studentë të prof. Qemajlit dhe kur revistën "DI" e udhëhiqte po ky: Sadik Mehmeti, Zaim Qafleshi, Jahir Beqiri, Refik Gërbeshi, Xhemush Biçku, Eset Bajraktari etj. 7. Më gjerësisht për këtë, shih revistën "Dituria Islam", nr. 18/1990 - 84/1996. 8. "Domethënia e Israsë dhe Mi'raxhit"; nr. 22-23/ 1991, "Përse namazi është pesë kohë?"; nr. 24/ 1991, "Nuk ka Zot, tjetër përveç All llahut"; nr. 41/ 1992. 9. "Çështja shqiptare në shtypin arab"; nr. 26/1991-nr. 35/1992, "Sherif el-Idrisi mësues i Evropës në gjeografi"; nr. 76/1996, "Idetë islame të hoxhë Kadriut në revistën "Udha e S'Vërtetës", nr. 87/ 1997. 10. "Tetëdhjetëvjetori i pavarësisë"; nr. 43/1992, "Granada - plagë e pashëruar në zemrat e myslimanëve"; nr. 64/1995, "Dialogu ndërmjet civilizimeve"; nr. 66/1995, "Feja dhe Intelektualët", nr. 79/ 1996. 11. "Kujt po i pengon islamizmi?"; nr. 57/1994, "Turqia kërkon identitetin e saj"; nr. 60/1994, "Shqiptarët ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit"; nr. 62/1994. 12. Për opusin e krijimtarisë së profesor Qemajl Morinës shih:, Ramadan Shkodra: Bibliografi e punimeve të Mr. Qemajl Morinës 1971-2007, "Edukata Islame" nr.85/2008, f. 337-386. 13. "Dituria Islame", nr. 26/1991. 14. "Dituria Islame", nr. 57/1994. 15. "Dituria Islame", nr. 62/ 1994. 16. "Dituria Islame", nr. 40/ 1992. 17. "Dituria Islame", nr. 41/ 1991. 18. "Dituria Islame", nr. 51/1993. 19. "Dituria Islame", nr. 57/1994. 20. "Dituria Islame", nr. 63/1994. 21. "Dituria Islame", nr. 70/1995. 22. "Dituria Islame", nr. 102-103/1998. 23. "Dituria Islame", nr. 105-106/ 1998. 24. "Dituria Islame", nr 102-103/1998. 25. "Dituria Islame", nr 104/1998. 26. "Dituria Islame", nr .. 27. "Dituria Islame", nr .108-109/1999. 28. "Dituria Islame", nr. 110/1999. 29. "Dituria Islame", nr. 110/1999. 30. "Dituria Islame", nr 110/199.*

Rexhep Suma (PHDc)

# Fillet e shkencës së thirrjes islame

Thirrja islame ka gjenezën e saj nga Muhamedi a.s., i cili që kur iu shpall mesazhi i fundit hyjnor u obligua që t'ua komunikonte njerëzve dhe t'i thërriste në rrugën e shpëtimit, duke ua lexuar ajetet e Kuranit dhe porositë dhe mësimet që dalin nga gurra hyjnore.

Fillimisht duhet të sqarojmë për lexuesin e nderuar se me shkencën e thirrjes dhe fillet e saj si shkencë kemi për qëllim mision fisnik të thirrjes islame për tek Allahu xh.sh., duke përjashtuar thirrjet e tjera. Thirrjet janë të shumta dhe të panumërueshme, si për shembull thirrja për të mirë, thirrja për të keqe dhe për atë, në të cilën nuk është kënaqësia e Zotit. Këtë lloj dallimi e ka cekur edhe Kurani famëlartë: "Ata ju ftojnë për në zjarr, e Allahu me mëshirën e vet ju fton për në Xhenet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë. (El Bekare, 221).

Poashtu Allahu thotë në një ajet tjetër: "Allahu thërret për në Xhenet, dhe atë që do, e vë në rrugë të drejtë. (Junus, 25).

Në komentimin e këtij ajeti Ebu Xhaferi thotë se Zoti u drejtohet njerëzve me anë të këtij ajeti duke ua bërë me dije që mos ta kërkojnë këtë botë dhe kënaqësitë e saj, ngase është kalimtare dhe jo e përjetshme, mu sikurse që Allahu ka sjellë shembullin e bimëve, të cilat pas një kohe vyshken dhe treten. Por Ai kërkon nga njerëzit që të shtojnë lutjet dhe veprat për botën e përjetshme (Ahiretin). Ai po ju thërret për në xhenete, në të cilat do të shpëtohet nga brengat dhe mërzitë, ku do të ketë siguri nga mosqenia (zhdukja), e nga ana tjetër do të kenë dhunti dhe respekt (bujari), të cilat u janë përgatitur nga ana e Tij. Zoti udhëzon kë të dojë nga krijesat e Tij në rrugën e drejtë, islamin, të cilin Allahu e ka bërë shkak për të arritur te kënaqësia e Tij dhe rrugë që ndiqet për të arritur në Xhenetin dhe fisnikërinë e Tij".[1]

"Kush i thërret njerëzit në rrugën e shpëtimit, ai do të shpërblehet, po ashtu do të shpërblehen edhe pasuesit e tij, ndërsa shpërblimi i tyre do të jetë pa u pakësuar fare, do ta shtojë po aq shpërblimin e thirrësit. E kush i thërret njerëzit në rrugë të humbur, ai do të konsiderohet mëkatar e të tillët do të jenë edhe pasuesit, të cilët, duke mos ia pakësuar vetes gjynahet, po aq do t'ia shtojnë gjynahun thirrësit të tyre".(Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejre). Ndërsa për thirrësit në të keqe ka thënë i Dërguari a.s. "Ata janë thirrës para dyerve të Xhehenemit, kush u bindet, do të hidhet në zjarr". (Transmeton Buhariu nga Hudhejfe bin el Jemami).

> "Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urrejnë idhujtarët". (Et-tevbe, 33).

Thirrja islame ka gjenezën e saj nga Muhamedi a.s., i cili që kur iu shpall mesazhi i fundit hyjnor u obligua që t'ua komunikonte njerëzve dhe t'i thërriste në rrugën e shpëtimit, duke ua lexuar ajetet e Kuranit dhe porositë dhe mësimet që dalin nga gurra hyjnore. Ky mision nuk ishte fare i lehtë kur kemi parasysh karakteristikat sociale dhe rrethanat gjeopolitike që mbulonin gadishullin arabik. Në këtë mision hyjnor filloi i vetëm për të vazhduar e thirrur në Islam, edhe vuajti shumë shpirtërisht dhe fizikisht vetëm e vetëm për ta ngritur sa më lart Fjalën e Allahut xh.sh. "Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urrejnë idhujtarët". (Et-tevbe, 33).

Këtë mision fisnik për t'i mbajtur por edhe për t'i ftuar të tjerët në fenë islame e vazhduan sahabët e nderuar, të cilët e shoqëruan pa ndërprerë Muhamedin a.s., më pas hulefai rrashidinët që ndoqën hapat e tij dhe duke bartur dhe komunikuar amanetin hyjnor tek njerëzimi mbarë.

Më pas, këtë emanet e bartën gjeneratë pas gjenerate, duke komunikuar Islamin dhe duke ndjekur thirrje individuale apo edhe grupore. Individi mysliman në thirrjen islame shihte jetën, rehatinë e gëzimin në dynja dhe ahiret. Asgjë nuk e pengonte dhe largonte nga ky objektiv që e ndiente si përgjegjësi mbi supe të veta duke dhënë gjithçka nga vetja. Por nga ana tjetër edhe shteti islam shihte "da'ven" dhe kishte vendosur me prioritet të vazhdueshëm duke funksionalizuar edhe duke bërë atë obliguese.

## Mes thirrjes dhe shkencës së thirrjes islame

Edhe pse më shprehjen "da've" kemi për qëllim thirrjen për tek Allahu dhe komunikimin e fesë te masa (opinioni) Islamit, por këtu duhet të vendosim një ndarje mes nocionit

"dave" dhe "shkencës së d'aves". Sipas shkencëtarëve "thirrja është dëshmi e krijesave për ekzistimin e Allahut, të mësuarit e fesë të tjerëve, nxitja e tyre drejt bindjes dhe adhurimit ndaj Zotit, duke kryer me përpikëri urdhrat e Tij si dhe t'i njohësh ata me këtë obligushmëri". Ndërsa sipas disa të tjerëve "Da'veja përkufizohet si thirrje e njerëzve për në fenë islame, duke ua mësuar atyre atë si dhe duke i nxitur që të praktikojnë mësimet islame".

Atëherë sipas këtij përkufizimi rezulton se historia e saj është shumë e hershme aq sa edhe njerëzimi, që nga koha e Ademit a.s. i cili i edukonte fëmijët dhe pasardhësit mbi besimin, për të praktikuar urdhëresat dhe duke u ndaluar nga hidhërimi i Tij.

Dhe kështu vazhdoi komunikimi i thirrjes islame, edhe në kohën e Nuhit a.s. i cili këtë mision e bënte natë e ditë, hapur dhe fshehur duke shfrytëzuar çdo rrugë dhe mundësi që kjo thirrje të arrijë tek masa. Pas tij, këtë mision e vazhdoi Hudi, Salihu, Shuajbi, Ibrahimi dhe të Dërguarit tjerë nga Beni Israilët.

"Ne patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai i tha: "O populli im, adhuroni vetëm Allahun, nuk keni zot tjetër pos Tij. Unë kam frikë për dënimin Tuaj në një ditë të madhe!" (El A'raf, 59). Pastaj kemi ajetet e sures El Bekare 278, El Maide 20, 72,76,117, El Muminunë 23, 32, El A'rafë 62, 65,73, 85, Hud 50, 61, 84, El Ankebutë 36 etj.,

Pra, të Dërguarit para Muhamedit a.s., misionin e tyre (shpalljen) e shtrinin vetëm tek një shoqëri e caktuar (popull) dhe vlente vetëm për atë vend, mision i cili bazohej në ngritjen e besimit të pastër (tevhid) dhe flakjen e idhujtarisë dhe traditave të këqija, drejt thirrjes së pastër islame për tek Zoti.

"Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismailin, Ishakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm dhënë Zeburin. Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta, dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli Allahu me fjalë. Të dërguar që ishin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të kenë fakt (arsyetim) para Allahut. Allahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë." (En-Nisaë,163-165)

Thirrja e të dërguarve të mëhershëm trajtonte nevoja të veçanta që iu përgjigjej kërkesave të popujve të asaj kohe: "Secilit popull ne i dhamë ligj (fetar) që ata të veprojnë sipas tij, pra le të mos polemizojnë (popujt tjerë) me ty për këtë çështje (për çështjen e shtetit islam), e ti thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në rrugë të drejtë". (El Haxh, 67).




Ishte natyrshmëri e popujve të mëhershëm që shtresa e besimtarëve në Zotin Një të shpëtonte, kurse pjesa tjetër që refuzonte dhe rebelohej ndaj mësimeve hyjnore dënohej.

"Ne kemi dërguar (pejgamberë) edhe te popujt para teje (e derisa nuk dëgjuan), i dënuam më skamje e mjerim, ashtu që të përulen. E pse të mos përuleshin kur ju erdhi atyre dënimi jonë? Por zemrat e tyre ishin ngurosur, po edhe djalli ua hijeshoi atë që bënin. Meqë lanë pas dore atë me çka u këshilluan (t'i i drejtohen Zotit), Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje (begatie) derisa kur u gëzuan për atë që ju kishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer. (El En'amë 42-44). "Ndërsa në ajetin tjetër kuranor inkurajon këshillëdhënësit që të trasojnë rrugën e da'ves duke mos treguar kokëçarje dhe konflikt me kundërshtarët dhe kundërshtimet e tyre. Ngase ai i cili arrin mbarësi në udhëzimin e drejtë, nuk duhet t'u kushtojë rëndësi kundërshtarëve të cilët u privuan nga drita hyjnore dhe udhëzimi".[2] Zoti në Kuran thotë: "Secilit popull ne i dhamë ligj (fetar) që ata të veprojnë sipas tij, pra le të mos polemizojnë (popujt tjerë) me ty për këtë çështje (për çështjen e shtetit islam), e ti thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në rrugë të drejtë." (El Haxh,67).

Ky imperativ përsëritet në vijimësi të ajeteve që kanë të bëjnë me thirrjen islame, andaj ajo që shihet është se duhet një bindje e cila kërkon ngritje e maturi, këshilla të bukura dhe argumentin të artë. Thirrësit janë më të sinqertët në radhët e njerëzve dhe me rrugë fisnike. Thirrja islame është rrugë e gjallërisë dhe rahmetit për njerëzimin. "O ju që besuat, përgjigjuni Allahut dhe të dërguarit kur ju ftojnë për atë që ju jetëson (ju ngjall), dhe dijeni se Allahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij, dhe se te Ai

do të tuboheni!" (El Enfalë, 24).

Dhe kështu është vazhduar edhe me të Dërguarit tjerë deri tek Muhamed Mustafaja me të cilin edhe u mbyllën dyert e pejgamberisë dhe me plot sukses e kreu këtë mision të thirrjes islame. Pra, fillimi i vërtetë i thirrjes islame ishte me të dhe ai ishte që vendosi gurthemelin e da'ves dhe programin e saj në rrafshin teorik dhe praktik.

Thirrja islame si proces komunikimi dhe transmetimi mbetet i hershëm porse si shkencë e veçantë ka rregullat dhe bazat në kuadër të caktuar edhe pse nuk del jashtë kuadrit të vjetër, pra është shkencë e re e dobishme sikurse shkencat e tjera fetare.

Në shumë vende të botës islame janë formuar edhe fakultetet të veçanta për thirrjen islame 'Kul-lijetu ed-dave". Në librin "El Med'hal ila ilmi ed-dave", autori, Muhamed el Bejanuni, duke folur mbi shkencën e da'ves thekson se ajo filloi si koncept teorik dhe praktik, duke përmendur të Dërguarin a.s., i cili ftonte njerëzit në këtë fe të Allahut, duke ua kumtuar atyre shpalljen dhe duke i pastruar. Sigurisht se në këtë rrugë iu desh që të duronte shumë dhe të sakrifikonte, sepse kishte një ambient ku injoranca e kishte kapluar atë shoqëri dhe ishin zhytur thellë në mëkate dhe shirk, por objektivi i Muhamedit a.s. ishte shumë i qartë dhe me ndihmën e Allahut arriti të triumfonte. Dhe kështu ngriti një shoqëri të re islame me të gjitha institucionet e saj. Shoqëri e thirrjes, e cila u vu në funksion të saj[3].

(Ai ndihmon) Ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej të keqes. Allahut i takon përfundimi i çështjeve. (El Haxh, 41).

Pra, në shoqërinë e asaj kohe nuk ishte e nevojshme që shkenca e da'ves të ishte e veçantë, apo të gjenden institucione që merren me thirrje islame. Por kjo çështje me kalimin kohës u bë nevojë e domosdoshme, pasi myslimanët humbën shumë specifika të asaj shoqërie, lanë në harresë shumë obligime, u pakësuan thirrësit për fenë e Allahut, por edhe ndodhën keqkuptime duke e ndarë teorinë nga praktika, gjë që humbi ai bereqet që ishte deri në atë kohë. Dhe kjo situatë prodhoi një krizë të madhe në radhët e umetit islam duke rrezikuar seriozisht identitetin dhe qenien fetare islame, dhe sigurisht edhe thirrja islame në këtë kuadër humbi hapësirën jetike dhe dinamikën derisa u godit thirrja islame në majën e institucioneve të saj, duke mbetur pa hilafet. Më pas pati disa përpjekje serioze individuale dhe grupore për t'u ngritur dhe të dalë nga kjo sprovë si dhe nevoja e kohës dhe rrethanat e reja që u krijuan dëshmonin se duhet të gjendet një shkencë e cila është shkenca e da'ves, që do të ngrihej mbi kuptimin e Kuranit dhe sunetit, përvojën e hulefai rrashidinve e cila do ta ndriçonte rrugën e mëtejme të da'ves islame dhe t'i kthejë myslimanët në misionin e tyre siç thotë Allahu në Kuran: "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun. E sikur ithtarët e librit të besonin drejt, do të ishte shumë më e mirë për ta. Disa prej tyre janë besimtarë, por shumica e tyre janë larg rrugës së Zotit." (Ali Imran, 110).

**Thirrja islame nisur nga aspekti i të qenit proces i komunikimit të Islamit, që ka filluar me Muhamedin a.s., porse si shkencë e veçantë që ngrihet mbi baza dhe themele, është bërë në etapat e vonshme kur edhe lindën shkencat e tjera si shkenca e fikhut, usuli fikhut, akaidit, hadithit e shkencat e tjera fetare.**

Mbi këtë shkencë u shkruan libra, duke kontribuar me ide e praktika të ndryshme deri sa mbi këtë çështje në botën islame u ngritën organizata dhe institucione dhe me anë të saj u njohën personat dhe popujt. Po kështu në kohën tonë bashkëkohore, da'veja është bërë një shkencë prej shkencave të ndryshme fetare, e cila ka institucionet e saj arsimore, programet mësimore dhe kështu kjo shkencë fetare ka nevojë ende për brumosjen e subjektit të saj, përcaktimin e terminologjisë së saj, korrektimin e praktikave, pra ashtu siç ka nevojë çdo shkencë tjetër[4].

Në etapat e mëhershme ku shteti islam kishte shtrirje dhe ndikim da'ven e kishte vendosur prioritet dhe ndër obligimet më kryesore, madje shkoi aq larg sa sekreti i ekzistencës së shtetit islam u ndërlidh me ekzistencën e da'ves dhe zhvillimin e saj. Shtrirja e da'ves planifikohej dhe për respekt të saj kishte lëvizje të brendshme dhe të jashtme, ruheshin dispozitat, zbatohej qeverisja dhe drejtësia, dërgoheshin thirrësit islamë, priteshin delegacione etj[5].

Pra, thirrja islame nisur nga aspekti i të qenit proces i komunikimit të Islamit, që ka filluar me Muhamedin a.s., porse si shkencë e veçantë që ngrihet mbi baza dhe themele, është bërë në etapat e vonshme kur edhe lindën shkencat e tjera si shkenca e fikhut, usuli fikhut, akaidit, hadithit e shkencat e tjera fetare. Më pas është ndier nevoja e domosdoshme për këtë shkencë, duke pasur parasysh faktin me çka po rrethohet veprimtaria e sotme e thirrjes islame, me paqartësi në disa koncepte, çrregullime dhe dridhje në disa baza dhe rregulla, vështirësi të mëdha në disa aspekte programore, gabime në metodologji dhe dobësi në përçimin e mesazhit të tij.

Kjo shkencë ende ka nevojë që të përcaktohen temat e saj, për ndarjen e terminologjisë, korrektimin e praktikës e gjëra të tjera që çdo shkencë e re ka nevojë për këto elemente duke ecur me hapat e zhvillimeve dhe metodologjive shkencore bashkëkohore.

*1. Ebu Xhafer Muhamed Xherir Et-taberi, Tefsir et-taberi (Xhamia el bejan fi te'vil el kuran), vëllimi VI, Darul kutub el ilmije, Bejrut,botim i parë, 1992, f.548. 2. Muhamed el Gazali, Mea Allah,Darul kalem,Damask, botim VI,1996, f.19. 3. http://www.lahaonline.com/articles/view/95.htm (qasja 20.02.2018). 4. Muhamed el Bejanuni, El Med'hal ila ilmi ed-dave",botim i tretë, Muesesu rrisale, Bejrut,1995, f.24. 5.Muhamed el Bejanuni, Ibid, f.23.*

Prof. dr. Hysen Matoshi

# Në shërbim të çështjes kombëtare

## Islam H. Osmani, Dëshmi për kohën - Kontributi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit për lëvizjen gjithëpopullore gjatë viteve 1990-1999, botoi Këshilli i Bashkësisë Islame të Kosovës i Gjilanit, Gjilan, 2018.

Binomi fe-atdhe, në krye të herës, është fryt i vetëdijes së intelektualëve tanë për ta konceptuar si të pacenuar tërësinë tonë identitare, por është edhe reagim në përmasa të gjera mbarëpopullore ndaj sfidave të robërisë sonë të djeshme dhe të vështirësive që na presin si komb në rrugën e zhvillimit e të integrimit, në të cilën kryedetyrë mbetet ruajtja e shtresimeve të veçantive tona tradicionale, kulturore, kombëtare e fetare.

Në këtë kontekst do ta kundroja edhe botimin e vëllimit "Dëshmi për kohën", i hartuar nga intelektuali gjilanas Islam Osmani dhe ku është përfshirë kontributi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit dhënë lëvizjes popullore gjatë viteve 1990-1999. Së pari duhet thënë se libri që po e përurojmë sot është paraqitje e vetëm një aspekti të veprimtarisë së strukturës së Bashkësisë Islame të Kosovës në komunën e Gjilanit, përkatësisht fjala është për perceptimin e rolit të këtij këshilli në dëshmitë e disa prej faktorëve më të rëndësishëm politikë, shoqërorë, arsimorë, kulturorë, veprimtarë, intelektualë e fetarë të kohës, gjithnjë duke u mbështetur edhe nga disa dëshmi faktografike, sikundër janë dokumentet dhe fotografitë e periudhës në fjalë. Pra, nuk kemi të bëjmë me një kronologji të mirëfilltë të aktiviteteve, sepse sigurisht kjo do të kërkonte një angazhim më gjithëpërfshirës që edhe do të rezultonte me, të paktën, disa vëllime të botuara. Megjithatë, edhe në një format të këtillë konsideroj se sadopak i jepet haku Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit, duke nxjerrë në dritë dëshmitë e pjesëmarrësve të drejtpërdrejtë në proceset e lirimit të Kosovës. Në këtë vazhdë i quaj të rëndësisë së veçantë dëshmitë e disa prej personaliteteve gjilanase të kohës, shumica prej tyre edhe sot pjesë e jetës sonë politike e institucionale, sikurse janë: Lutfi Haziri, Basri Musmurati, Ismajl Kurteshi, Zenun Pajaziti, Ahmet Isufi, Fatmir Rexhepi, Shemsi Syla, pastaj intelektualë, veprimtarë, artistë, emrat e të cilëve nuk do të përmenden në këtë version kumtimi vetëm për arsye kohe.

Kushdo që ka jetuar në Kosovë, në vitet më dinamike të historisë së saj, e ka të qartë se Bashkësia Islame e Kosovës ka dhënë ndihmesë të çmueshme për ndërgjegjësimin dhe mëvetësimin e shqiptarëve me synim vijues krijimin e institucioneve të pavarura në raport me ato të pushtuesit. Kjo gjë veçmas ka ndodhur në komunën e Gjilanit, ku bashkëpunimi ndërmjet Këshillit dhe asociacioneve politike, shoqërore, humanitare, arsimore e kulturore e më vonë edhe institucioneve të pavarura, ka qenë shembullor. Këtë gjë e thotë edhe libri, përkatësisht subjektet që janë përfshirë në të. Vërtet është ndjenjë e jashtëzakonshme të lexosh këto vlerësime, të cilat, me gjithë dashamirësinë e përfaqësuesve kryesorë të sferave të tjera të jetës, kundruall asaj fetare, nuk ia dalin që ta thonë tërë këtë kontribut madhor, ndonëse e vënë në pah qartazi karakterin kombëtar të angazhimit të krerëve dhe të punonjësve fetarë të kësaj ane. Si kudo tjetër, edhe në Gjilan Bashkësia Islame e Kosovës nuk qëndroi anash proceseve historike që kishin filluar të zhvilloheshin. Përkundrazi, ajo u shqua si një forcë dinamike dhe kreative, e jo rrallë edhe prijëse e mobilizuese, në nisma të ndryshme të organizimit të jetës në kryeqendrën e Anamoravës. Nuk është çudi që pikërisht Gjilani merrej atëbotë si modeli më i mirë i organizimit alternativ të shqiptarëve, paçka se vështirësitë i kishte tejet të mëdha, veçmas për faktin se struktura demografike e popullsisë e bënte këtë përballje me organet serbe shumë herë më të vështirë.

Ndonëse janë përfaqësues të opsioneve të ndryshme politike apo ideologjike, ndonëse përfaqësues të institucioneve, të asociacioneve, veprimtarë e intelektualë të periudhave të ndryshme, të gjithë respondentët e autorit të librit, pa dallim, janë unikë në vlerësimin e kontributit të Këshillit të Bashkësisë Islame. Në prononcimet e tyre del në pah mbështetja logjistike e Këshillit, në ambientet e të cilit zhvillohej pothuajse e gjithë jeta e pavarur institucionale, diku tjetër veçohet ndihma funksionale e prijësve fetarë për proceset e pavarësimit në të gjitha sferat e jetës, për organizimin e dimensionit aq të nevojshëm humanitar e informativ; më tej, sipas tyre, xhamitë me objektet përcjellëse u bënë vatra të jetës arsimore e kulturore, për të kulmuar me mbështetjen e Luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës. Ndaj edhe flitet me

pietet të lartë për gjithë strukturën e Këshillit, për imamët që ishin vënë në krye të përpjekjeve për realizimin e aspiratës shekullore të shqiptarëve për liri dhe pavarësi. Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim Efendi Tërnava, duke e çmuar lart punën e Këshillit gjilanas të Bashkësisë Islame vlerësonte se "kontributi dhe angazhimi i ulemave – hoxhallarëve është rezultat i një mendësie të zhvilluar që herët dhe si e tillë është vazhdimësi e angazhimeve të ulemave të kësaj ane, të prirë nga Mulla Idriz Gjilani me shokë".

Edhe pse ideologjia sllavokomuniste kishte punuar për dekada dhe kishte hartuar elaborate të tëra me qëllim që ta nxiste dhe ta thellonte përçarjen brendashqiptare mbi baza të komponentëve kinse antagonistë kombëtarë e fetarë, këto vite sollën para nesh dëshmitë e unitetit në veprim të të gjithë potencialit tonë, të vlerave tona kombëtare e fetare, në rrugën e vështirë të çlirimit të Kosovës. Stereotipi i trilluar për prijësit fetarë si antikombëtarë mori goditjen përfundimtare. Sikurse dëshmohet edhe në këtë libër, hoxhallarët, ulemaja dhe punonjësit e Bashkësisë Islame u vunë në krye të nismave të vështira e madje edhe të rrezikshme për jetët e tyre, por gjithsesi jetëdhënëse për fatin e kombit. Fjalimet e tyre në takime mbarëpopullore, diskutimet në forume të ndryshme, por edhe hytbet në xhami, u bënë burim frymëzimi për shtresat e gjera dhe shpresë se e ardhmja, e ndërtuar mbi programin kombëtar dhe besimin e drejtë, do të jetë fatlume. Besimi ishte forca lëvizëse e çdo gjëje, besimi ishte forca iniciale e veprimit mbarëpopullor, arma që e bënte dallimin dhe të cilën nuk e kishin ata që na mbanin të robëruar.

Duhet pranuar fakti se falë aktivitetit kombëtar të strukturës sonë fetare, neve na u hapën sytë dhe e kundruam më drejt edhe historinë tonë, shumë nga figurat emblematike të së cilës kishin qenë personalitete të shquara fetare të kohës.

Përveç personaliteteve të jetës shoqërore, politike, ushtarake, arsimore e kulturore, në këtë libër kanë gjetur vend edhe perceptimet nga ulema,




imamë dhe drejtues fetarë gjilanas si përjetues të drejtpërdrejtë të kësaj periudhe, si bie fjala: Mulla Jetish Bajrami, prof. dr. Qazim Qazimi, Ilmi Krasniqi, Mulla Nuhi Hajrullahu, Hafëz Sadri Rrahimi, Mulla Musa Kadriu, Mulla Enver Rexhepi, Mulla Ramadan Durmishi, Mulla Alush Efendi Kadriu, Mulla Metush Islami, Mulla Jusuf Mustafa dhe Mulla Abdylhakim Shaqiri. Dëshmitë e tyre flasin për angazhimin masiv të krejt strukturës fetare islame në organizimin e jetës së pavarur nga pushtuesi, flasin edhe për sfidat nëpër të cilat kaluan ata si prijës të popullatës shqiptare, duke qenë madje të kërcënuar edhe me jetë. Bie fjala, do të shkoje në varreza për ta përcjellë një rahmetli dhe rrezikoje që të mos ktheheshe, ngase forcat ushtarake serbe shtinin edhe mbi xhematin e xhenazes. Kam lexuar për mizori të ndryshme të pushtuesve, por nuk më kishte rënë rasti të lexoja që forcat ushtarake-policore të kenë qëlluar mbi kortezhet dhe mbi të vdekurit! Prandaj, them se ky libër, më parë se për të djeshmen dhe të sotmen, është një mësim i mirë për të ardhmen, është një aide-mémoire, që na ndihmon të mos i harrojmë këto përjetime tragjike.

Interes në këtë libër përbëjnë edhe portretet e udhëheqësve të Këshillit në këtë periudhë e të mbështetësve të punës së tij, disa prej të cilëve personalitete të njohura përtej përmasës rajonale, sikurse janë: Hafëz Ali efendi Aliu, Hafëz Jashar efendi Poçinka – Sipahioglu, Mulla Hysen Ajeti, Mulla Rifat Jashari, dr. Shefqet Mehmeti dhe Ramiz Alidovci.

Megjithatë, ky libër i Islam Osmanit nuk do të ishte i plotë pa dy portretet e dëshmorëve, medresistit Shefik Miftari, pjesëmarrës i tri luftërave tona çlirimtare dhe Mulla Nysret Hajdarit, imamit të Dobërqanit, për vrasjen makabre e për personalitetin e të cilit janë dhënë edhe disa dëshmi dhe kujtime.

Pjesë e rëndësishme është edhe shtojca me faksimile dokumentesh, fotografi dokumentare për zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme politike, shoqërore, kulturore etj. dhe veçmas interes përbën një album, ta quaj tragjik, i pësimit dhe përdhosjes së objekteve fetare islame në trevën e Gjilanit si rezultat i veprimit të forcave serbe mbi parimin e tokës së djegur.

Të nderuar të pranishëm, më lejoni në përmbyllje ta shtroj një pyetje: Pse në Gjilan, ashtu si edhe në pjesën më të madhe të Kosovës, u atakuan kaq shumë xhamitë, pse u dogjën, u plaçkitën, u rrënuan, apo u përdhosën ato, pse u vranë imamët e tyre? Një përgjigje e ofron edhe ky libër që po përurojmë sot: Ishte veprimtaria atdhetare e krejt strukturës sonë fetare ajo që i tërboi pushtuesit tanë, ndaj nuk kursyen as faltoret dhe as shenjtërinë e tyre.

Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjilanit do ta përgëzoj për gjithë punën madhore që ka bërë dhe veçmas autorin e të gjithë pjesëmarrësit që e kanë faktuar këtë periudhë të vështirë, tragjike e të lavdishme të historisë sonë, me shpresën e madhe se edhe këshillat e tjerë të Bashkësisë Islame do ta ndjekin këtë shembull të vyer, këtë ndihmesë të çmuar për historinë tonë të gjithëmbarshme kombëtare. Ngase, siç ka thënë shkrimtari i njohur frëng Anatol Fransi, që të arrijmë gjëra të mëdha nuk mjafton vetëm të veprojmë, por duhet edhe të ëndërrojmë; nuk mjafton vetëm të planifikojmë, por edhe të besojmë.

Fitim Veliu

# Për një pikëpamje të re letrare të letërsisë së vjetër shqiptare

Letërsia e vjetër shqiptare, sipas botëkuptimit letrar të sotëm, fillon me Muhamed Çamin, me veprën e tij "Erveheja". Aty, për herë të parë, shfaqet personazhi letrar i plotë në letërsinë shqipe.

Gjykuar nga ky aspekt i pastër letrar, shtrohet detyra që kjo periudhë letrare të rishikohet nga botëkuptimi i sotëm kritiko-letrar, që të përkufizohet saktë natyra e saj, e cila deri tani na paraqitet brenda një mjegulle jo vetëm semantike, por edhe ideore e konceptuale.

Letërsia e vjetër shqipe, historikisht e tipologjikisht nuk përcaktohet saktë në kontekstin e saj kohor, por as si vlerë dhe dije e pastër letrare. Kjo për faktin se rrethanat në të cilat u krijua kjo letërsi ishin tepër të disfavorshme historikisht e etnikisht. Madje, tekstet e kësaj periudhe letrare, ta quajmë kushtimisht "periudhë letrare",brenda materies së tyre kanë më shumë teologji sesa letërsi, estetikë apo filozofi. Gjykuar nga ky aspekt i pastër letrar, shtrohet detyra që kjo periudhë letrare të rishikohet nga botëkuptimi i sotëm kritiko-letrar, që të përkufizohet saktë natyra e saj, e cila deri tani na paraqitet brenda një mjegulle jo vetëm semantike, por edhe ideore e konceptuale. Pra, rishikimi do të saktësonte, ose dallonte atë që është letërsi dhe atë që është teologji, me synimin që kjo e fundit të tërhiqet nga të gjitha tekstet shkollore, për shkak se shteti ende nuk ka sinjalizuar mësimin teologjik nëpër shkollat tona publike. Sot, letërsia e vjetër shqipe brenda kontekstit të saj historik shtron kërkesën e rikomponimit të një modeli të ri letrar. Pra shkrimi i kësaj periudhe është vetëm teologji duke përfshirë këtu edhe letërsinë e vjetër shqipe, por edhe nëse në këtë periudhë letrare ka diçka që mund të quhet letërsi, kjo do t'i takonte periudhës diakronike në kohën kur u shkrua. Por, sot, shija letrare dhe këndvështrimi kritik kërkojnë një letërsi tipike që do të mund t'i shërbente vetëm shijes estetike e asaj filozofike, pa ngjyrime fetare filobiblike.

## Letërsia e vjetër shqiptare (konteksti i krijimit)

Letërsia e vjetër shqipe njeh tri periudha të krijimit, të cilat janë të ndryshme sa u përket qëllimit, funksionit dhe strukturimit. E para periudha e humanizmit, shek XVI, me përfaqësuesin kryesor Barletin; letërsia filobiblike me përfaqësuesit kryesorë Buzukin, Budin, Bogdanin dhe Varibobën dhe e treta periudha e letërsisë së vjershëtarëve, filokuranore, me përfaqësuesit kryesorë Hasan Zyko Kamberin, Muhamed Çamin dhe Muqi Zaden etj.

## Periudha e humanizmit

Është veçori e krijimit të ngjyrimit historik, ku të gjitha tekstet janë rrëfime të diskursit historik, të ndërtuara nëpërmjet asaj që ka ndodhur si dëshmi, rrëfimeve të të tjerëve si prani dhe tregimeve të dëgjuara në diakroni. Gjuha e këtyre teksteve është latinishtja, prandaj kjo periudhë e krijimit është jashtë kontekstit etnik shqiptar, sepse i mungon gjuha e krijimit, pra shqipja si gjuhë shkrimi dhe vendi si etnikum ekzistence, sepse të gjithë humanistët shkruan në qendrat tregtare italiane.

## Periudha filobiblike

Autorët e kësaj periudhe janë të gjithë priftërinj, kurse veprat e tyre janë prodhim i orkestrimit të organizatës "Propaganda Fide", e cila financonte tekstet e tyre për qëllime fetare kundër Perandorisë Osmane. Tekstet e tyre shkruhen mbi tekstet biblike, pra shkalla e dytë. Kritiku letrar, Sabri Hamiti, lidhur me këtë periudhë krijimi mendon se "shkrimet e autorëve filobiblikë janë pa një identitet e kontinuitet, po ashtu këto shkrime nuk janë shkrime letrare e estetike në vështrimin e sotëm të fjalës, si vlera, sepse ato janë tekste për shërbesa fetare".

## Letërsia filokuranore apo e vjershëtarëve

Kjo periudhë letrare ka autorët themelorë shqiptarë, të cilët e krijojnë trupin e një letërsie shqiptare pa ngjyrime e propagandë historike dhe pa ngarkesë të mbitheksuar fetare për qëllime propagandistike, siç ngjet me autorët filobiblikë, të cilët e përdorin elementin fetar në funksion propagandues. Studiuesi i letërsisë, Sabri Hamiti për këtë letërsi ka një pikëpamje të prerë "këta autorë, pra vjershëtarët janë

letrarë, sepse nuk shkruajnë tekste për qëllime përtejletrare dhe se këta autorë sollën në letërsinë shqiptare format letrare të Lindjes". Po ashtu, studiuesi italian, Gaetano Petrota, në librin e tij Populli, gjuha dhe letërsia shqiptare lidhur me ndarjen e letërsisë së vjetër shqiptare ka një pikëpamje shumë interesante të kësaj trashëgimie, duke e përjashtuar ekzistencën e filobiblikëve si shkrimtarë letrarë. Ai e sheh shfaqjen e fillimit të letërsisë së vjetër shqipe te Muhamed Kyçyku. Kyçyku lidhet me fillimin e letërsisë shqipe si krijim estetik, letrar e filozofik, kurse të gjithë filobiblikët i inkuadron në kuadër të dokumenteve gjuhësore, duke i përjashtuar nga trupi i letërsisë shqiptare.

## Rikujtesë

Së pari do të pajtohesha me mendimin e kritikut letrar Sabri Hamiti, i cili është marrë shumë me këtë periudhë duke konstatuar se "letërsia e bejtexhinjve është letërsi e mirëfilltë letrare, sepse kjo letërsi komunikon direkt me autorin e saj dhe pikërisht në këtë periudhë bëhet zbulimi i tregimit". Përderisa letërsia e humanizmit komunikon nëpërmjet gjuhës dhe shkrimit latin, ajo filobiblike, ku të gjitha tekstet dalin nga Bibla, pra kjo letërsi ka si karakteristik fetaritetin. Pra edhe në periudhën e humanizmit edhe në atë filobiblike, tekstet "letrare" dalin gjithmonë në shkallën e dytë. Prandaj atributi i pastër letrar do t'i takonte letërsisë së bejtexhinjve. Të tri këto periudha kanë karakteristikat e veta ideore. Në anën tjetër nuk mund të pajtohemi me faktin se letërsia e bejtexhinjve pavarësisht materies së saj letrare, ajo nuk është e studiuar sa duhet dhe nuk zë ndonjë vend të merituar në tekstet shkollore dhe ato universitare. Kjo gjithmonë për shkak të paragjykimeve ekstreme të kritikëve tanë. Interpretimi i kësaj letërsie në institucionet tona arsimore është tepër dogmatik, sepse edhe autorët, por edhe tekstet e tyre përfaqësuese jepen në mënyrë fragmentare. Kjo përbën një gjykim jo të drejtë mbi vlerat tona kulturore, sepse kjo letërsi është pjesë e trashëgimisë sonë të lashtë, duke na dhënë një art të pastër dhe disa forma poetike të letërsisë së Lindjes siç janë: Divani, Gazela, Kasida dhe Rubaira. Këto forma poetike janë përdorur jo vetëm nga autorët e bejtexhinjve, por edhe nga shkrimtarët më eminentë botërorë, Gëte me Divanin e tij poetik, Tolstoi, Hygoi e shumë të tjerë. Pra rishikimi dhe ridizajnimi i letërsisë së vjetër shqipe do të mundësonte që letërsia e bejtexhinjve të merrte statusin e saj të pastër letrar dhe vendin primar në letërsinë e vjetër shqipe, kjo për faktin se të dy periudhat pararendëse, letërsia e humanizmit dhe ajo filobiblike, janë periudha në shërbim të ideologjisë dhe rrymave të tjera ndikuese. E para, letërsia e humanizmit si rrymë e ndikimit të humanizmit italian me gjuhë dhe alfabet latinka një ngjyrim të theksuar emocional, ideologjik. Ndërsa, letërsia filobiblike do të duhej të rikomponohej në tërësi, sepse ka nevojë të lirohet nga fryma e tepërt fetare për ta fituar statusin letrar. Përbrenda të gjitha teksteve të autorëve filobiblikë dominon shkrimi fetar e teologjik, sepse në kohën kur u shkruan dhe u botuan këto tekste, ishin tekste të shërbesave në funksion propagande, nën influencën e organizatës krishtere të Romës Propaganda de Fide. Kjo organizatë synonte ruajtjen e rrethit vicioz të atyre pak besimtarëve katolikë të cilët dëshironin të ruanin kulturën dhe besimin e tyre fetar. Kjo periudhë e dominimit fetar si tekste, shkrime dhe botime nuk dihet ende se si është emërtuar në konceptin letrar, kur ata të cilët e kanë shkruar këtë literaturë as që e kanë menduar se teksti i tyre do të shndërrohej nga teksti predikues në tekst ilustrues letrar. Mbetet tepër ilustrative letërsia e bejtexhinjve si letërsi e mirëfilltë letrare. Kjo letërsi duhet të rishikohet në tërësi nga kritikët e rinj për t'i shpërfaqur vlerat ideo - estetike, të cilat do ta komponomin formacionin e letërsisë së vjetër shqipe tepër të varfëruar estetikisht e letrarisht.

*Bibliografia:*

*1. Sabri Hamiti, Letërsia e vjetër shqiptare, Albas, Prishtinë 2004. 2. Mahmud Hysa, Krestomaci e letërsisë së vjetër shqiptare, Prishtinë 1997. 3. Gaetano Petrota, Populli, gjuha dhe letërsia shqiptare. 4. Muhamed Kyçyku, Jusufi e Zelihaja, Tiranë, 1992.*



Murat M. Aliu

# Refleksione mbi konservatorizmin (I)

Konservatorët bashkëkohorë pranojnë dhe kanë përvetësuar pjesën më të madhe të vlerave moderne dhe iluministe dhe përpjekjet e tyre janë në drejtim të thyerjes së dialektikës në mes konservatorizmit dhe modernitetit.

Etimologjikisht termi apo shprehja "konservatorizëm" rrjedh nga fjala latine "conservatore"që do të thotë të mbrosh apo ruash diçka. Nga perspektiva e ideologjisë politike konservatorizmi synon mbrojtjen nga ndërhyrjet e jashtme dhe ato të brendshme që synojnë ndryshimin formal ose material të strukturave tradicionale. Nga pikëpamja e ideologjisë dhe mendimit politik, konservatorizmi është produkt i paradigmës moderne, rrënjët e së cilës mund të gjenden ndoshta edhe në mendimin e lashtë grek, përkatësisht në mendimet e ligjerimet të Aristotelit. Shprehja (termi) "conservator"në periudhën e Mesjetësë është përdorur në kuptimin e mbrojtjes së disa ligjeve dhe grupeve të caktuara shoqërore. Hyrja në literaturën shkencore, si koncept politik e filozofik, e konservatorizmit ka ndodhur tek pas Revolucionit Francez të vitit 1789. Ndërsa, para Revulucionit Francez konservatorizmi si semantikë është përdorur në kuptimin e mbrojtjes dhe sigurimit të parimeve të drejtësisë dhe civilizimit në përgjithësi.

Ashtu siç përmendëm, fillet e konservatorizmit si "mënyrë-stil" e të menduarit dhe si një "qëndrim"politik mund të gjenden shumë më herët se në kohërat moderne, por, si një doktrinë politike dhe si një ideologji specifike, historia e konservatorizmit është relativisht e re. Në këtë kontekst, konservatorizmi si lëvizje politike (ideologjike) dhe intelektuale lind si reaksion i ndryshimeve kruciale dhe radikale, të cilat ndodhën në sferën shoqërore, politike, ekonomike, kulturore dhe teknologjike pas Revolucionit Francez. Përkatësisht si reaksion ndaj parimeve dhe vlerave të iluminizmit dhe paradigmës moderne. Ndërsa, nëse do të kishim kërkuar fenomenin që konkretisht provokoi ndjenjat konservatore, padyshim që është ngjarja e madhe historike-Revolucioni Francez. Kësisoj, konservatorizmi lind si një ideologji politike kundër themeleve filozofike dhe ideore të Revoulicionit Francez, pasojat e të cilit u ndjenë në të gjitha sferat e jetës politike, ekonomike, kulturore dhe shoqërore.

Studiues të ndryshëm të konservatorizmit numërojnë tri burime themelore që provokuan lindjen e konservatorizmit si lëvizje apo ideologji politike. Kështu, autori turk, Doğu Ergil-i, mendon se mendimi iluminist, Revulucioni Francez dhe revolucioni industrial janë tri burimet e drejtpërdrejta që çuan në shpërfaqjen e ideologjisë konservatore në Evropë, më pas edhe në vendet e tjera (Ergil: 1986, f.269).

Në këtë kontekst, udhëheqësit dhe arkitektët e Revolucionit Francez në fillim u munduan që revolucionin ta shpërfaqin si rezultat i arsyes së pastër dhe përsosmërisë, që në fakt të dy këto parime paraqesin fondamentin ontologjik të iluminizmit dhe modernitetit. Konservatorët kundërshtojnë formën e realizimit të revolucionit edhe pasojat e tij. Sepse sipas tyre, Revulucioni Francez ka shkaktuar çrregullime duke zhvendosur ekuilibrat në shoqëri dhe kështu ka dëmtuar harmoninë shoqërore dhe strukturën tradicionale të shoqërisë. Koncepti i shoqërisë organike, i cili ka ekzistuar dhe është përvetësuar me shekuj të tërë në Evropën Perëndimore me Revolucionin Francez, filloi të dekonstruktohej dhe të rrezikohej. dhe, në vend të shoqërisë organike, u imponua koncepti i shoqërisë si subjekt racional.

Një faktor tjetër që ka provokuar drejtpërdrejt lindjen e konservator-



izmit është revolucionit industrial. Sepse, revolucioni industrial ka shkaktuar ndryshime të mëdha në sferën e ekonomisë dhe në mënyrën e prodhimit, që çdo mënyrë e prodhimit më pas krijon një kulturë dhe mendësi tjetër. Pra revolucioni industrial ka hapur rrugën për shkatërrimin e strukturave tradicionale siç është familja dhe komunitetet fetare, të cilat kanë pasur dhe ende kanë një rëndësi të veçantë për konservatorët. Marrëdhëniet familjare dhe fqinjësore, pas revulucionit industrial, dukshëm janë ndryshuar. Nga familja tradicionale është kaluar në familjen bërthamore. Transformimi i "gemeinschaft-it" (community) në "gesellschaft" (society), realisht ka hapur rrugën për të të huajtur shoqërinë tradicionale. Kalimi nga komuniteti në shoqëri, në fakt, do të thotë krijimi i marrëdhënieve shoqërore mbi baza të arsyes dhe johierarkisë vertikale. Gjithashtu, bashkë me revolucionin Industrial, fshati si strukturë "konservatore" filloi të humbte rëndësinë, dhe hapësirat urbane zëvendësuan atë. Ndërsa në hapësirat urbane (qytetet) rëndësia e familjes dhe e strukturave të ndryshme të mbyllura humbin rëndësinë dhe domosdoshmërisht këto struktura ndeshen më një fenomen në të cilin duhen hapur. Pra në hapësirat urbane struktura e komunitetit atomizohet kështu me këtë proces atomizohen edhe marrëdhëniet tradicionale. Thënë shkurt, në këtë periudhë ajo që kanë mbrojtur konservatorët është shoqëria organike.

Tani logjikisht parashtrohet pyetja pse konservatorizmi lindi si reaksion i iluminizmit? Ose thënë ndryshe pse një njeri konservator kundërshton idetë iluministe dhe revolucionare? Konservatorizmi kundërshton dimensionin racional të iluminizmit dhe modernitetit. Iluminizmi dhe paradigma moderne në esencë i jep përparësi arsyes para traditës dhe i gjithë konceptimi kozmologjik realizohet nëpërmjet arsyes duke mos i lënë vend traditës në ndërtimin e rendit social dhe politik. Për më tepër, siç dihet iluminizmi si rrymë filozofike apo intelektuale është kundër gjithçkaje që shoqërizon meancient regime dhe, në vend të vlerave të sistemit të vjetër: traditës, religjionit, komunitetit, propozon vlerat e reja, siç janë racionalizmi, humanizmi, ateizmi etj. Edmund Burke, i cili njihet si babai i konservatorizmit mendësinë iluministe e kritikon më këto fjalë: "Ne nuk jemi dishepujt e Rousseasu-s dhe Volterit: ne nuk mund të themi që edhe Helvetius-i ka shënuar ndonjë progres të caktuar. Ne nuk mund të na këshillojnë ateistët, të çmendurit neve nuk mund të na vendosin rregulla" (Burke, 2016: 52). Nga këtu shihet qartë që për ideologjinë konservatore është i papranueshëm konceptimi kozmologjik vetëm nëpërmjet racios. Sipas tyre në organizimin shoqëror dhe politik duhet të merren parasysh traditat, religjioni, kultura dhe historia e një shoqërie të caktuar. Pra shteti dhe shoqëria nuk mund të formësohen vetëm nëpërmjet "arsyes së pastër", koncept që është produkt i iluminizmit.

Pra qëllimi themelor i konservatorizmit nuk është të parashikojë revolucionin, por të parandalojë pasojat e tij, të cilat janë shkatërruese për shoqërinë tradicionale. Në këtë kontekst, fakti që koncepti i konservatorizmit tregon ndryshueshmëri varësisht nga struktura dhe kulturat e shoqërive dhe madje edhe varësisht nga refleksionet e ndryshme në një shoqëri të njëjtë, por në periudha të ndryshme; ky fakt, pra, dëshmon për natyrën dhe cilësinë pragmatike të tij. Nga këtu mund konkludojmë se ekziston një ambiguitet në përkufizimin e konservatorizmit.

## Konservatorizmi një ideologji moderne

Meqë në fillim theksuam se konservatorizmi lindi si reaksion ndaj iluminizmit dhe paradigmës moderne, logjikisht parashtrohet pyetja a është e mundur "bashkëjetesa`"ndërmjet konservatorizmit dhe modernitetit? Thënë ndryshe, a është konservatorizmi i prirë të refuzojë tërësisht paradigmën moderne dhe vlerat iluministe? Para së të mundohemi t'i japim përgjigje kësaj pyetjeje, menjëherë na duhet të theksojmë që konservatorizmi në esencë është një koncept elastik, në kuptimin që është i hapur për ndryshime në kohë dhe hapësirë dhe ngërthen potencialin për t'iu përshtatur rrethanave specifike. Pra, me fjalë të tjera, përderisa mendimtarët konservatorë në periudhën fill pas Revulucionit Francez kanë refuzuar pothuajse gjithë paradigmën moderne dhe vlerat iluministe dhe kërkuan rikthimin e rendit të vjetër (ancient regime), konservatorët bashkëkohorë pranojnë dhe kanë përvetësuar pjesën më të madhe të vlerave moderne dhe iluministe dhe përpjekjet e tyre janë në drejtim të thyerjes së dialektikës në mes konservatorizmit dhe modernitetit.

Sidoqoftë, konservatorizmi ka ruajtur disa vlera dhe parime statike dhe autentike që nga lindja e tij deri më sot. Kësisoj konservatorizmi nuk refuzon tërësisht ndryshimin, por ajo që mëton konservatorizmi është që ndryshimet shoqërore të realizohen në mënyrë evolutive në emër të traditës dhe vlerave historike dhe jo në mënyrë revolucionare. Për një konservator është shumë me rëndësi që të ruhet kontinuiteti historik i dukurive shoqërore, politike dhe eknomike. Konservatorizmi në emër të kontinuitetit historik pranon ndryshimin, por me kusht që të mos ndodhë shkëputje esenciale-radikale ndërmjet fenomeneve. Për konservatorët ndryshimi me intensitet mesatar është i pranueshëm. Qëllimi esencial i këtij diskursi është se konservatorizmi nuk dëshiron të humbë kontrollin përgjatë procesit të ndryshimit.

Nga këtu mund të konstatojmë se konservatorizmi, në rastin më ekstrem, mund të përkufizohet si një lëvizje anti-ideologji. Por edhe këto prirje anti-ideolgji në asnjë mënyrë nuk mundë të konsiderohen si një mohim absolut i vlerave moderne dhe iluministe. Fakti që konservatorizmi kundërshton një pjesë të vlerave iluministe dhe moderne nuk do të thotë që duhet kuptuar dhe përkufizuar si një ideologji "anti-moderne". Sepse, në instancë të fundit, konservatorizmi lindi në një periudhë të caktuar të ndryshimeve të mëdha sociale, politike dhe ekonomike, ndryshime të cilat ishin pasojë direkte të paradigmës moderne në përgjithësi.

Përfundimisht, një përkufizimin i logjikshëm do të ishte ky që konservatorizmi nuk është një ideologji reaksionare që mohon gjithçka që ka të bëjë më modernitetin dhe iluminizmin. Në vend të reaksionarizmit dhe lidhjes me të kaluarën, konservatorizmi është ngushtë i lidhur me vlerat tradicionale. Qëllimi esencial i konservatorizmit është që, përgjatë procesit të ndryshimeve, të merren parasysh vlerat tradicionale të një shoqërie të caktuar. Prandaj, konservatorizmi nuk është një fenomen i ngrirë në të kaluarën, por është një ideologji koherente në kontinuitetin tradicional.

*Referencat:*

*1. Doğu Ergil, "Muhfzakar Düşüncenin Temmeleri: Muhafazakarlık ve Yeni Muhafazakarlık", Ankara Üniversitesi SBF Dergisi, Cilt: 41, Sayı:1, 1986. 2. Edmund Burke, Fransa'daki Devrim Üzerine Düşünceler, Kadım Yayınları, 2016.*

Agron M. Rexhepi (PhD)

# Të ushqyerit e shëndetshëm për shtatzënat

Hulumtimet shkencore tregojnë se të ushqyerit e nënës ka ndikim të drejtpërdrejtë në rritjen dhe zhvillimin e fetusit (embrionit). Konform kësaj, shkencëtarët kanë përpiluar disa rekomandime specifike për mënyrën e të ushqyerit gjatë periudhës së shtatzënisë.


## Abstrakt

Të ushqyerit e shëndetshëm, si nga aspekti cilësor (prania e makronutrientëve: proteinat, karbohidratet, yndyrat dhe uji, si dhe e micronutrientëve: mineralet dhe vitaminat), sasior (sasia dhe proporcioni i duhur i pranisë së makronutrientëve) ashtu edhe nga aspekti kohor (3 racione kryesore dhe 2-3 shujta ndërmjetëse); ka ndikim shumë më tepër në shëndetin tonë se sa që është menduar më parë dhe kjo vlen sidomos për gratë shtatzëna.

Hulumtimet shkencore tregojnë se të ushqyerit e nënës ka ndikim të drejtpërdrejtë në rritjen dhe zhvillimin e fetusit (embrionit). Konform kësaj, shkencëtarët kanë përpiluar disa rekomandime specifike për mënyrën e të ushqyerit gjatë periudhës së shtatzënisë.

Çrregullimi i peshës trupore te gratë shtatzëna (mbipesha dhe nënpesha), përveçse ndikon në çrregullimin e shëndetit të tyre, gjithnjë është i shoqëruar me probleme në rritje dhe zhvillimin e fëmijës-të, si dhe me rritjen e shkallës së vdekshmërisë.

Gjatë shtatzënisë vlejnë pothuajse të njëjtat rregulla të të ushqyerit të shëndetshëm sikurse edhe jashtë shtatzënisë: Ushqim me shumë vlerë dhe i shumëllojshëm; Ushqim i pasur me vitamina dhe minerale; sheqeri, kripa dhe yndyra në sasi sa më të vogla; prodhimet nga drithërat integrale (kokrra e tërë) çdo ditë; të mos konsumohen duhani, alkooli apo substancat narkotike dhe të pihet ujë në sasi të mjaftueshme.

Gjatë shtatzënisë duhen pasur parasysh këto këshilla:

Nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit; duhen shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara, për shembull, me bakterin listeria; nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food) e as ushqimet që qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer; duhen shmangur ushqimet dhe pijet e papasterizuara(të patrajtuara termikisht); nuk preferohet djathi i butë (p.sh. djathi feta); të shmangen pemët dhe perimet e palara mjaftueshëm; të zvogëlohet sasia e kafeinës në më pak se 200 miligramë/ditë dhe të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi).


## Hyrje

Një ushqyeshmëri e mirë, si nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor, e shoqëruar me jetën fizikisht aktive, padyshim se e kushtëzojnë mbarëvajtjen e shtatzënisë, rritjen dhe zhvillimin normal të fëmijës-, ruajtjen e mirëqenies bio-psiko-sociale të nënës dhe mbarëvajtjen e procesit të lindjes.

Shumë e dobishme do të ishte që nevoja për të ushqyerit e shëndoshë të gruas shtatzënë të jetë një shkas më tepër për të rishikuar dhe sipas nevojës për të përmirësuar mënyrën e të ushqyerit të shëndetshëm dhe pasurimin e jetës me aktivitete fizike për tërë familjen.[1, 2, 4, 6]

**Sigurisht se për zhvillimin e frytit të shëndoshë gjatë shtatzënisë trupi i gruas kërkon sasi shtesë të ujit, gjakut dhe lëngut amniotik – kjo bën që gruaja shtatzënë të fitojë peshë trupore më shumë sesa që është pesha e fëmijës.**

Periudha e shtatzënisë është koha e ndryshimeve të mëdha hormonale, fiziologjike, fizike dhe psikiken e jetën e gruas. Gjatë kësaj periudhe nevojat ditore energjike (NDE) të gruas nuk janë më të njëjta me NDE të periudhës para shtatzënisë, meqenëse tanimë duhen plotësuar edhe nevojat energjike të krijesës së re që po zhvillohet në barkun e nënës.

Mënyra e të ushqyerit disa muaj para fertilizimit dhe gjatë kohës së

shtatzënisë dhe pas lindjes do të ketë ndikim shumë të rëndësishëm në shëndetin e gruas dhe të fëmijës. Andaj, shumë e preferuar do të ishte që gratë disa muaj para mbarsimit të fillojnë me përgatitjen morfo-funksionale të organizmit të tyre për periudhën e shtatzënisë.

Një problem që e shoqëron çdo grua shtatzënë është pesha trupore e saj. Sigurisht se për zhvillimin e frytit të shëndoshë gjatë shtatzënisë trupi i gruas kërkon sasi shtesë të ujit, gjakut dhe lëngut amniotik – kjo bën që gruaja shtatzënë të fitojë peshë trupore më shumë sesa që është pesha e fëmijës. Ky fakt i shqetëson me të madhe nënat e reja për të cilat duket pothuajse e pamundur kthimi i peshës dhe formës trupore në përmasat e paralindjes. Një numër i vogël i grave shtatzëna arrijnë të mbajnë "peshën normale" që i përgjigjet periudhës gjegjëse të shtatzënisë. Si pasojë e kequshqyeshmërisë gjatë periudhës së shtatzënisë dhe "parimit jo të arsyeshëm" se tani duhet ushqyer për dy veta, shumica e grave shtatzëna e shtojnë peshën trupore mbi peshën "normale të toleruar", ndërkaq ka edhe prej atyre që bien nën këtë peshë. Në të dy rastet rrezikohet shëndeti edhe i nënës së ardhshme (komplikimet gjatë shtatzënisë dhe lindjes) e edhe i fëmijës (nënpesha trupore dhe moszhvillimi normal i sistemeve të organizmit). Për të shmangur këtë fenomen jo të dëshiruar është e preferuar që para fertilizimit gruaja të bëjë matjet antropometrike (vlerësimi i kompozicionit të trupit, Indeksit të Masës Trupore, Peshës Ideale, si dhe përcaktimi i Nevojave Ditore Energjike), më pastaj do të përcaktoheshin kufijtë tolerues të shtimit të Nevojave Ditore Energjike në periudha të ndryshme të shtatzënisë (tremujori I/+85kcal, tremujori II/285kcal, tremujori III/+475kcal). Përcjellja e këtyre vlerave antropometrike do të ndihmonte që në periudhën e paslindjes, në mënyrë të shëndetshme (pa aplikimin e dietave ekstreme) të rikthehet pesha trupore e parafertilizimit. Në përgjithësi nënat adoleshente, kanë nevojë për më shumë kujdes, më shumë ushqim dhe më shumë pushim se nënat me moshë më të vjetër.[1, 5]

Nëse do të zbatohen disa nga udhëzimet e të ushqyerit të shëndoshë, të përshkruara më poshtë, sigurisht se do të çojnë drejt një shtatzënie të shëndoshë, çka edhe është qëllimi i këtij punimi.

## Çka nuk preferohet [2,3]

- Nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit – zhivës (kryesisht peshqit e mëdhenj dhe të vjetër: Swordfish-peshku shpate, Peshkaqeni, Skumbria, Tilefish). Sasia e madhe e zhivës mund të dëmtojë zhvillimin e sistemit nervor të fëmijës. Ndërkaq mund të konsumohen: karkalecat e detit, Salmoni, Mustaku dheTrofta, përderisa Tuna jo më shumë se 170 gr/javë;
- Duhen shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara psh. me bakterien listeria (kjo bakterie e provokon abortin);
- Nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food) e as ushqimet që qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer;
- Duhen shmangur ushqimet dhe pijet e papasterizuara (të patrajtuara termikisht) – siç janë qumështi dhe produktet e tij, si dhe lëngjet që fitohen nga pemët dhe perimet e ndryshme;
- Nuk preferohet djathi i butë(psh. djathi feta);
- Duhet shmangur ngrënia e pemëve dhe perimeve të palara mjaftueshëm;
- Duhet zvogëluar sasia e kafeinës në më pak se 200 miligramë/ditë(kofeina e depërton placentën dhe mund të ndikojë në të rrahurat e zemrës së






fëmijës). Sa për orientim 235 ml kafe përmban afërsisht 95 mg kafein, 237 ml çaj i zi përmban 47 mg kafein dhe 355 ml coca-cole përmban 33 mg kafeinë;
- Të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi);
- Duhen shmangur çajrat e përziera bimore(mund të përmbajnë pesticide, metale të rënda dhe përbërës të tjerë që mund të shkaktojnë abort);
- Të mos pihet duhani as në formën aktive e as në formën pasive (tymi i duhanit i përmban më tepër se 100 substanca për të cilat dihet me siguri se kanë veprim kancerogjen dhe e depërtojnë lehtë placentën);
- Të mos konsumohet alkooli, sepse shumë lehtë e depërton placentën dhe barrierat e tjera duke dëmtuar fuqishëm organizmin e fëmijës [1, 3, 5]

## Çka preferohet

- Ushqimi të jetë sa më i larmishëm duke i respektuar raportet ndërmjet makronutrientëve. Kjo arrihet nëse çdo ditë konsumohen ushqime nga të gjitha grupet e materieve ushqyese (drithëra, pemë dhe perime, mishi, vezët, qumështi dhe produktet e tij);
- Të pihen 8-10 gota ujë në ditë, apo 30 ml për kg të peshës trupore;
- Të gjitha llojet e mishrave duhet të zihen mjaftueshëm;
- Ushqimet duhet të jenë të freskëta dhe me pak yndyrë;
- Zierja e vesë duhet të bëhet derisa të forcohet të verdhët e vesë;
- Të fillohet me marrjen e vitaminave dhe mineraleve shtesë 2-3 muaj para fertilizimit

Nutrientët "extra" të nevojshëm gjatë shtatzënisë.[2, 3, 5]

- Acidi folik – parandalon defektet dhe zhvillimet jonormale të trurit dhe palcës së kurrizit. Nevojat ditore janë 800 mikrogramë. Produktet ushqimore të pasura me Acid Folik: drithërat, perimet e gjelbra (psh. spinaqi), pasuli, shpargu, portokalli, kikirikët, arrat etj.. Është e preferuar që krahas të ushqyerit të balancuar (të pasur me këtë vitaminë) tre muaj para fertilizimit të fillohet me marrjen ditore të:
- Calciumi është i nevojshëm për forcimin e eshtrave dhe dhëmbëve të bebes. Poashtu ndihmon funksionimin normal të sistemit muskulor, nervor (përcjellja e impulsit nervor) dhe vaskular. Nevojat ditore 1000 miligramë. Burime të mira të kalciumit mund të konsiderohen: drithërat, qumështi, jogurti, djathi, peshqit Salmoni dhe Sardina, spinaqi, lëngu(100%) i portokallit, arrat, perimet bishtajore, etj..
- Vitamin D – duke ndihmuar organizmin që të absorbojë dhe të shfrytëzojë kalciumin dhe fosforin ndihmon ndërtimin e eshtrave dhe dhëmbëve të fëmijës. Nevojat ditore 600 IU. Burime të mira të vitaminës D mund të konsiderohen: peshku si psh. Salmoni, vaji i peshkut, lëngu (100%) i portokallit, qumështi me të gjitha produktet e tij, vezët, drithërat.
- Proteinat – ndihmojnë rritjen dhe zhvillimin normal të fëmijës. Nevojat ditore për proteina për personat josportistë dhe për personat pa nevoja të posaçme janë 0.8 gr/kg peshë trupore, ndërkaq për gratë gjatë shtatzënisë dhe pas lindjes (kur e ushqejnë fëmijën me qumësht gjiri) nevojat për proteina rriten për 10 gramë, respektivisht 20-30 gramë më tepër. Kujdes i posaçëm i duhet kushtuar përzgjedhjes së burimeve të proteinave – gjithsesi duhen përzgjedhur ato që përmbajnë më pak yndyra të ngopura. Burimet e proteinave: djathi/gjiza me 1% yndyrë, mishi i shpezëve, peshku, thjerrëzat, qumështi i skremuar, gjalpi i kikirikut, vezët.
- Hekuri – ndërton hemoglobinën që është përgjegjëse për furnizimin e indeve me oksigjen. Meqenëse gjatë shtatzënisë nevojat për gjak janë më të mëdha edhe nevojat ditore për hekur pothuajse dyfishohen (27 miligramë/ditë). Mosmarrja e mjaftueshme e hekurit mund të manifestohet me ndjenjën e lodhjes, rritjen e mundësisë së infeksioneve dhe lindjen e fëmijës me peshë trupore më të vogël. Burime të mira të hekurit mund të konsiderohen: drithërat, pasuli, frutat e thata, arrat, perimet e gjelbra-spinaqi, mëlçia, mishi i kuq, mishi i shpezëve, vezët. Hekuri nga burimet me origjinë shtazore është më lehtë i absorbueshëm. Në raste të posaçme nga mjeku që kujdeset për gruan shtatzënë mund të rekomandohet marrja shtesë e hekurit. Në raste se hekuri merret shtesë në formë të tabletave apo formave të tjera duhet të merret së bashku me lëngje të pasura me vitaminën C (psh. lëngu i limonit, portokallit, domateve, dredhëzave). Në anën tjetër gjithnjë duhet pasur kujdes të shmangni kombinimin e ushqimeve apo suplementeve ku krahas hekurit në sasi të konsideruar merret edhe kalciumi (kalciumi hyn në reaksion me hekurin dhe mund të pengojë absorbimin e tij në organizëm).
- Jodi është element esencial dhe përbërës i gjëndrës tiroide (hormonit tiroksinë) që në organizëm ndodhet në gjurmë. Roli tij është veçanërisht me rëndësi në zhvillimin e trurit dhe inteligjencës së fëmijës. Po ashtu ka rëndësi të madhe në rritjen e metabolizmit, djegien e yndyrave, pengon akumulimin e kolesterolit, si dhe ndihmon në mbajtjen e peshës trupore në kufij normalë. Burime të jodit janë kripa e jodizuar dhe ushqimet e detit, por mund të merret edhe në formë të tabletave.[1, 3, 4, 6]
- Sumplementet – edhe nëse ushqimi që merret është mirë i ekuilibruar (sa u përket raporteve ndërmjet makro dhe mikro-nutrientëve) për të evituar marrjen e pamjaftuar të nutrientëve të rëndësishëm për mbarëvajtjen e shtatzënisë është e preferuar që 2-3 muaj para fertilizimit të merren mikronutrientë (vitamina dhe minerale) shtesë (suplemente). Një rëndësi të posaçme ka që këto suplemente të merren në formë të multivitaminave që përmbajnë një numër të madh të vitaminave dhe mineraleve (afërsisht 23), e jo në formë të vetëm një vitamine apo minerali. Në këtë mënyrë do të evitohet rreziku i "konkurrencës në absorbim", ku vitamina apo minerali që prezantohet në sasi më të madhe do të pengojë absorbimin e vitaminave dhe mineraleve të tjera. Rëndësia e suplementeve rritet edhe më tepër kur kemi të bëjmë me gratë vegjetariane(3). Në asnjë mënyrë nu preferohet që, pa konsultë paraprake me mjekun që e ndjek ecurinë e shtatzënisë, të merren shtesat ushqimore –suplementet (qofshin në formë të multivitaminave apo llojeve tjera).

*Referenca:*

*1. American Pregnancy Association. Pregnancy nutrition. Qasja në: http://americanpregnancy.org/pregnancy-health/pregnancy-nutrition/ Data e qasjes: 13.11.2014*

*2. Blount Darynee. (2005). Growing a Baby: Diet and Nutrition in Pregnancy. The Birthkit, Issue 46.*

*3. Haas Amy V. (2002). Nutrition During Pregnancy. Having a Baby Today, Issue 5.Qasja në http://www.midwiferytoday.com/articles/nutritionpreg.asp Data e qasjes: 13.11.2014*

*4. Rexhepi Agron. (2010) Nutricioni dhe Sportistët. Mozaiku, Prishtinë.*

*5. USDA. Health and nutrition information for pregnant and breastfeeding women. Nutritional needs during pregnancy. Qasja në:http://www.choosemyplate.gov/pregnancy-breastfeeding/pregnancy-nutritional-needs.html-Data e qasjes: 13.11.2014*

*6. Ushqimi dhe shtatzënat. Qasja në: http://www.landlaeknir.is/servlet/file/store93/item18505/baklingur_-_Matur_og_medganga-_albanska.pdf Data e qasjes: 12.11.2014.*

U nda nga jeta hoxha ynë

# Mulla Maxhun Ukë Kuçi[1] (1932 - 25.10.2017)

Peja, Istogu dhe tërë Dukagjini ndiejnë mungesën e thesarit të pashterueshëm! Njërit nga personalitetet e shquara të kulturës islame, mulla Maxhun Kuçit, i cili do të mbahet mend si njeri i thjeshtë, komunikues dhe i dashur për të gjithë, një shembull i gjallë i hoxhës dhe pedagogut të përkushtuar.

Pas një sëmundjeje të shkurtër, u nda nga ne për të mos u harruar kurrë hoxha ynë i nderuar Mulla Maxhun Kuçi. Varrimi u bë m; 25.10.2017, ditë e mërkurë, në fshatin e lindjes në Lutugllavë.



## Lindja

Mulla Maxhun Kuçi lindi në vitin 1932 nga familja kuçi në fshatin Lutogllavë. Familja kuçi është nga familjet fisnike, bujare, fetare dhe atdhedashëse. Baba Ukë, i cili merrej me blegtori e bujqësi, nuk u ndal së kërkuari mësues për djalin e tij, derisa dhe e arriti qëllimin. Këtë e bëri duke parë interesimin e Maxhunit të ri, që më vonë do të njihet, jo vetëm në fshatin Lutugllavë, por në qytetin e Pejës, në Gjakovë, në Istog dhe në mbarë Dukagjinin e më gjerë.

## Arsimimi

Frymëzimin, edukatën dhe mësimin qysh në fillim e mori nga i ati e pastaj nga mulla Tahiri i Pejës, pastaj vazhdoi mësimet te mulla Aliu, i cili ishte imam i fshatit dhe me të cilin edhe ishin kushëri (djali i xhaxhait të babait). Hoxha Maxhun vazhdon mësimet te mulla Jahai Dubovikut (nip i familjes se Hoxhës). Pas mësimeve që mori nga i ati dhe imamët si Mulla Aliu dhe Mulla Jaha, hoxha Maxhun merr rrugën për në shkollën fetare në Gjakovë. Në atë kohë, numri i medreseve në territorin e Kosovës ishte i vogël: në Prizren dhe në Prishtinë kishte nga dy medrese, kurse në Vuçitërnë (Vushtrri), Pejë, Gjilan, Gjakovë, Mitrovicë dhe Ferizaj nga një medrese. Të gjitha këto medrese mbeten të pareformuara dhe financoheshin nga popullata myslimane. Lëndët mësimore që shtjelloheshin në këto shkolla ishin kryesisht fetare, si: mësimi i Kuranit, itikadat, ibadat-ahlak, gjuhë arabe, shkrim arab, histori e islamizmit dhe ilahi.[2] Arsimimi në këtë vend për mulla Maxhunin nuk ishte i lehtë, gjendja ekonomike vështirësohej. Hoxha detyrohej të merrte bukën me vete dhe për disa ditë rezervë, shumë herë detyroheshin të gatuanin vetë në lokalet e konviktit të Medresesë. Në këtë medrese hoxha ishte bashkë me mulla Jahën, mulla Xhaferin, mulla Demushin etj..

Hoxha Maxhun Kuçi asnjëherë nuk iu nda nxënies së diturisë, në vazhdimësi lexonte.

## Shërbimi si Imam

Pas medresesë së Gjakovës, mulla Maxhuni kishte shërbyer në disa fshatra si imam Ramazani, siç janë:

Në fshatit Trestenikë, në fshatin Gollobofc, në Sferk të Thatë. Gjithnjë duke kaluar mirë dhe lënë gjurmë e përshtypje të mrekullueshme në çdo vend ku kishte depërtuar. Për shkak të kushteve e rrethanave të vështira, hoxha Maxhun detyrohet për disa vjet të merret me bujqësi, në profesionin e të atit, pa e anashkaluar asnjëherë vullnetin dhe dashurinë që kishte për fenë.

Hoxha Maxhun, gjatë jetës së tij, asnjëherë nuk zgjodhi vende me privilegje për punën e tij, por gjithmonë kërkonte të shërbente aty ku më së shumti kishte nevojë popullata.

Hoxha Maxhun shërbeu imam xhamie në disa fshatra: në fshatin Berstovc të komunës së Rahovecit, në fshatin Poslosel të Podrimës, në Hatmaxhe afër Prizrenit, në fshatin Cermnjan të Gjakovës, në Callabreg të Deçanit, në Logjë dhe Trubuhovc dhe së fundi në Kaliqan të Istogut duke shërbyer për plot trembëdhjetë vjet.

Mulla Maxhuni kishte parim që, kudo që niste të shërbente si imam, së pari të organizonte mejtepin- mësimbesimin për fëmijë dhe të rinj.

Unë kisha rastin të punoja bashkë me hoxhën, kur u takonim në oda për çfarëdo rasti qoftë, ishte kënaqësi të dëgjonim fjalë nga mulla Maxhuni. Po ashtu, sa herë që na vizitonte në zyrat e Këshillit të Bashkësisë Islame të Istogut, atmosfera ndryshonte, nga urtësia e hoxhës Maxhun, edhe pse kurrë nuk vinte duarthatë, por ajo çfarë ne donim dhe shpesh kërkonim nga ai ishte: mulla Maxhun efendi, na trego diçka!

Mulla Maxhuni shërbeu në disa xhami, pothuajse nga të gjithat u tërhoq vetëm atëherë kur po nga ai fshat doli një talebe i ri që kishte kryer së paku medresenë. Po ashtu, së fundi edhe nga fshati Kaliqan u largua, kur i riu Denis Zogaj u diplomua në medresenë "Alauddin" të Prishtinës.

Pas luftës së fundit, filluan shpesh ushtria e KFOR-it të takoheshin me imamët. Ja një pjesë e bisedës së mulla Maxhunit me KFOR-in spanjoll: "Xhamia është për të gjithë njerëzit, por në të futen ata që e duan atë, ndërsa në të nuk futen ata që nuk e duan".[3]

Mulla Maxhuni la pas vetes bashkëshorten, djem, vajza, nipa dhe mbesa. Fëmijët e Mulla Maxhunit, ndoqën hapat e të atit, njeri nga djemtë arriti gradën e imamit, shërben si imam xhamie në fshatin Trubuhofc të komunës së Istogut dhe i cili kontribuon dhe nga kontributet e tij është edhe vetëndërtimi i xhamisë së re me dy minare në Trubuhofc. Të gjitha vajzat e hoxhës kanë mbaruar mësimet fetare, njëra ka arritur titullin doktor shkence në lëmin e shkencës së Fikhut dhe e cila tani është ligjëruese në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë.



Mulla Maxhun Kuçi ishte hoxha i palodhur, i cili me fjalët e tij të ëmbla të kënaqte zemrën. Shpresa dhe dëshira e madhe e hoxhës plak, ishte:"Bashkim e jo përçarje, dashuri e jo urrejtje"

Mulla Maxhunin lirisht mund të cilësojmë si hoxha me fjalë të ëmbla!

Pas një sëmundjeje të shkurtër, u nda nga ne për të mos u harruar kurrë hoxha ynë mulla Maxhun Kuçi. Varrimi u bë më 25.10.2017, ditë e mërkurë, në fshatin e lindjes në Lutugllavë. Në varrimin e hoxhës morën pjesë bashkëfshatarë, xhemat, hoxhallarë nga Peja, Istogu, Gjakova, Klina, po ashtu edhe nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.

''...Kurse veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë shpërblimi më i madh te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë". (El-Keh f,46)

Lusim Allahun e plotfuqishëm që të ketë pranuar veprat e tij dhe ta shpërblejë me Xhenet!

*Referencat:*

*1. Intervistë e marrë nga Merhumi Mulla Maxhun Kuçi në shtëpinë e Tij, në Pejë, në prezencën e familjarëve, në vitin 2015. 2. Instituti Albanologjik i Prishtinës. Gjurmime albanologjike, seria e shkencave historike, XII-1982, faqe 164, Haki Kasumi. 3. Këtë më rrëfeu vetë hoxha merhum gjatë një vizite që i bëmë në konakun e djalit të tij, mulla Remzi efendiut.*

*Vehbi Shatri*

# Muhamedi a.s.
## shëmbëlltyrë e njerëzimit

1 * Dritë. Shkëlqim. Dashuri. Erdhe si pranvera pas dimrit të ftohtë dhe të zymtë. Erdhe si shiu pas thatësisë së padurueshme. Erdhe si freskia e detit të thellë dhe të qetë. Erdhe Ti, o Ndriçues i botëve mbarë, për të na dhënë lirinë!

Ashpërsia e zemrave dhe ngushtësia e botës bënë që njeriu ta humbë mprehtësinë dhe ndjeshmërinë.

Ta humbë besimin dhe afërsinë në Krijuesin dhe në vetveten e tij. Njeriu harroi premtimin e bërë, u ngatërrua mes epshit dhe dëlirësisë. Mendja dhe zemra përjetuan një kaos që kërkonte zgjidhje të menjëhershme dhe rrënjësore. Toka dëshironte paqe dhe pastërti, qielli kishte nevojë për pak ngrohtësi, kështu të dërgoi Perëndia ty për këtë njerëzi.

Linde diku në midisdisin e tokës, u rrite në një vend shenjtërie dhe madhështie. U pajise me virtyte më të bukura dhe më fisnike, të cilat lanë gjurmë të pashlyera në historinë tonë njerëzore. I dhe kuptim çdo fjale dhe vepre. E largove errësirën e zemrës dhe shpirtit, solle ëmbëlsi dhe paqe. Njerëzit mbarë i mësove se dashuria është virtyti më i bukur dhe më i çmuar.

Emri yt jehoi në gjithë globin,duke u bërë kështu udhëzuesi ynë shpirtëror dhe fizik, nga i cili mësonim afrimin te Perëndia dhe dëshirën për përjetësinë.

Muhamed, emër që vulosi pejgamberinë, prangosi ligësinë dhe edukoi breza të tërë gjeneratash në frymën e mëshirës dhe drejtësisë. Ti o i Dërguar, o më i dashuri i Perëndisë, i dhe jetës sonë freski dhe gjallëri.

Na mësove respektin dhe durimin, na shoqërove në netët më të gjata dhe në ditët më të nxehta. Na tregove se uria nuk është vdekje, por është dritë që i sjell shpirtit shikimin.

Na mësove se etja e trupit për ujin nuk është asgjë në krahasim me etjen e shpirtit për Krijuesin.

Shoqëria për hir të Allahut të Madhërishëm është shoqëria më e pastër dhe më e vlefshme, e cila i bën njeriut hije në ditën kur nuk do të ketë hije tjetër.

Bamirësia është çelësi që hap derën e mëshirës Hyjnore, kështu shpeshherë na porosite.

E keqja që bëjmë, çdoherë sjell fatkeqësi në vetveten tonë, andaj na mësove që sa më larg asaj t'i qëndrojmë.

Besoni, besoni dhe prapë besoni në Zotin që krijoi qiejt dhe tokën, që bëri dritën dhe natën, sepse Ai është e vërteta e vetme dhe nuk ka tjetër pos Tij.

*Bardha Kqiku- Luma*

*1* Eseja që zuri vendin e parë*

---

2 * I dashur, Resulallah!

Nëse do të më duhej të tregoj se ç'shëmbëlltyrë e pashlyeshme ndër shekuj për njerëzimin mbarë ishe ti, atëherë të tjerëve do t'u thosha atë çka Zoti tha për ty:"Mëshirë për gjithë botët". E nëse unë, një motër jotja që frymon gati 14 shekuj pas teje, duhet të flas për ty, ndiej se do të ishte e paktë çdo shkronjë, çdo varg, çdo pikë pene që harxhoj në këtë fletë të bardhë!

Resulallah...!

Emri yt nuk vdes kurrë, ashtu siç nuk vdes dashuria për ty te çdokush që të njeh ty sadopak. Ti je i lavdëruar. Lavdin tënd s'e zbeh pluhuri i jetës. Mbetesh drita që nuk shuhet edhe atëherë kur nuk do të ketë më diell! Nëse Hëna lakmonte shkëlqimin e fytyrës tënde, dua të të them sa shumë kam lakmi të isha dhe që këmba jote mbi të do të shkelte apo djersë misku që pikon nga balli yt i shenjtë. Krenaria jote ishte e lutura në tretënatë, atëherë kur bota sikur fikej e loti që rridhte nga një shpirt i sinqertë ta afronte Arshin e Zotit për një fije floku. Ti, njeriu më modest që njohu universi, zemrën e mbaje të pastër nga salltanatet se e dije se pasuria nuk është vlerë e përjetshme e për këtë gjë, ajo s'të drejtonte ty, vrapimi pas saj s'të përulte ty. Pishtar i së vërtetës! Me një enë qumështi ushqeje një popull, një ushtri, madje si hero trim i kësaj ushtrie që sa shkonte e ngrinte më lart udhëzimin, a s'më thua se si kjo e fundit shpërbënte çdo mbret të pamposhtur që kishte njohur bota?! Pse s'dështoje kurrë, o Resulallah?! Pse s'dështoje ta ngopje me dashuri familjen tënde, farefisin, pasuesit e tu?! Pse s'dështoje në të qenët një baba i përsosur?! Pse s'dështoje në kujdesin ndaj jetimit, të varfrit, të atij që ta shtrinte dorën e ndihmës?! Si ndodh që ti ishe ÇDOKUSH dhe përsëri mungonte mendjemadhësia aq sa ti hiqeshe sikur të ishe askush?! Koha jote e çmuar u bë revolucion për një gjeneratë...Ah, gabim! Për çdo gjeneratë! Se kush punon sipas këshillës tënde derisa

bota të asgjësohet, s'humbet kurrë. Çdo porosi jotja është ende dhe gjithmonë valide! Minutat e tu si s'janë për t'u marrë shembull kur çuditërisht dëgjojmë të kesh shëtitur bashkëshorten rrugëve të qytetit tënd të ndritur nën petkun e yjeve që mbulonin qiellin me gjithë punët e tjera që duhet të bëje. Muhamed, je thjesht mjek i zemrave! Njeri që e kaloi një jetë duke i bërë të tjerët të kënaqur e madje edhe kur ata që kishin lënë frerët e mendjeve t'u iknin ty ta hidhëtonin (hidhëronin) jetën me keqbërje, ti e ktheje atë me falje. Ti vetëm falje, falje, falje... Muhamed, ti personazh, vlera e të cilit s'ka të kontestuar, Kuran i gjallë, pasimi i të cilit m'u jep shije ditëve të mia, namin tënd nuk e ngre asnjë poezi e as prozë imja, por ti e të përmendurit tënd në këto shkrime m'u jepni vlerë këtyre vargjeve që po qëndis. Ti je ashtu siç i Lartmadhërishmi të përshkroi, me moral shumë të lartë. Durim, butësi, mirësi, mençuri e gjithçka e bukur që, kur bëhen bashkë, quhen si ti, madje të gjitha këto ndjekin shembullin tënd se ti je burimi i çdo virtyti njerëzor, do të doja të them se takimi im me ty është synimi më i madh që kam. E për ta ndier ti me të vërtetë këtë që po e them, letrën e dërguar nga ky skaj i largët e përmbyll duke të përshëndetur ty me përshëndetjen më të bukur: Paqja qoftë mbi ty, o njeriu i paqes!

*Valdrina Abdullahu*
*2* Eseja që zuri vendin e dytë*

---

3*Jo çdoherë fjalët e bukura mund të shprehen me fjalë, ndonjëherë ndihesh aq i turpëruar përpara fletës së bardhë, që nuk di ta mbushësh me shkronja të zeza, ndonjëherë mbetesh aq i shtangur saqë fjalët të mbesin në gojë e gjuha të varfërohet..!

Ndihem e pafuqishme të flas për ty, o i Dërguar..!

U sprovove ende pa ardhur në jetë, në fillim as gjidhënëset nuk të kërkonin, por kur të morën në përkujdesje, vetëm begati e mirësi nga ti pranuan!

Në kohën kur bota ishte zhytur në errësirën e padijes, kur morali kishte rënë në shkallën më të ulët, ishe ti o pishtari ndriçues që i dhe kthesë historisë së njerëzimit.

Nga respekti për ty filloi të dridhej edhe kodra, nga dashuria për ty filloi të fliste edhe guri, nga dëshira për të të prekur edhe Xhibrili t'u afrua, nga mosprania jote qante edhe hurma!

O i dërguar...!

E ne që s'të pamë?

Zemra jonë të do ende pa u takuar..!

Madje..., më shumë sesa veten tonë, aq shumë saqë po të të shohim në ëndërr, na zbukuron edhe jetën.

Faleminderit shumë, o i dërguar, o pasqyrë e prindërve të mirë, o model i shokëve besnikë, o kandil ndriçues i Islamit.

Ti që na mësove se kohën nuk mund ta ndalim, por mund të mos e humbasim...!

Se e kaluara të dhemb, por pendimi i së ardhmes t'i shëron plagët...!

*Rineta Nitaj*
*3* Eseja që zuri vendin e tretë*

*Me këto ese kanë konkurruar autoret përkatëse në konkursin letrar "Muhamedi - shëmbëlltyrë e njerëzimit" dhe janë përzgjedhur për tri vendet e para nga komisioni profesional, i përbërë nga Fatmir Iljazi, Ilmi Rexhepi dhe Besnik Jaha. Konkursi letrar "Muhamedi - shëmbëlltyrë e njerëzimit" u organizua nga Departamenti i Gruas i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.*

*Përgatiti: Vaxhide Bunjaku*



# Myftiu Tërnava ia kushtoj hytben përvjetorit të dhjetë të Pavarësisë së Kosovës



*Prishtinë, 16 shkurt 2016*

Me rastin e dhjetëvjetorit të pavarësisë së Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mbajti hytbenë e xhumasë në Xhaminë e Madhe në Prishtinë "Sulltan Mehmet Fatih" dhe iu drejtua xhematit me mesazhin e pavarësisë. Gjatë hytbesë, Myftiu falënderoi edhe mysafirin nga Turqia ish-kryeministrin dhe ish-ministrin e jashtëm të Turqisë z. Ahmet Davutoglu, i cili për nder të Ditës së Pavarësisë ka ardhur në Kosovë për të ndarë ndjenjat dhe të na bashkëngjitet në këtë festë të madhe me rastin e dhjetëvjetorit të pavarësisë së Kosovës. Ky personalitet i ka dhënë mbështetje të fuqishme njohjes së Kosovës në arenën ndërkombëtare. Kjo datë duhet të na shërbejë si falënderim, në radhë të parë ndaj Krijuesit Fuqiplotë, pastaj edhe ndaj të gjithë atyre që, në një formë ose tjetër na ndihmuan në jetësimin e këtij ideali të kamotshëm. Ai tha se pavarësia e Kosovës ishte një proces shumë i gjatë dhe i vonuar, por që më në fund fatmirësisht u realizua dhe kështu u vu në vend një e drejtë e mohuar pothuajse shekullore."Për këtë kauzë dhe të drejtë për të mbrojtur vendin ishin përfshirë shumë njerëz. Pjesë e lëvizjes së madhe popullore për lirinë e Kosovës ishte edhe institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës, përfshirë këtu nxënësit dhe studentët tanë, madje një numër i tyre dhanë jetën në luftën për lirinë e vendit",- tha Myftiu Tërnava.

Ai më tutje në këtë mesazh tha se populli ynë u angazhua për të realizuar të drejtën për të jetuar të lirë dhe në fund me ndihmën e Zotit u realizua me fitore dhe shtet të pavarur. Për këtë arritje ka qenë i angazhuar dhe BIK-u që nga vitet e nëntëdhjeta. Dhjetë vjet shtet nuk janë shumë edhe pse sfidat janë të mëdha. Kujtojmë me epitet të gjithë ata që dhanë jetën për lirinë.

Në mesazhin e tij Myftiu Tërnava po ashtu ka shprehur falënderime për SHBA-në,Turqinë dhe shtetet evropiane të cilat ndihmuan dhe përkrahën Kosovën në momentet më të vështira. Ai gjithashtu ka potencuar se brezat e tashëm në vend kanë për obligim që të çojnë Kosovën për të kontribuar në shtetndërtim në mënyrë që Kosova të bëhet shtet më me perspektivë.

Myftiu në fund u lut që paqja dhe harmonia të mbizotërojnë mes njerëzve dhe Zoti të begatojë dhe të ruajë Kosovën nga të gjitha telashet dhe të këqijat.

Më pas, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim Tërnava prit në takim Ahmet Davutoglun në selinë e Kryesisë së BIRK-ut. Pas mirëseardhjes, Myftiu Tërnava falënderoi Davutoglun për këtë vizitë duke theksuar se pavarësia është arritur falë miqve tanë ndërkombëtarë, edhe Turqia dhe qeveria e saj kanë dhënë kontribut për pavarësinë e vendit. Nga ana e tij, ish-kryeministri dhe ish-ministri i jashtëm iTurqisë z. Ahmet Davutoglu uroi Myftiun Tërnava dhe popullin e Kosovës për pavarësinë e Kosovës dhe theksoi se populli dhe qeveria turke edhe më do të angazhohen për ndihmën dhe përkrahjen e Kosovës, si dhe për integrimin e mëtejmë të saj në mekanizmat rajonalë dhe ndërkombëtarë. (R.S.)

# Në vigjilje të dhjetëvjetorit të pavarësisë së Kosovës Myftiu Tërnava bashkëbisedoi me nxënësit e Medresesë

*Prishtinë, 15 shkurt 2018*

Me rastin e dhjetëvjetorit të pavarësisë së Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, ka bashkëbiseduar me nxënësit e medresesë "Alauddin" në Prishtinë. Myftiu në këtë eveniment shoqërohej nga bashkëpunëtorët e tij dhe temë bashkëbisedimi ishte rikujtimi i kontributit të medresesë për çlirimin dhe pavarësimin e Kosovës. Fillimisht mirëseardhje u dëshiroi drejtori i medresesë, Jakup Çunaku, i cili foli për veçantinë e ditës së pavarësisë duke theksuar se atë e kanë bërë njerëzit e mëdhenj. Ai më tutje theksoi se atdheu nuk është vetëm një tokë në të cilën jetojmë, por një qenie që jeton në shpirtin tonë dhe Dita e Pavarësisë është e veçantë dhe se të tillë e kanë bërë njerëz të mëdhenj."17 Shkurti është ditë historike dhe na shtyn në emocione që na kujtojnë të kaluarën plot sakrifica, por duke qenë të bindur se e ardhmja jonë do të jetë e ndritur",- ka thënë ai.

Më pas, Myftiu i Republikës së Kosovës, NaimTërnava, tha se ky është një përvjetor i madh dhe i rëndësishëm për të gjithë ne dhe vlerësoi se Medreseja ka dhënë kontribut në vazhdimësi për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Ai tha se po ndihej krenar me nxënësit dhe i kujton me mall ditët e së kaluarës kur ishte profesor e më pas edhe drejtues i asaj shkolle. "Andaj më dhuruat emocione të veçanta në këtë ditë kaq të veçantë",- u shpreh Myftiu.

Ai tha se medreseja vazhdimisht ishte dhe do të jetë në shërbim të çështjes fetare dhe kombëtare. "Ky amfiteatër në të cilin po ndodhemi sot, në kohët më të liga ka luajtur rolin e Kuvendit, të teatrit dhe të shumë institucioneve të tjera. Nuk ka vend më të bukur se ky amfiteatër që dha gjithçka drejt çlirimit. Nxënës të dashur, na ndajnë vetëm dy ditë nga dita kur mbushet një dekadë prej kur u shpall pavarësia e Kosovës, ditë për të cilën populli ynë vuajti shumë dhe breza të shumtë u angazhuan përreth kësaj kauze dhe pa dashur që të lëshohem në të dhëna historike, më lejoni që t'ju them që detyrimi ndaj shtetit është edhe fetar.E ardhmja e vendit tonë është e sigurt. Duhet të punojmë që ta zhvillojmë atë e ta ndërtojmë një shoqëri të shëndoshë",- tha Myftiu Tërnava, i cili nuk la pa i përmendur edhe dëshmorët që kishin qenë nxënës të medresesë dhe tubimet që ishin mbajtur në këtë vend në kohët më të vështira. "Kujtojmë 37 shehidët e dalë nga bankat e medresesë që ranë për lirinë e vendit. Po në këtë shkollë janë mbajtur 1230 tubime të karakterëve të ndryshme, u bënë edhe përgatitjet e konstituimit të Kuvendit më 1992, u mbajtën të gjitha mbledhjet e partive, Akademisë së Shkencave, teatrove, etj.",- rikujtoi Myftiu.

Ai duke i porositur nxënësit tha që të mos lejohet keqpërdorimi në emër të fesë, si dhe të mos bëhemi robër të askujt përveç Zotit.

"Në aspektin fetar, ju porosis dhe kërkoj nga ju që ta dini të gjithë që Islami është këtu qe mbi 600 vjet. Hoxhallarët tanë, mësuesit tanë e kanë sjellë Islamin burimor, por sfida e cila po na pret është që të guxojmë të mos bëhemi asnjëherë robër të askujt përveç Zotit. Të mos lejojmë assesi që të keqpërdoret, që në emër të fesë t'i bëhet keq këtij vendi",- tërhoqi vërejtjen Myftiu.

Ai insistoi se nuk duhet të lejohet indoktrinimi nga njerëzit që pretendojnë se e dinë fenë, dhe se nuk duhet lejuar që feja të shndërrohet në fe të terrorit dhe të kriminelëve ekstremistë."Ne nuk duhet të lejojmë të indoktrinohemi nga askush, nga asnjë grup që pretendojnë se e dinë fenë. Ato janë të huajat, ato janë të rrezikshme. Jo vetëm në Kosovë, por edhe për vëllezërit e motrat tona që jetojnë jashtë vendit",- theksoi Myftiu Tërnava. Ai në vazhdim po ashtu ka potencuar se feja islame është paqe dhe se nuk bën të indoktrinohemi e ta paraqesim keq fenë duke e shtrembëruar si fe të terrorit e të ekstremizmit.

Në vazhdim të programit, Myftiu iu përgjigj shumë pyetjeve të medresistëve që kishin të bënin me realitetin dhe jetën fetare në Kosovë. Në fund, Myftiu Tërnava ndau dy mirënjohje për dy nxënësit e kësaj shkolle, të cilët ditë më parë kishin mbaruar memorizimin e Kuranit (hivzin). (R.S.)



## Kryesia e Bashkësisë Islame shqyrtoi organizmin e Haxhit e Umres




*Prishtinë, 30 janar 2018*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, sot mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e hapi Myftiu i Republikës së Kosovës, NaimTërnava. Ai çmoi punën dhe angazhimin e anëtarëve të Kryesisë për avancimin e proceseve dhe jetës fetare duke kujtuar se BIRK-u vazhdon të kontribuojë për mirëqenien e përgjithshme të qytetarëve dhe për forcimin e mekanizmave ndërinstitucionalë. Po në këtë mbledhje, Kryesia shqyrtoi edhe çështjen e organizimit të Haxhit dhe mori vendimin që çmimi i pakos së Haxhit për këtë vit të jetë 3.800 euro. Po ashtu u vlerësua lart edhe organizimi dhe udhëtimi i parë i umrexhive, të cilët qëndruan në vendet e shenjta para disa ditësh. Në mbledhje u shqyrtuan edhe çështje e lëndë të tjera. (R.S.)

## Myftiu Tërnava vizitoi kryetarin e Suharekës, Bali Muharremaj

*Prishtinë, 31 janar 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë dhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Suharekës, Halim ef. Shehu, takuan kryetarin e komunës së Suharekës z. Bali Muharremaj. Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Muharremaj për gatishmërinë e bashkëpunimit dhe uroi që punët t'i shkojnë mirë e mbarë gjatë mandatit të tij katërvjeçar.

Në këtë takim, të dy palët çmuan bashkëpunimin shumë të mirë që kanë, shtruan nevojën e bashkëpunimit më të madh në mes të këtyre dy institucioneve. Myftiu Tërnava çmoi kontributin e komunës së Suharekës dhe bashkëpunimin shumë të mirë që kanë me KBI-në në Suharekë dhe fokusimin e bashkëpunimit në projekte që do të ndihmonin dhe lehtësonin jetën e qytetarit. Nga ana e tij, kryetari Muharremaj tha se ndihet kryetar i të gjithë qytetarëve dhe i konsideron njëjtë të gjitha bashkësitë fetare në komunë, se është i hapur për bashkëpunim me të gjithë dhe që do të ndihmojë të gjitha bashkësitë fetare brenda mundësitë që ka si një kryetar komune.

Unë do të angazhohem që të ndaj mjete për pastrimin e të gjitha varrezave në komunën ë Suharekës, pasi kjo ka qenë edhe pjesë e programit tim elektoral,- shtoi kryetari Muharremaj.

Para se ta vizitonte kryetarin Bali Muharremaj, Myftiu Tërnava kishte vizituar KB Islame të Suharekës. (R.S.)



## “Qatar Chatarity” do të financoj përfundimin e xhamisë në Lagjen e Matiçanit





*Prishtinë, 2 shkurt 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e organizatës “Qatar Chatarity” z. Mahmoud Abbas Shaker. Në ketë takim, Myftiu Tërnava njohu mysafirin me angazhimet dhe punën e BIRK-ut. Nga ana e tij, drejtori i organizatës “Qatar Chatarity” z. Mahmoud Abbas Shaker falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart angazhimin e BIRK-ut për organizimin e jetës fetare.

Po në këtë takim, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava dhe drejtori i organizatës ‘Qatar Chatarity” z. Mahmoud Abbas Shaker nënshkruan marrëveshjen për plotësimin e ndërtimit të xhamisë në lagjen Matiçan.

Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës shprehet e vendosur që, brenda mundësive të saj, t’u përgjigjet kërkesave e nevojave të xhematit në mënyrë që sa më mirë dhe më me komoditet t’i kryejnë adhurimet nëpër xhami.

Po sot, Myftiu Tërnava mbajti hytbenë e xhumasë në këtë xhami dhe njoftoi xhematin për këtë marrëveshje të arritur.

Imami dhe xhemati falënderuan Myftiun Tërnava për vizitën dhe interesimin e tij të vazhdueshëm për përmirësimin e infrastrukturës së xhamive. (R.S.)

## Kryetari i KBI në Gjilan Naim ef. Aliu i dhuroi Myftiut Tërnava librin “Dëshmi për kohën”




*Prishtinë, 6 shkurt 2018*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e KBI-së në Gjilan Naim ef. Aliu, i cili i dhuroi librin e sapobotuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit “Dëshmi për kohën” të autorit Islam Osmani, në të cilin paraqitet kontributi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit në lëvizjen gjithëpopullore për çlirim gjatë viteve të nëntëdhjta. Myftiu Tërnava falënderoi KBI-në e Gjilanit për botimin e këtij libri, i cili dokumenton kontributin e Bashkësisë Islame për lirinë dhe shtetësinë e Kosovës. (R.S.)

## Xhematliu Jakup Vitia dhurojë katër ari tokë për ndërtimin e xhamisë

Me apelin e bërë para pak kohësh nga imami i Hajvalisë Xheladin Fazliu që besimtarët të tregohen bujarë për të falur tokë për xhami tjetër, duke marrë parasysh se fshati është zgjeruar dhe është shtuar numri i banorëve. Këtij apeli menjëherë iu përgjigj xhematliu Jakup Vitia, i cili deklaroi se dëshiron të dhurojë një parcelë prej katër ari. Në mënyrë zyrtare, me datë 16.11.2017 në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, xhematliu i nderuar z. Jakup Vitia ia dorëzoi kryetarit të BIRK-ut, Myftiut Naim ef, Tërnava dhuratën prej katër ari për shërbime të vakëfit. Myftiu e çmoi lart këtë gjest shumë human, i cili ka rëndësi të madhe për pronën e vakëfit, sepse drejtpërdrejt kontribuon për interesat e fesë islame. Myftiu i Republikës së Kosovës u njoftua nga imami i xhamisë së Hajvalisë Xh. Fazliu se nevojat janë të mëdha për një xhami të re. U bisedua që së shpejti pritet ndërtimi i xhamisë (mesxhidit) me anekse përcjellëse dhe shkollën e hifzit (shkollë për nxënien përmendësh të Kuranit nga fëmijët). Vlen të theksohet se kjo pronë e re e vakëfit gjendet në lagjen e bukur të Hajvalisë, afër shkollës fillore "Afrim Gashi". Allahu shpërblen për çdo vepër humane! Për shtëpitë e Zotit kontribuojnë të gjithë ata që besojnë Zotin, Ditën e Gjykimit dhe falen, japin nga pasuria që u ka dhënë Zoti ...!Allahu e shpërbleftë të nderuarin Jakup Vitia dhe të gjithë ata që ndihmojnë për hir të Allahut! (Xheladin Fazliu)



## Sekretari Rexhepi priti një delegacion nga FIDS-i i Zvicrës

*Prishtinë,12 shkurt 2018*

Sekretari i Përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës Resul Rexhepi dhe drejtori për Diasporë Ekrem ef. Simnica pritën në takim delegacionin e Federatës së Organizatave Islame Ombrellë në Zvicër FIDS, të kryesuar nga kryetari Muntasar bin Muradi, Bashkim Aliu, anëtar i Kryesisë së FIDS-it dhe Mehas Alia, kryetar i Unioni të Qendrave Islame Shqiptare në Zvicër.

Sekretari Rexhepi falënderoi delegacionin e FIDS-it për vizitën e tyre në Kosovë, si dhe i njohu me organizimin e jetës fetare në Kosovë, sidomos me angazhimin e Bashkësisë Islame të



## Revista "Dituria islame" me redaksi të re

*Prishtinë, 8 shkurt 2018*

U mbajt mbledhja e redaksisë së re të revistës "Dituria islame". Që në fillim kryeredaktori dr. Ajni Sinani, të cilit i është vazhduar edhe një mandat posti i kryredaktorit, u dëshiroi mirëseardhje anëtarëve të rinj të redaksisë duke lutur Zotin që të kenë sukses dhe të përbëjnë frymë të re për të dhënë kontribut në revistë.

Anëtarët e rinj të redaksisë janë: Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta, ndërsa Mandati i këtaj redaksie është dyvjeçar. (R.S.)



Kosovës për t'iu përgjigjur nevojave dhe kërkesave të bashkëkombësve tanë në diasporë, në veçanti në Zvicër, ku është më aktivja dhe më e madhja diasporë kosovare. Sekretari Rexhepi theksoi gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës që të bashkëpunojë me FIDS-in në të mirë të besimtarëve tanë.

Nga ana e tij, kryetari Montasar bin Muradi falënderoi sekretarin për pritjen e ngrohtë dhe e njohu me organizatën FIDS, e cila është organizatë ombrellë, që i përmban në vete të gjitha unionet islame të niveleve kantoniale dhe ato të organizuara në nivel kombesh . FIDS-i përfaqëson dhe mbron interesat e myslimanëve në Zvicër pranë autoriteteve qendrore të shtetit dhe parlamentit.

Vlen te theksohet se diaspora shqiptare në Zvicër përben përqindjen më të lartë të myslimanëve në vend. (R.S.)

## Dekani Rexhepi mori pjesë në konferencën shkencore kushtuar dëbimit të shqiptarëve nga Sanxhaku i Nishit

*Prishtinë, 23shkurt 2018*

Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, prof. dr. Fahrush Rexhepi ka marrë pjesë në punimet e konferencës shkencore me rastin e shënimit të 140-vjetorit të dëbimit të shqiptarëve nga Sanxhaku i Nishit 1877/78. Në këtë konferencë ai u paraqit me kumtesë në kuadër të 20 kumtesave, të cilat shtjelluan ngjarje të rëndësishme të historisë së dëbimit të shqiptarëve nga Sanxhaku i Nishit si dhe dhunën dhe gjenocidin serb të ushtruar ndaj tyre. Përmes kumtesës ai ka shtjelluar kontributin e ulemasë shqiptare në pengimin e shpërnguljes së popullatës shqiptare. (R.S.)



## Fakulteti i Studimeve Islame anëtarësohet në Eurasia Higher Education Summit

Fakulteti i Studimeve Islame nga viti 2018 është anëtar zyrtar i organizatës "EURIE – Eurasia Higher Education Summit", e cila është themeluar në vitin 2008 dhe tani në kuadër të saj ka më shumë se 100 universitete ndërkombëtare. Ky anëtarësim u arrit falë kontributit dhe angazhimit të dekanit të FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, me rastin e vizitës së tij gjatë vitit 2017 në Turqi dhe takimit të tij të realizuar me prof. dr. Mustafa Ajdin, president i organizatës "EURIE – Eurasia Higher Education Summit". Pas anëtarësimit të FSI-së në organizatën e lartpërmendur dhe në kuadër të avancimit dhe zhvillimit të bashkëpunimit ndërkombëtar të FSI-së, si dhe ngritjes së kapaciteteve akademike/shkencore të stafit, nga data 14.02.2018 deri më datë 16.02.2018, një delegacion i FSI-së i përbërë nga sekretari i Fakultetit, mr. Vedat Shabani dhe dy profesorë të Fakultetit, prof. ass. dr. Xhabir Hamiti dhe prof. ass. dr. Lulzim Esati, mori pjesë në samitin e organizuar nga "EURIE – Eurasia Higher Education Summit" me seli në Stamboll. Qëllimi i kësaj vizite ishte pjesëmarrja në grupet punuese (Workshop-et) të organizuara nga "Eurasia Higher Education Summit", e cila është një organizatë jofitimprurëse ndërkombëtare, që promovon bashkëpunimin midis 90 universiteteve anembanë botës në Evropën Qendrore dhe atë Lindore, Ballkanin, Kaukazin, Lindjen e Mesme, si dhe angazhohet për avancimin global të standardeve arsimore në rajonin e Euroazisë. Gjatë kësaj vizite, stafi i FSI-së realizoi takime dhe vizita të shumta, siç është takimi me presidentin e organizatës "EURIE – Eurasia Higher Education Summit", prof. dr. Mustafa Ajdin, pastaj takimi me ministrin e Arsimit të Malejzisë, prof. dr. Idris Jusoh, si dhe me shumë përfaqësues të universiteteve të ndryshme ndërkombëtare, të cilët ishin prezentë në këtë samit dhe të cilët promovonin universitetet dhe programet që i ofrojnë për studentët e interesuar. (Vedat Shabani)



# Edhe një grup i besimtarëve tanë kreu umren

Prishtinë, 26 shkurt 2018

Umrexhitë të cilët ishin nisur për në vendet e shenjta më datë 15.02.2018, sot u kthyen në Kosovë shëndosh e mirë. Ata, për dhjetë ditë sa qëndruan në vende të shenjta, së pari vizituan Medinën e Pejgamberit a.s., ku qëndruan 4 ditë rresht, vazhduan më pas drejt Bejtullahut në Mekën e Bekuar dhe kryen Umren. Gjashtë ditë qëndruan në Mekë, ku patën mundësi të kryenin katër umre dhe vizitat në vendet e shenjta, si në Arafat, Mina e Muzdelife...

Zoti ua pranoftë Umren dhe lutjet!

Udhëheqës grupi në organizimin e dytë të umres nga BIRK-u ishte mr. Fitim Gashi nga Drejtoria e Haxhit. Kryesia e BIRK-ut do të organizojë edhe umre të tjera së shpejti.



# Drejtori për Diasporë Ekrem ef. Simnica vizitoi disa qendra islame shqiptare në Gjermani e Austri

Më 03.02.2018, Ekrem ef. Simnica, drejtor për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës, vizitoi qendrën islame shqiptare "Ballkan" në Minhen të Gjermanisë, ku përveç takimit me kryesinë e xhamisë në fjalë dhe njohjes me ta, ai mbajti ligjëratë para namazit të drekës. Ekrem ef. Simnica në fjalimin e tij, pasi që i përshëndeti xhematin në emër të BIK-ut dhe në emrin e Myftiut Tërnava dhe të gjithë besimtarëve myslimanë të Kosovës, luti të Madhin Zot që të shpërblejë imamin Jakup ef. Muhamedi dhe kryesinë e qendrës "Ballkan" për kontributin e dhënë për Kosovën dhe për BIK-un në veçanti.

Ekrem ef. Simnica i informoi për të arriturat që ka shënuar Bashkësia Islame e Kosovës, si dhe për sfidat me të cilat po përballet ajo, i njoftoi gjithashtu edhe për mbarëvajtjen e punën në përgjithësi si në M.M."Alaudin" ashtu edhe në Fakultetin e Studimeve Islame, si dhe në Institutin e Hivzit dhe për mbarëvajtjen e aktiviteteve në BIK në përgjithësi.

Ekrem efendiu duke vlerësuar këtë vizitë si privilegj dhe nder, shfrytëzoi nga rasti që në emrin e BIK-ut t'i japë mirënjohje imamit të nderuar Jakup ef. Muhamedi, për kontributin, punën e palodhshme dhe bashkëpunimin me vendlindjen dhe me BIK-un në veçanti. Ekrem efendiu i siguroi për gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës për bashkëpunim me të gjitha qendrat shqiptare në mërgatë.



Më 4 shkurt, drejtori për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës, vizitoi qendrën islame shqiptare "Islamischer Kulturyerein Asr e V" në Ingolstadt të Gjermanisë. Ai raporton:

"Këtu mbërrimë para kohës së drekës. Këtu na pritën një numër i konsiderueshëm i anëtarëve të xhamisë, kryesisë së xhamisë "Aser e V" dhe imamit të nderuar Xhelal ef. Kaloshi. Së pari vizituam hapësirat e xhamisë, ku pamë një ambient të mbajtur mirë e me kujdes, ku përfshiheshin disa salla dhe restoranti në të, nikoqirët na njohën me historikun e xhamisë, pastaj me aktivitetet që kanë organizuar në mbështetje të vendlindjes dhe për planet që kanë në të ardhmen."

Para namazit të drekës, xhematit që ishin në numër të konsiderueshëm, iu drejtua Ekrem efendiu, i cili xhematin e kësaj xhamie e përgëzoi për punën e bërë, për angazhimin dhe kontributin e tyre në mërgatë, por edhe për vendlindjen.

Ekrem ef. Simnica në fjalimin e tij, pasi që përshëndeti xhamtin në emër të BIK-ut dhe në emrin e Myftiut Tërnava dhe të gjithë besimtarëve myslimanë të Kosovës, foli për të arriturat që ka

shënuar Bashkësia Islame e Kosovës si dhe për sfidat me te cilat po përballet. Ai edhe këtu para xhematit, e para Kryesisë së xhamisë, shprehu gatishmërinë e BIK-ut për bashkëpunim me xhamitë në diasporë. "Kryesia e BIK-ut për këtë qëllim ka themeluar edhe Departamentin për Diasporë, me të vetmin qëllim që të jetë sa më afër jush", - tha Ekrem efendiu. Xhemati u interesua të dinte për mënyrën e funksionimit të institucioneve të BIK-ut si Medreseja, FSI-ja e para së gjithash u interesua që të mësojë për Xhaminë Qendrore të Prishtinës. Ekrem efendiu u tha se sa i përket Xhamisë Qendrore janë duke u bërë përgatitjet e nevojshme procedurale për nisjen e xhamisë.

Më 5 shkurt, Ekrem ef. Simnica, drejtor për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës, vizitoi shoqatën kulturore islame "Al-Ihlas" në Salzburg të Austrisë. Ai raporton:

"Këtu mbërrimë para kohës së akshamit. Këtu na pritën ekskluzivisht kryesia e xhamisë "Al-Ihlas", kryetari Minur Nuredini, nënkryetari z. Osman Sllamniku, ish-nxënës i M.M."Alaudin" në Prishtinë, si dhe një numër i konsiderueshëm i anëtarëve të xhamisë me imamin e tyre Rijad ef. Ferati, i cili shërben si imam për disa muaj. Së pari vizituam hapësirat e xhamisë dhe hapësirat e objektit të cilin e kishin blerë për xhami dhe pjesën e lartë ku ishin duke punuar. Gjithashtu në pjesën e poshtme ku shfrytëzohet për falje, pamë një ambient të mbajtur mirë e me kujdes, aty përfshiheshin disa salla, kënd për literaturë dhe restoranti, nikoqirët na njohën me historikun e xhamisë, me angazhimet dhe peripecitë e paraqitura në rrugën e pagesës së objektit, si dhe me rrjedhat dhe aktivitetet rreth restaurimit të xhamisë. Sipas parashikimeve të tyre, para muajit të Ramazanit restaurimi do të përfundojë dhe objekti do jetë gati për kryerjen e riteve fetare. Pastaj më njohën me aktivitetet që kanë organizuar në mbështetje të vendlindjes dhe me planet që kanë për të ardhmen.

Pas namazit të akshamit, xhematit që ishin në numër të konsiderueshëm, iu drejtua Ekrem efendiu, i cili xhematin e kësaj xhamie e përgëzoj për punën që kishin bërë e që bënin, për angazhimin dhe kontributin e tyre në mërgatë e sidomos për vendlindjen.

Ekrem ef. Simnica, në fjalimin e tij, pasi që përshëndeti xhematin në emër të BIK-ut dhe në emrin e Myftiut Ternava dhe të gjithë besimtarëve myslimanë të Kosovës, foli për të arriturat që ka shënuar Bashkësia Islame e Kosovës si dhe për sfidat me te cilat po përballet. Ai, edhe këtu para xhematit dhe para Kryesisë së xhamisë, shprehu gatishmërinë e BIK për bashkëpunim me xhamitë në diasporë dhe sidomos me xhaminë"Al-Ihlas" në Salzburg të Austrisë. Kryesia e shoqatës kulturore islame "Al-Ihlas" në Salzburg të Austrisë , në shenjë respekti dhe mirënjohjeje për vizitën e drejtorit për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës, e falënderuan dhe i shtruan një darkë. (Ekrem Simnica)

# Në prag të dhjetëvjetorit të pavarësisë së Kosovës u promovua libri "Dëshmi për kohën"

Në prani të përfaqësuesve nga KBI të Kosovës, strukturave shtetërore nga pushteti qendror dhe ai lokal, këshillave të BIRK-ut, dhe mysafirëve të tjerë; KBI i Gjilanit organizoi manifestim kulturor me rastin e dhjetëvjetorit të pavarësisë së Kosovës, ku u bë edhe promovimi i librit "Dëshmi për kohën", të autorit gjilanas Islam Osmani.

Ky libër është një dokumentim i kontributit të KBI të Gjilanit për Lëvizjen Popullore gjatë viteve 1990-1999. Në emër të Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava dhe të Kryesisë së BIRK, foli sekretari i përgjithshëm i saj, Resul Rexhepi, i cili për këtë libër ka thënë se është një përmbledhje e angazhimit të komunitetit të hoxhallarëve të BI-së në Gjilan, por edhe të veprimit politik e arsimor në një qëllim të vetëm për liri. "Bashkësia Islame gjithandej Kosovës, së bashku edhe me medresetë, mejtepet, gjatë viteve 90-99 kanë qenë në shërbim të arsimit shqip dhe më pas edhe i kanë destinuar objektet e veta në shërbim të politikës shqiptare e më vonë edhe për angazhimet në kuadër të përkrahjes së UÇK-së, në rrugën e lirisë dhe pavarësisë së vendit",- ka thënë Rexhepi.

Kurse Naim Aliu, kryetar i KBI-së në Gjilan, vlerësoi vendosmërinë KBI-së për mbështetjen dhe përkrahjen e institucioneve të atëhershme paralele shqiptare dhe për ndërtimin e shtetit, zhvillimin dhe integrimin e tij. Ai tha gjithashtu se KBI-ja kontributin e vet e ka dhënë gjithnjë në angazhimin e përbashkët për çlirimin e Kosovës nga një okupator, i cili ka qenë shkatërrues i çdo gjëje që ishte shqiptare, duke mos kursyer as objektet fetare, xhamitë, medresetë, mejtepet etj.. Në emër të komunës së Gjilanit, foli kryesuesja e KK-së, Shpresa Kurteshi Emini, e cila tha se kontributi i KBI-së në Gjilan është jashtëzakonisht i madh, përpos shërbimit për një jetë më të mirë për qytetarët e Komunës së Gjilanit, ky institucion ka qenë derë e hapur e organizimeve për pajtimin e gjaqeve, krijimin e hapësirave për arsimin shqip, vend për veprimtari politike e më pas edhe ushtarake të UÇK-së.

Libri "Dëshmi për kohën" është libër i autorit Islam Osmani, në të cilin, sipas autorit, mund të gjenden detaje të shumta të proceseve të ndryshme nëpër të cilat ka kaluar populli shqiptar posaçërisht gjatë viteve 90-99.

Për librin referuan Hysen Matoshi, Nexhat Rexha dhe autori Islam Osmani. Në fund u dha një program artistik nga kori i medresesë Alaudin nga Prishtina dhe ai i medresesë "Haxhi Sheh Shamia" nga Shkodra. (R.S.)



# Turqia dhuroi 3000 pako ushqimore për familjet skamnore në Kosovë

*Prishtinë, 13 shkurt 2018*

Qeveria e Republikës së Turqisë, për të pestën herë, dhuroi ndihma për familjet skamnore në Kosovë. Janë 3000 pako me ndihma ushqimore me bazë bimore për familjet skamnore dhe të varfra të Kosovës.

Drejtori i shoqatës "Bereqeti" të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Fitim Flugaj, shpreh falë-nderimet më të mira për popullin dhe qeverinë turke për këtë ndihmë. E vlerëson si shumë të nevojshme për familjet skamnore të Kosovës, kur dihet se Kosova ende ka vështirësi dhe krizë ekonomike. Këto tre mijë pako do t'u shpërndahen tre mijë familjeve dhe kjo do t'ua zbusë sado pak gjendjen e rëndë ekonomike familjeve skamnore.

Në pako ka katër litra vaj ushqimor, makarona, oriz, fasule, rrush të thatë, miell..., pra, më një fjalë, të gjitha ato produkte që janë më të nevojshme për një familje. Ndihmat do të shpërndahen nga shoqata Bereqeti gjatë ditëve në vijim. (R.S.)




# Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" ndihmoi Institutin Special të Shtimes

Prishtinë, 28 shkurt 2018

Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", që është pjesë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në koordinim me degën e saj në Prishtinë dhe me donatorët bamirës; dhuroi për Institutin Special të Shtimes 70 çarçafë dhe 65 nënkresa (jastëkë) për 65 rezidentë të këtij instituti. Drejtori i këtij Instituti u shpreh shumë falënderues për përkrahjen dhe bashkëpunimin e ndërsjellë. Bereqeti ka vite që e përkrah pa ndërprerje këtë institut, me veshje, me artikuj ushqimorë dhe me mjete të tjera të nevojshme. Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" gjithnjë është në shërbim të nevojave të popullatës. (Fitim Flugaj)



# Me aktivitete të ndryshme KBI Gjakovë shënoi 10 vjetorin e pavarësisë së Kosovës

Me moton "Dyer të hapura – Besojmë për të ardhme më të mirë", të shtunën më 17 shkurt, KBI i Gjakovës ka zhvilluar një varg aktivitetesh për shënimin e dhjetëvjetorit të pavarësisë së Kosovës. Në orën 10:00, kryetari i KBI-së Ahmet ef. Hoxha bashkë me anëtarët dhe imamët e këtij Këshilli, bënë lutje në varrezat e dëshmorëve. Më pas vizituan familjet e medresistëve dëshmorë të Gjakovës (familjarët e Alban Zenun Xhemajlit dhe Muhamed Imer Ukshinit) dhe familjen Qerkezi. Në orën 13.00, imamët bashkë me xhematin vizituan kompleksin e Hadum Agës, xhaminë, bibliotekën dhe zyrat e Këshillit. Vizitën e vazhduan në Medresenë e Madhe, Medresenë e Vogël





dhe qendrën për trajnime. Në orën 14:00, u organizua manifestimi në ambientet e "Medresesë së Madhe" në Gjakovë nga Departamenti i Gruas i BIRK-ut, dega në Gjakovë. Manifestimi u përcoll me një koktej modest, ku torta e dhjetëvjetorit të pavarësisë u nda me nënat e dëshmorëve, organizatoret dhe pjesëmarrëset e tjera. Programi qendror u mbajt në xhaminë Mahmut Pasha në orën 15:30, pas namazit të ikindisë. Programi filloi me leximin e një pjese të Kuranit nga hfz. Safet ef. Hoxha, ndërsa me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua kryetari i KBIGJ-it, Ahmet ef. Hoxha, i cili pasi falënderoi Allahun e Lartësuar dhe dërgoi salavate mbi Pejgamberin, a.s., iu drejtua të pranishmëve me fjalët: "Ne si besimtarë kemi shembull Pejgamberin tonë, Muhammedin a.s. Të gjithë njerëzit në veten e tyre e kanë të mbjellë dashurinë për vendin e tyre, pa marrë parasysh ngjyrën, racën apo besimin. Ka njerëz që jetojnë në vende të papërshtatshme për jetesë, mirëpo ata në zemrën dhe mendjen e tyre kanë një dashuri të papërshkrueshme për vendin e tyre. Kështu ishte edhe dashuria e Pejgamberit tonë ndaj vendlindjes së tij, Mekës. Nëse i kthehemi hixhretit të Pejgamberita.s. dhe dëbimit të tij nga Meka, shohim se si Pejgamberi a.s. shprehu dashurinë e tij ndaj vendlindjes së tij. Ai, në të dalë nga Meka u kthye dhe tha: "Mekë, oj vendlindja ime e shtrenjtë, për Zotin kurrë nuk do të të kisha lëshuar, po të mos më detyronin të të lëshoj". Unë nuk po flas këtu për dashurinë e Pejgamberita.s. për Mekën si vend i shenjtë, por po flas për dashurinë e Pejgamberita.s. për Mekën si vendlindje të tij, që Allahu xh.sh. e zgjodhi të lindte aty. Kjo dashuri e Pejgamberit a.s. për Mekën është argument për ne të gjithë që duhet ta duam vendin tonë ashtu si e deshi Pejgamberi a.s. vendin e tij. Kjo na stimulon ne që ta duam vendin tonë, të punojmë për vendin tonë dhe të kontribuojmë për vendin tonë.  Lusim Zotin e Madhëruar që ta ruajë vendin tonë dhe popullin tonë nga çdo e keqe. Lusim Zotin e Madhëruar që, të këqijat që i kemi përjetuar, kurrë më të mos na kthehen dhe lusim Zotin e Madhëruar që ta udhëzojë popullin tonë në rrugën e drejtë, në rrugën e besimit, në rrugën e cila garanton rehati në këtë botë dhe në botën tjetër"

Më pas, në emër të KBI-së, kryetari Hoxha ndau mirënjohje (pos mortum) për Sofie Koshin me motivacionin për donacionin e dhënë për ndërtimin e minares së xhamisë së Hankes, dhe Bahri Bokshit e dr. Fehmi Vulës për kontributin e tyre të vazhdueshëm për Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjakovës. Ndërsa në orën 17:30, Departamenti i Rinisë ka organizuar një turnir në futboll të vogël në qendrën sportive "Bicurri". Në turnir morën pjesë 12 ekipe nga xhamitë e fshatrave dhe të qytetit. Pas zhvillimit të ndeshjeve në një atmosferë të qetë dhe vëllazërore, vendi i parë i takoi xhamisë së Sofes, vendi i dytë xhamisë së Fetah Agës, ndërsa vendi i tretë xhamisë së Qylit. (Esat Rexha)

# Florentina Tërmkolli- Doktorja e parë e shkencës së tefsirit në Kosovë

Gjatë muajit janar të këtij viti, Kosovës iu shtua edhe një doktor shkence, por kësaj radhe bëhet fjalë për një zonjë, Florentina Tërmkolli e cila është tashmë doktoresha e parë në fushën e Tefsirit (komentimit dhe shpjegimit të Kuranit).

Lindi në fshatin Dumosh, komuna e Podujevës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse atë të mesme në Medresenë e Mesme "Alauddin" në Prishtinë.

Pas përfundimit të shkollës së mesme, ajo ndoqi mësimet e mëtutjeshme jashtë vendit. Fillimisht përfundoi Fakultetin e Sheriatit në Universitetin e Zerkas në Jordani në vitin 2006. Pas këtij viti, ajo filloi edhe magjistraturën në Universitetin Botëror të Shkencave Islame në Aman të Jordanisë. Pas arritjes së suksesit gjatë këtyre studimeve, mori motiv që edhe më tutje të vazhdonte e të merrte gradën doktor shkence, prandaj edhe ndoqi mësimet e doktoratës po në atë universitet.

Pas mbarimit të sdudimeve që ishin të mundimshme, por gjithsesi të dobishme dhe të suksesshme, Florentina Tërmkolli në janar të vitit 2018 arriti që, para komisionit të përbërë nga prof. dr. Xhemal Ebu Hassan - mentor dhe nga dr. Nezar Ata Allah, dr. Muhammed Es-Svaideh dhe dr. Shehade El- Omeri - anëtarë të komisionit, të mbronte desertacionin e doktoraturës me titull "Shkaqet e zbritjes së Kuranit sipas sekularistëve dhe bashkëkohorëve". Pas prezantimit të temës së saj para komisoinit, ajo mori titullin doktoreshë e shkencave islame. (Vaxhide Bunjaku)



# Shkencave islame në Kosovë i shtohet edhe një doktor shkence

Kandidati Besim Arbanashi me sukses ka arritur që të mbrojë titullin doktor shkence në fushën e shkencave islame. Ai, në prani të komisionit vlerësues të përbërë nga prof.dr. Siham Mavid, Mentor, prof. dr. Mevlud Didiç, kryetar i komisionit, dhe dr. NizarImran, anëtarë i komisionit, arriti që ta mbrojë disertacionin e doktoratës me titull ''Përmbajtjet edukative-arsmiore të tregimeve kuranore dhe ndikimi i tyre në edukimin e njeriut dhe shoqërisë''. Besim Arbanashi, lindi më 1982 në Podujevë. Shkollimin fillor dhe atë të mesëm i ka mbaruar në vendlindje për të vazhduar më pas me shkollimin universitar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë gjatë viteve 2005 – 2009. Më pas shkollimin e vazhdon në Universitetin Botëror të Shkencave Islame, drejtimi Shkencat Kuranore dhe Komentimi i tij, në nivelin mastër. Studime këto të cilat i përfundon me sukses në vitin 2015, kurse studimet e PHD i vazhdon në Universitetin Internacional të Novi-Pazarit - Fakultetin e Studimeve Islame, në të cilin fillon studimet e doktoraturës, ku edhe diplomoi më 2018.

Dr. Besimit i dëshirojmë suksese dhe angazhim sa më frytdhënës për të mirën e kombit dhe të vendit tonë. (Artan Musliu)



# Egzon Ibrahimi mori pjesë në një turne të leximit të Kuranit në Pakistan

*Prishtinë, 16 shkurt 2018*

Lexuesi i njohur i Kuranit nga Kosova, Egzon Ibrahimi, po merr pjesë në një turne disaditor të leximit të Kuranit. Turneu po zhvillohet në qytetet më të mëdha të Republikës Islamike të Pakistanit gjatë këtij muaji. Në këtë turne marrin pjesë edhe lexues të njohur nga bota islame.

I lutemi Zotit që Egzoni të ketë sukses e të na përfaqësojë denjësisht në këtë turne leximi të Kuranit! (R.S.)





